# DITURIA ISLAME

NUMER 237 | VITI 25 | PRILL 2010 | XHUMADEL-ULA 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



Fejsal Rr. Spahiu

## A duhet të futet edukata fetare në shkollat publike dhe si?

Prof. asoc. dr. Abdullah Hamiti

## Mehmet Akif Ersoj

KËRKESË:
Deputetëve të Kuvendit të Republikës së Kosovës
Nga: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

## Inkorporimi i lëndës EDUKATA FETARE në arsimin fillor dhe të mesëm



www.dituriaislame.net




**EL XHEBAR**

**Ai është All-llahu që nuk ka Zot tjetër përveç Tij, Sundues i përgjithshëm, i Pastër (prej të metave që i mvishen), Shpëtimtar (që i shpëton njerëzit prej ndëshkimit të padrejtë), Sigurues (që siguroi njerëzit me premtimin e vet dhe pejgamberët me mrekulli) Mbikëqyrës (që mbikëqyr dhe përcjell çdo send), i Plotfuqishëm, Mbizotërues, i Madhërishëm. I lartësuar është All-llahu nga çka i shoqërojnë!**

**EL HASHR, 23**

**DHE TË ALLAHUT JANË TË GJITHË EMRAT MË TË BUKUR, KËSHTU QË LUTENI ATË ME TA... AL-A'RAF, 180**





Të vetëdijshëm se po jetojmë në një kohë mjaft dinamike, kohë kur kanë filluar të dobësohen e të zbehen vlerat shpirtërore tek njeriu..., kur shumë dukuri negative kanë mbërthyer shoqërinë tonë, sidomos pjesën më vitale – RININË, e cila pothuajse është zhveshur tërësisht nga ndjenja shpirtërore e besimit...; kur kjo rini ka filluar të bëhet pre e drogës, prostitucionit, alkoolit, mosrespektimit ndaj më të vjetërve, mosrespektimit ndaj arsimtarëve dhe profesorëve...; kur shumë nxënës shkollimin nuk e kuptojnë si diçka të shenjtë...,




DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!




## *Loja me karikaturat dhe përdhosja e lirisë së shtypit (apo fondamentalizmi gazetaresk perëndimor)*

*Nga pikëpamja pragmatike, imazhi ushtron efekte krejtësisht të ndryshme nga ato që ushtron shkrimi. Imazhi është burim i pjesëmarrjes. Komunikimi ikonik bëhet në shenjën e dallueshmërisë: dallim në mes imazhit dhe realitetit të jashtëm, nga njëra anë; dallim në mes subjektit-spektator dhe botës së imazheve, nga ana tjetër. Shoqëria postmoderne dhe shteti modern kanë arritur të krijojnë botën e tyre – botën dytësore, botën “e demokracisë” dhe të “lirisë” – si realitet të vetëm, në të cilin nuk ka vend për realitetin mbinatyror, për “realitetin hyjnor”. Për shkak të këtij horizonti ideor, bashkëkohanikët tanë thjesht bëhen të paaftë të hapen për “realitetin hyjnor”, të dëgjojnë dhe të kuptojnë Fjalën Hyjnore dhe respektin ndaj të dërguarve të Zotit. Mu për këtë arsye edhe filozofi Genon këtë kohë e ka quajtur “epokë e errët” ose kohë “e dhembjes botërore”, për shkak të “vdekjes” së Zotit (Niçe).*

*Përfundimisht, shtypi në Perëndim tashmë ka humbur busullën në kuadër të mbjelljes dhe kultivimit të respektit për figurat fetare dhe sidomos ndaj Pejgamberit a.s.. Kjo që po ndodh në shtypit perëndimor, mund të klasifikohet vetëm si një aversion, inat, fanatizëm e pse jo edhe fondamentalizëm i këtij lloj shtypi. Botimet e karikaturave që ata mendojnë se fyejnë personalitetin e krijesës më të dashur të Allahut xh.sh., janë vetëm një kumt i keq,  që sjellin mediet e tilla duke luajtur me zjarr dhe humbje e esencës së ekzistimit dhe funksionimit të medies dhe rolit që duhet të ketë ajo në formimin e opinioneve të shëndosha në shoqëri.*

*Në këtë vazhdë, gazeta suedeze “Expressen” u është bashkuar gazetave të tjera që patën botuar karikaturat e Profetit më të dashur të Allahut, Muhamedit a.s., edhe pse drejtuesit e kësaj gazete thonë se këto karikatura janë botuar për shkak të vlerës së lajmit që japin vizatimet, si dhe ka bërë të njohur qëndrimin e vet lidhur me lirinë e shtypit. Sipas publikimeve të mërkurën, më datë 10 mars 2010, së paku tri gazeta suedeze publikuan këto karikatura të Profetit Muhamed a.s., që në faqet e tyre i kishin paraqitur në trup qeni, pas zbulimit të planit për vrasjen e artistit që është autori i tyre. Vizatimet kundërthënëse nga artisti suedez Lars Vilks, janë botuar në gazetat e Stokholmit “Dagens Nyheter” dhe ‘Expressen” si dhe në të përditshëm e Malmos “Sydsvenska Dagbladet”.*

*Gazeta “Dagens Nyheter”, në editorialin e saj shkruan se Vilksi nuk është ngatërruar vetëm në këtë konflikt. Kërcënimi ndaj tij është afatgjatë dhe, po ashtu,  ai është një kërcënim për të gjithë suedezët. Vilks ka marrë disa kërcënime me vdekje që nga publikimi i parë i vizatimeve në një gazetë suedeze, në vitin 2007, një vit pasi botimi i karikaturave të Muhamedit a.s. në gazetën  daneze “Jyllands Posten” kishte nxitur protesta të ashpra nga shumë vende myslimane.Nga ana tjetër, Al-Qaeda për kokën e tij në vlerë kishte shpallur shpërblimin prej 100 mijë dollarësh.*

*Vallë, kush po nxjerr në skenë këso lojërash të rrezikshme? Kush po mbjell vrasje dhe urrejtje fetare? Kush po tregon idiotizëm të paparë në historinë njerëzore? Çfarë vlerash të lajmeve përçojnë këto medie? Mos është më mirë që këto medie të merren me skandalet që kanë mbërthyer kishat gjithandej Perëndimit, përfshirë edhe qendrën e shenjtë të tyre, Vatikanin?!Mediet perëndimore  dhe politikat mediale të këtyre vendeve, duhet të bëjnë dallimin apo të mësohen të bëjnë dallim në mes figurave artistike ditore, që përdhosen e përbuzen çdo ditë, dhe nga ana tjetër, të figurave që janë dërguar nga Zoti i gjithësisë e që në vetvete janë të mbrojtur dhe të pastër nga shpifjet e tilla!...*

*Mr. Rexhep Suma*



# FETARE

Mr. Naim Tërnava

# Rikujtimi i Shëmbëlltyrës së Muhamedit a.s.

Fjala e Myftiut, në manifestimin "Muhamedi a.s., shëmbëlltyrë për mbarë njerëzimin"

Të nderuar të pranishëm, vëllezër e motra!Departamenti i të Rinjve i Bashkësisë Islame të Kosovës, në bashkëpunim me KB të Prishtinës, në kuadër të shënimit të datëlindjes së pejgamberit, Muhamedit a.s., më 23 mars 2010, organizoi Manifestimin "Muhamedi a.s., shëmbëlltyrë për mbarë njerëzimin".Në këtë rast foli Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, ndërsa kori i imamëve këndoi pjesë nga Mevludi tradicional, Mevludi i Tahir efendi Popovës.

Në fjalimin e tij Myftiu Naim ef. Tërnava theksoi se Allahu xh. sh. në Kur'an thotë:

"Dhe nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed), veçse mëshirë për botët".

Jemi tubuar sot, në këtë sallë, për të rikujtuar edhe një herë Muhamedin a s., edhe pse prezenca e tij në vazhdimësi është tek qindra miliona besimtarë anë e kënd botës. Edhe me këtë rast, le të madhërojmë Allahun dhe të kërkojmë begatitë e Tij, le t'i dërgojmë përshëndetje Pejgamberit fisnik. Të gjitha lavdërimet tona janë për Allahun, favoret e të Cilit janë shkaku i vetëm i të gjitha arritjeve dhe veprave të mira, begatitë qofshin për krijesën e Tij më të lartë, gjithashtu, bekimet qofshin për shokët e ndjekësit e tij deri në Ditën e Ringjalljes. Në mesin e të gjitha personaliteteve të mëdha të botës, qoftë pejgamberë - të dërguar, reformatorë fetarë e shoqërorë, një përparësi absolute e të Dërguarit të fundit është fakti se askush nuk e ka të ruajtur në mënyrën më të imët çdo hollësi të jetës së tij sikurse e ka Pejgamberi Muhamed a.s.. Kështu, çdo fakt që ka lidhje me misionin e tij, hollësitë më të imëta të jetës së tij, lidhjet e tij me farefisin, shokët dhe çdo lidhje tjetër, karakteri i tij i përsosur, - të gjitha këto mund të njihen përmes Kur'anit të shenjtë dhe përmbledhjes së thënieve të tij- traditës (haditheve). Këto, si edhe veprat e dijetarëve të hershëm, përbëjnë një korpus të plotë të jetës së tij.Ata që i dhanë gjallëri edhe më të madhe personalitetit dhe jetës së Muhamedit a.s., qenë shokët e tij, të cilët ishin mburojë e pakalueshme e Muhamedit a.s., besnikë e burra të fjalës, të cilët ngrihen lart në Kur'an.

Allahu xh. sh. thotë: "Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë Allahut, e disa prej tyre realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur…" ( Ahzab: 23)

Me zbritjen e Kur'anit dhe me shpalljen e Islamit fe për mbarë njerëzimin, përfundon edhe koha e injorancës në tërë Gadishullin Arabik, luftërat midis fiseve, të cilat kishin vazhduar qëkur, ndër breza që nuk mbaheshin mend, përfunduan. Për herë të parë, në histori, arabët e ndienin veten një komb paqësor. Para daljes në skenë të Islamit, plaçkitjet dhe vrasjet ishin gjë e zakonshme. Askush nuk ndihej i sigurt. Pozita e grave ishte në një shkallë tmerrësisht të ulët. Shumë baballarë vrisnin foshnjat femra. Në atë kohë, skllavëria ishte në lulëzim të plotë dhe skllevërit trajtoheshin në mënyrën më çnjerëzore. E tërë shoqëria arabe ishte zhytur thellë në vese, në besëtytni dhe në barbarizëm, adhuronin shumë zota – idhuj. Në këtë mënyrë, para shpalljes së Kur'anit, arabët jetonin në errësirë dhe, për këtë arsye, kjo periudhë njihet si "Koha e Injorancës".

Pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s., ka qenë i pari në historinë e botës që hoqi sistemin e skllavërisë, i cili praktikohej nga arabët në të njëjtën mënyrë sikurse është praktikuar nga Perëndimi, gjatë periudhës së kolonializmit. Prandaj, me heqjen e sistemit të skllavërisë, Perëndimi vetëmsa ndoqi shembullin e Muhamedit a.s., disa shekuj më vonë.

Ai ishte i pari që zhduku pabarazinë shoqërore, duke deklaruar me fjalët e Zotit: "Më i nderuari midis jush është ai që është më i devotshëm." Ai përsëriste se është krejtësisht jashtë arsyes çfarëdo dallimi midis njerëzve, për shkak të një rastësie të thjeshtë, sikur është lindja nga një familje e veçantë ose në një vend të veçantë. Në këtë mënyrë, ai i shembi të gjitha pengesat e vendosura në shoqëri, që fatkeqësisht ekzistojnë akoma sot, për të forcuar pozitat në fushën e pasurisë, të punës apo dallimet racore. Në këtë mënyrë ai arriti të krijonte një lidhje të veçantë, një vëllazëri që kapërcente lidhjet e thjeshta ndërkombëtare e ndërracore, duke i shkrirë shtresat e larta me të ulëtat, të pasurit me të varfërit, të bardhët me të zinjtë e të çfarëdo ngjyre tjetër. Ai deklaronte: "Allahu nuk ju shikon pamjen e jashtme tuajën e as pasurinë, por Ai shikon zemrat dhe punën tuaj".

Muhamedi a.s. është krenaria e njerëzimit. Që prej katërmbëdhjetë shekujsh, gjenitë më të mëdhenj dhe filozofët përmasash botërore, si dhe shumë e shumë teoricienë e mendimtarë, yje të qiellit tonë të mendimit, kanë ndenjur të përulur nën hijen e tij, duke i thënë: "Ti je njeriu për të cilin ne krenohemi se i përkasim"!

Po, vëllezër, koha plaket e thinjet, disa mendime vjetrohen e humbasin vlerë, kurse Muhamedi a.s. në zemrat e besimtarëve qëndron prore, si një lule që çel nga pak e më shumë çdo ditë, ripërtërihet e bëhet çdo ditë edhe më i freskët…

Po, sot, duke filluar nga Amerika, Anglia, Franca dhe Gjermania, pothuajse e gjithë bota po vëren një ringjallje për llogari të tij, myslimanët e çdo vendi po qëndisin mendimet e tij të ndritshme dhe Islami pothuajse po jeton frymën e një "Epoke të lumtur e të re".

**Të nderuar vëllezër!**

Nuk e di a i keni vënë re me kujdes ata që mbushin cep më cep xhamitë ditën e xhuma, por edhe hapësirat rreth tyre në Kosovë? Me siguri po, atëherë keni parë që shumica dërrmuese e tyre janë të rinj. Cila është ajo forcë që, me gjithë pengesat e shumta, dhunën dhe perversitetin, nga ai vakumi i sistemit të kaluar komunist ateist, - i bën këta të rinj që nëpër borën e dimrit të ftohtë të marrin abdest duke u dridhur e të vrapojnë për në xhami? A thua, vallë, çfarë është kjo!. Po deshët, po jua them unë: Është besimi, tërheqja e shenjtë e dashurisë dhe respekti ndaj Muhamed Mustafasë.

Allahu xh. sh. thotë: "Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që besuan Allahun dhe të dërguarin e Tij, që nuk dyshuan dhe që luftuan në Rrugën e Allahut me pasurinë dhe shpirtrat e tyre, të tillë janë ata të vërtetët." (Huxhurat, 15). Sovrani i zemrave dhe drita e syve tanë, Muhamed Mustafaja, do të peshojë më rëndë me kalimin e kohës anë e këndë botës, edhe pse që sot Islami është fe prijatare edhe në numër në mbarë botën. Numri i përgjithshëm i myslimanëve sot në botë është mbi 22% e banorëve të saj. Ndodh kështu, ngase gjithçka është krijuar me respekt ndaj virtyteve të tij.Ardhja e tij është për çdo njeri favori më i madh dhe mirësia më e gjerë e Zotit. Që kjo është kështu, na e thotë edhe Vetë Zoti ynë: "Është e vërtetë

se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur atyre, nga mesi tyre, u dërgoi të dërguar që t'ua lexonin Shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kur'anin dhe Sheriatin, edhe pse më parë ata ishin krejtësisht të humbur." (Ali-Imran, 164). Në të njëjtën kohë, ai qe edhe njeri i paqes e i qetësisë. Ne e dimë dhe e besojmë kategorikisht se mesazhi që solli ai, gjithashtu qe një burim paqeje e qetësie, dhe historia është dëshmitarja më e madhe e kësaj. Ja, pra, e vetmja zgjedhje për ta bërë njerëzimin që ta shijojë për së pari këtë paqe e qetësi, është që t'ua bëjmë të njohur njerëzve Atë dhe dritën që solli Ai. Sepse, në varësi nga fakti se sa do të njihet ai, edhe do të duhet, dhe në saj të asaj dashurie, do të ndërrojë fytyra e shoqërisë.

Allahu xh. sh. thotë: "E veprat e atyre që nuk besuan, janë si valët në një rrafshinë që i etshmi mendon se është ujë, dhe, kur i afrohet, nuk gjen asgjë, por aty gjen Allahun dhe Ai do t'ia japë llogarinë e tij…" (Nur -39).

**Të nderuar vëllezër e motra!**

Allahu u ka bërë një favor të madh besimtarëve duke u dërguar nga mesi i tyre një pejgamber që t'u lexojë argumentet e Tij, t'i pastrojë (nga të këqijat, nga mëkatet) dhe t'ua mësojë Librin dhe urtësitë, për ardhjen e të cilit kishin paralajmëruar edhe librat e mëhershëm të shpallur nga ana e Allahut tek pejgamberët e Tij.Ibrahimi a.s. është lutur: "Zoti ynë ! Dërgoju një përfaqësues nga mesi i tyre, që t'u lexojë ajetet e Tua, t'u mësojë Librin dhe urtësinë e t'i pastrojë (prej idhujtarisë), Ti je i Dituri, Sovrani".

Edhe Isai a.s. paralajmëron ardhjen e Muhamed Mustafasë: "Kujto se Isai, biri i Merjemes, tha: "O bijtë e Izraelit! Unë jam i dërguari i Allahut tek ju, jam vërtetues i Tevratit të dërguar para meje, dhe përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed …" (Kur'an, Saff, 6). Nuk është e rastësishme kur i Dërguari i Allahut ka thënë: "Fjala më e lartë dhe e virtytshme e thënë prej meje dhe prej të gjithë profetëve të ardhur para meje, është fjala që përmblidhet në këtë shprehje: "La ilahe ilallahu vahdehu la sherike lehu" ("Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut Një të Vetëm e të Pashoq!"). Jo vetëm shekulli ynë, por të gjithë shekujt që kanë kaluar para nesh, po dhe ata që do të vijnë pas nesh deri në Ditën e Gjykimit, hyjnë në mbretërimin e profetësisë së Muhamedit a.s., përkatësisht, për mesazhin dhe misionin e tij. Ai i çliroi njerëzit nga zgjedha e rëndë që i mbante të kërrusur në shekuj dhe, duke ngulitur tek ata mirësi e dhunti të tilla, që bënë të lindte një jetë e re, zell e përpjekje të reja, vrull e hov i ri, koncepte të reja të nderit e të dinjitetit. Doli në dritë një shekull i ri, kur lulëzuan kultura e civilizimi, artet e dijet shkencore, duke e ngritur jetën shpirtërore në sferat më të larta. Muhamedi a.s. është më i famshmi i gjithë historisë njerëzore. Ai është gërshetim i virtyteve të ndritshme dhe pasqyrë e shëmbëlltyrës së lartë. Është dërguar nga Zoti si mëshirë për mbarë njerëzimin. "Morali i tij ishte Kur'ani". Ai i përfitoi zemrat e njerëzve si askush para ose pas tij. Edhe pse ishte i falur dhe më i dashuri i Zotit, ai falej dhe lutej duke kaluar netët në adhurim, aq sa i ënjteshin këmbët. Prandaj një prej metodave, si përgjigje adekuate ndaj mashtruesve, janë vlerësimet e bëra nga shumë figura të njohura të Perëndimit ndaj Muhamedit a.s.. Në vazhdim do të sjell disa nga konsideratat e tyre.

"Muhamedit (a.s.) i takon lavdia më e madhe, që e udhëzoi njerëzimin në dritën e vërtetë, në drejtësi dhe paqe." ( Tolstoi);

"Musai (Mojsiu) ia ka shpallur fenë e Zotit, popullit të vet, Isai (Jezusi) botës romake, kurse Muhamedi (a.s.) tërë botës." (Napoleon Bonaparti);

"Muhamedi a.s. është personalitet i jashtëzakonshëm. Muhamed, më vjen keq që s'isha bashkëkohësi yt. Njerëzimi, vetëm një herë ka parë një figurë të tillë unikate, si ishe ti dhe më s'do të ketë rastin të shohë (të ngjashëm). Unë, me respektin më të madh, përulem para paraqitjes sate të madhërishme". (Princi Otto Von Bismark);

"Nuk përmendet, në histori, ndonjë reformator, që të ketë tronditur shpirtrat, të ketë gjallëruar moralin dhe të ketë lartësuar virtytin, sikurse veproi Muhamedi (a.s.), pejgamberi i Islamit." (Sir Villiam Mur);

"Ajo që është shkruar për Muhamedin a.s. dhe islamin, në Evropë, në të shumtën e rasteve, duhet të merret si kuriozitet letrar. Në Perëndim, asnjë figurë e madhe gjatë gjithë historisë nuk është vlerësuar me aq tendenca dashakeqe, sikurse është vepruar me Muhamedin a.s." (Prof. Bevan).

**Të nderuar të pranishëm!**

Kur Bota Islame i gëzohet ardhjes në këtë jetë të Muhamedit a.s., nëpërmjet rikujtimit të ditëlindjes së tij; kur myslimanët në këtë apo atë mënyrë festojnë, në shenjë respekti, datëlindjen e Muhamedit a.s.; kur mbahen manifestime të shumta kushtuar shëmbëlltyrës së tij, jetës e veprës së tij; kur Allahu e melaiket luten për të vazhdimisht; kur myslimanët e mbarë botës luten për Muhamed Mustafanë; kur festat islame ia shtojnë edhe më krenarinë fesë sonë; kur myslimanët në shenjë respekti lexojnë e këndojnë poezi-mevlud në gjuhë të ndryshme të botës; kur kujtojmë sistemin komunist dhe rolin e mevludit në shoqërinë kosovare; - vërtet me plot gojën themi se mevludi në Kosovë pati një domethënie të madhe në ruajtjen e identitetit islam, prandaj me krenari të madhe këndojmë e lexojmë mevlude e mbajmë tubime për këtë shëmbëlltyrë të papërsëritshme në historinë njerëzore. Festat e mevludit, të Israsë e Miraxhit etj., asnjëherë nuk do të lejojmë t'i zëvendësojmë sipas dëshirave të disave, me Shën-Valentinin, Natën e Shtrigave, Festën e të vdekurve, etj.. Shëmbëlltyra e Muhamedit a.s. do të rrijë prore në zemrat tona, shtëpitë tona, shoqërinë tonë, sepse kështu na mëson Kur'ani, kështu na mëson Muhamedi a.s.. ●

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Et-Tekvir” 4



وَإِذَا الْجَحِيمُ سُعِّرَتْ
وَإِذَا الْجَنَّةُ أُزْلِفَتْ
عَلِمَتْ نَفْسٌ مَا أَحْضَرَتْ



**12. Dhe kur Xhehenemi të jetë ndezur fort,**

Pas marrjes në llogari dhe shpërndarjes së fletushkave, me destinacionin e fundit të përjetshëm, zjarri i Xhehenemit do të ndizet flakë edhe më shumë, duke u përgatitur për t'i ndëshkuar me flakët e tij të gjithë mëkatarët dhe mohuesit e Njëshmërisë.

Disa nga dijetarët kanë thënë se fjala “Xhehim”, nënkupton humnerën apo shkallën e gjashtë të Xhehenemit. Ata këto shkallë të Skëterrës i kanë kategorizuar kështu:

1. Xhehenem; 2. El-Ledha; 3. El-Hutameh; 4. Es-Seiru; 5. Sekar; 6. El-Xhehimu; 7. El Havijetu.

Sidoqoftë, këta të gjithë janë emrat me të cilët është përshkruar Xhehenemi, ndërsa fjala (El-Xhehim) do të thotë zjarri i fortë, i ndezur, me të cilin i Lartmadhërishmi ka kërcënuar pabesimtarët, tiranët dhe mëkatarët. Në Xhehenem, pabesimtarët do të përjetojnë ndëshkim pas ndëshkimi, secili më i rëndë se tjetri. Fjala vjen, ashtu siç na e përshkruan Kur'ani famëlartë, ushqimi i tyre do të jetë pema “zekkum”, rrënjët e së cilës arrijnë deri në fundin e Xhehenemit, kurse kokat (frutat) e kësaj peme u ngjasojnë kokave të gjarpërinjve helmues. Nga shija e hidhur që do t'u lërë kjo pemë, xhehnemlinjtë do të kërkojnë freskim duke kërkuar ujë, por uji që do t'u ofrohet atyre, është ujë i valë, i nxehtë, që do t'ua përvëlojë zorrët dhe organet e brendshme të tyre. Madje, mbi kokat e tyre edhe do të derdhet ky ujë i valë, i cili do t'u shtojë edhe më ndëshkimin e tmerrshëm. Allahu, në lidhje me këtë, thotë: “Kjo pritje (me shpërblim të Allahut) është më e mirë, apo pema e Zekumit? Ne atë e kemi bërë sprovë për zullumqarët. Ajo është një pemë që mbin në fund të Xhehenemit. Pema (fruta) e saj është sikurse koka dreqërish. E ata do të hanë nga ajo dhe do të mbushin barqet prej saj. Pastaj, ata do të kenë kundrejt atij ushqimi edhe ujë të valë.” - (Es-Saffat, 62-67)Emërtimi “Xhehim” është përmendur edhe në suren El-Hakkah, ku Allahu na përshkruan se rojtarët e Xhehenemit janë të urdhëruar që qafirit t'ia lidhin duart për fyti, të prangosin trupin e tij me pranga duke e tërhequr zvarrë për në greminat e tij, për se thotë:

“U thuhet zebanive: Kapeni atë, vërini prangat! Pastaj futeni në Xhehenem. Mandej lidheni me një zinxhir të gjatë shtatëdhjetë kutë.” – (El-Hakkah, 30-32)

Për sa i përket ndëshkimit në zjarrin e Xhehenemit, shumë prej dijetarëve janë munduar të bëjnë përngjasime me zjarrin e kësaj bote, i cili ndizet nga drutë ose nga ndonjë materie tjetër, por ne si besimtarë të vërtetë, duhet të kuptojmë se këtu çdo shëmbëllim është i pavend, sepse shqisat dhe njohuritë tona, thjesht nuk mund të dalin përtej kornizave të kufizuara të aftësive njerëzore, prandaj realitetin e këtij zjarri dhe të ndëshkimit në flakët e Xhehenemit e di vetëm Allahu xh.sh. Në lidhje me këtë, transmetohet në dy sahihët (të Buhariut dhe Muslimit) nga Ebu Hurejra, se i Dërguari i Allahut a.s., ka thënë: “Zjarri juaj (në këtë botë) të cilin e ndezin bijtë e Ademit (njerëzit), është një pjesë prej shtatëdhjetë pjesëve të zjarrit të Xhehenemit...”

**13. Dhe kur Xhenneti të jetë afruar,**

Xheneti do të jetë vendqëndrim i përjetshëm dhe i amshueshëm për të gjithë ata që besuan Allahun, të Dërguarit e Tij, Librat e shenjtë, Ditën e Ringjalljes, dhe i atyre që jetën e kësaj bote e kaluan në respektimin e Urdhrave të Allahut xh.sh..

Fjala “uzlifet”, në kontekstin e këtij ajeti do të thotë se Xheneti u afrohet fare pranë besimtarëve, nga malli dhe dashuria që të fusë sa më shpejt në gjirin e tij besimdrejtët, të cilët do të shijojnë në të kënaqësitë dhe dhuntitë e Allahut të Gjithëmëshirshëm.

Atë ditë, njerëzit që do të hyjnë në Xhenet, do të jenë në tri grupe: Një grup që përbëjnë shumicën e banorëve të Xhenetit, do të hyjnë në të duke ecur, e këta janë ata për të cilët Allahu xh.sh. ka thënë: “E ata që ishin të



devotshëm ndaj Zotit të tyre, sillen në grupe te Xheneti, e kur arrijnë aty, dyert e tij i gjejnë të hapura dhe roja e tij u thotë: "Selamun alejkum" - qofshi të shpëtuar, ishit të pastër, prandaj hyni në të, aty do të jeni përgjithmonë." - (Ez-Zumer, 73). Grupi i dytë do të hyjnë në Xhenet duke kalëruar, në shenjë respekti dhe nderimi ndaj tyre, e këta janë njerëzit e veçantë, me merita të veçanta, ndërsa atyre të grupit të tretë, që janë të veçantët e të veçantëve, do t'u afrohet Xheneti, për të shijuar ndjesinë e kënaqësisë ende pa hyrë në të, në shenjë nderimi ndaj veprave të tyre.

Po ashtu është thënë se banorët e Xhenetit do të hyjnë në të grupe – grupe, duke nxituar. Së pari do të hyjnë "të afërtit" - (el-mukarrebune), pastaj ata do të pasohen nga të devotshmit (el-ebrar), e pas tyre të tjerët. Secili grup do të hyjë me të ngjashmit prej tyre; të sinqertët me të sinqertët, dëshmorët me dëshmorët, pejgamberët me pejgamberët.

Kur të kenë arritur këta pranë dyerve të Xhenetit, atyre do t'u hapen krah e krah dyert e tij dhe do t'u thuhet: Hyni nga cila derë të dëshironi!

Në një hadith është shënuar: "Atij prej jush, i cili merr abdes dhe e kryen atë në formën më të bukur e dëshmon se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, dhe dëshmon se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij, do t'i hapen tetë dyert e Xhenetit dhe do t'i thuhet: Hyr nga cila derë të dëshirosh". Po ashtu në një hadith tjetër ka ardhur që grupi i parë që do të hyjnë në Xhenet, do të hyjnë të zbukuruar me shkëlqimin e Hënës së plotë, ndërsa ata që do të hyjnë pas tyre, do t'u shëmbëllejnë yjeve që ndriçojnë fort, sikur të ishin margaritarë të çmueshëm. Rojat e Xhenetit do t'i presin me mirëseardhje dhe, pasi t'ua hapin dyert e Xhenetıt, do t'u thonë: "Selamun alejkum" - qofshi të shpëtuar, ishit të pastër, prandaj hyni në të, aty do të jeni përgjithmonë." (Ez-Zumer, 73)

**14. Atëbotë njeriu do të dijë se ç'ka ofruar (të mirë ose të keqe).**

Pas dymbëdhjetë përsëritjeve të pjesëzës kushtore "idha"-"kur" në ajetet paraprake, tash ky ajet vjen si përgjigje e të gjitha këtyre shenjave që do të ndodhin Ditën e Kiametit dhe Ditën e Gjykimit. Vetëm pasi të jenë shpërndarë fletushkat e veprave tona në këtë botë, vetëm atëherë njeriu do ta kuptojë se ku është vendi i tij: në Xhenet ose në Xhehenem.

Ashtu siç na e përshkruajnë ajetet kur'anore të sureve mekase, në këtë Ditë do të ketë fytyra të gëzuara, të cilat do të shkëlqejnë nga gëzimi i papërshkrueshëm, sepse fletushkat u kanë ardhur në anën e djathtë ose para tyre, - në të njëjtën kohë do të ketë edhe fytyra të nxira e të pluhurosura, sepse atyre fletushkat u kanë ardhur pas shpine ose nga ana e majtë.

Në të dy sahihët (të Buhariut dhe Muslimit) është transmetuar nga Adij in Hatimi të ketë thënë: Ka thënë i dërguari i Allahut: "Nuk ka askush prej jush që nuk do t'i flasë Allahu dhe në mes Atij dhe jush nuk do të ketë përkthyes (ndërmjetësues). Njeriu do të shikojë në të djathtë të tij, dhe do ta shohë vetëm atë që ka punuar, pastaj do të shikojë në të majtë të tij, e do të shohë po ashtu vetëm atë që ka punuar në këtë botë, dhe para sysh do t'i shfaqet zjarri i Xhehenemit. Ju porosis; ai që ka mundësi prej jush që të ruhet nga zjarri, le të bëjë një gjë të tillë, qoftë edhe me një kokërr hurme (të dhënë lëmoshë)". (1)

## POROSIA E KËTYRE AJETEVE (1-14)

- U tërhiqet vërejtja idhujtarëve mekas dhe pabesimtarëve në përgjithësi se kjo botë do ta ketë Ditën e saj të fundit-Kiametin, herët a vonë. Në këto ajete flitet për dukuritë frikësuese dhe të tmerrshme të Ditës së Kiametit-Kataklizmës, të cilat do t'i shohin njerëzit para se të vdesin e të shkatërrohen së bashku me tërë këtë ekzistencë. Ndër këto dukuri, dijetarët kanë numëruar gjashtë para Ditës së Ringjalljes, dhe gjashtë pas Ringjalljes e fillimit të Gjykimit. Gjashtë dukuritë e llahtarshme, që do të ndodhin para Ringjalljes, në momentet e fundit të botës, janë: 1. Mbështjellja dhe errësimi i Diellit si dhe humbja e dritës së tij; 2. shkapërderdhja e yjeve në hapësirë; 3. lëvizja dhe copëtimi i kodrave nga vendi i tyre, 4. lënia e deveve të mbarësuara pa barinj ose tharja e reve që bartin shi; 5. bashkimi i egërsirave të tokës njëra me tjetrën nga frika e këtyre shenjave lemeritëse dhe 6. vlimi i deteve si zjarr flakërues. Ndërsa gjashtë dukuritë që do të ndodhin pas shkatërrimit të kozmosit dhe pas Ringjalljes, do të jenë: 1. Bashkimi i shpirtrave me trupat; 2. pyetja e vajzave të varrosura për së gjalli në dhé për çfarë mëkati janë mbytur, një moment ky që nënkupton fillimin e marrjes në pyetje të njerëzve për bëmat e tyre; 3. shpalimi i fletushkave në të cilat janë shkruar veprat e njerëzve në këtë botë; 4. heqja dhe mënjanimi i kupës qiellore që njerëzit ishin mësuar ta shihnin sipër kokave të tyre në këtë botë; 5. ndezja e furishme e flakëve të Xhehenemit, duke u bërë gati për të ndëshkuar pabesimtarët, dhe 6. përgatitja e Xhenetit për të pritur në mirësitë e tij besimtarët, të cilët kishin besuar Allahun dhe Ditën e Gjykimit.

- Pas këtyre dymbëdhjetë shenjave të mëdha, njeriu do të shohë se çfarë ka përgatitur për këtë Ditë të vështirë. Vetëm atëherë, pas shpalimit të fletushkave të tij, do ta kuptojë vendqëndrimin e tij të ardhshëm, në Xhenet apo në Xhehenem.

- Një nga porositë më të rëndësishme të këtyre ajeteve është që njeriu të ketë kujdes për veprat e tij në këtë botë, që ato të jenë në përputhje me ligjet e Allahut, sepse, kur të vijë fundi i kësaj bote dhe të jenë shfaqur këto shenja të llahtarshme e të tmerrshme të Kiametit, atëherë do të jetë vonë për pendim. Do të jetë vonë që të këqijat të zëvendësohen me të mira, sepse fundi i kësaj bote do të jetë fare afër dhe njeriu për një çast do ta gjejë veten në kthetrat e vdekjes, pas së cilës do të pasojë ringjallja dhe llogaria...( vijon ) ●

Transmetojnë Buhariu (1413) dhe Muslimi (1016). Shih Tefsirin e Kurtubiut, vëll. 22, f. 107

Adil Salahi

# Profeti Muhamed

## Rëndësia e ruajtjes së marrëdhënieve të përhershme



Disa njerëz janë të prirur të zënë miq dhe të zgjasin dorën e bujarisë ndaj të tjerëve, duke shpresuar kështu kultivimin e marrëdhënieve të mira me ta. Por ata shpesh mbeten të pakënaqur dhe ankohen që nuk pranojnë po atë miqësi dhe të tjerët nuk u përgjigjen njësoj. Ata persona posedojnë emocionin e duhur për të zhvilluar miqësi, por këtë emocion nuk e kanë edhe të tjerët. Kjo mund të jetë një veçori negative në personalitetin ose në shprehitë e të tjerëve. Merrni shembull një njeri i cili u përmbahet fuqimisht qëndrimeve të veta dhe dëshiron që pala tjetër t'u bindet po atyre qëndrimeve të tij/saj me çdo kusht. Njerëzit mund të pëlqejnë një person të tillë dhe të kënaqen edhe gjatë shoqërimit me ta, por kjo do të zgjasë vetëm deri në momentin kur qëndrimet të ballafaqohen dhe të përplasen pa kompromis. Ata mund të jenë të plogët ose fare pak fleksibilë. Madje insistimi i tij/saj që ato mendime janë shumë të sakta, të pandryshueshme, mund të shqetësojë të tjerët. Për rrjedhojë, një gjë e tillë do të çonte në tëhuajsim dhe largim, gjë që do të dobësonte dhe asgjësonte miqësinë. Një shkak tjetër që miqësitë i bën të dështojnë, janë shprehitë e këqija. Një person mund të ketë përgjithësisht shprehi dhe veti të mira, por të ketë një apo dy shprehi të liga, të cilat i bëjnë njerëzit të largohen nga ai/ajo. Marrë në përgjithësi, karakteristika kryesore që fuqizon miqësinë deri në atë masë, saqë të vërë themele të palëkundshme, është besnikëria. Kur kuptojmë që një mik, shok a shoqe na qëndron besnik/besnike, atëherë ne bëjmë gjithë ç' mundemi, që kjo miqësi të zgjasë sa të jetë jeta!

Me emocionin e tij, shprehitë, karakterin dhe besnikërinë e tij, Profeti Muhamed a.s., ka dhënë shembullin që duhet të pasohet. Secili që e njihte aso kohe, kishte dëshirë të flaktë të bëhej mik me Muhamedin a.s.,. Emocionet e tij a.s. të dashurisë ishin gjithmonë shumë të mëdha, të gjallëruara, të shprehura, posaçërisht ndaj atyre që ishin afër tij. Tek ai a.s. shprehjen më të mirë të këtyre emocioneve e gjejme ndaj personave që ishin kujdesur për të sa ishte i ri dhe fëmijë bonjak. Ishte vetëm 12 vjeç kur ai e pa xhaxhainn e tij Ebu Talib, i cili ishte kujdesur për të që nga mosha 8 vjeç, teksa po bëhej gati për të shkuar për punë në Siri. Ai iu turr dhe nuk dëshironte ta lejonte të nisej vetëm. Axha i tij e kuptoi hallin e tij dhe vendosi ta merrte me vete, pavarësisht nga fakti që udhëtimi asokohe ishte i vështirë. Ky gjest i tij a.s. nuk ishte një gjest i zakonshëm i një fëmije të llastuar, por ishte një tjetër emocion, emocioni i manifestimit të besnikërisë ndaj personit që ishte përkujdesur për të kur ai ishte shumë i ri. Emocioni i tij a.s. është ilustruar edhe në një mjedis tjetër. Ai ishte rreth 60 vjeç kur po qante dhe dëneste tek varri i nënës së tij. Ai nuk e harroi atë ndonëse e ëma e tij a.s. kishte ndërruar jetë për më se gjysmë shekulli më herët, dhe gjatë asaj kohe ai kishte kaluar një periudhë aq të ngjeshur përvojash jetësore, sa do të mund t'i kishte një komunitet i tërë, e jo më një individ i vetëm. Një shembull tjetër besnikërie është shënuar tek marrëdhënia e tij me Halimen, mëndeshën e tij, e cila i kishte dhënë gji sa ishte foshnjë. Kishin kaluar më shumë se 50 vjet kur ajo po e vizitonte atë a.s. në Medinë. Pritja e ngrohtë që i bëri, e rrëqethi Halimen, sepse ai a.s. po qante me lot gëzimi dhe po thërriste: 'Ja tek është nëna ime, kjo është nëna ime"! Në Islam mëndeshat trajtohen sikur nënat. Kur Halimja u largua nga Pejgamberi a.s., ai i dha asaj deve e dele si dhuratë, që do t'i mjaftonin për sa të ishte gjallë. A mund të ilustrohet kjo besnikëri më mirë sesa në trajtimin që ai u bëri grave të zëna e të burgosura pas luftës që bënë fisi dhe shokët e tij? Ishin qindra të burgosura, dhe sipas praktikave të asaj kohe, ato do të duhej të bëheshin robëresha, por një plak që ishte në mesin e palës humbëse, i afërm i Halimes, ia kishte kujtuar atij që ai si foshnjë ishte ushqyer nga ky fis, sepse mëndesha e tij ishte e atij fisi, dhe iu drejtua me fjalët: "Atëherë këto gra janë nënat e tua, tezet tua, të bëj thirrje që t'i lirosh ato", dhe kështu ai a.s. përcolli këtë apel tek shokët e tij, dhe shumica e grave u bënë të lira. Pati të tilla raste që ata refuzonin t'i lironin, por ai a.s. u pagoi hisenë që ata kërkonin, dhe i la të lirë gratë dhe fëmijët e zënë. ●

Perktheu nga gjuha arabe, Besa Ismajli www.arabnews.net

Dr. Sulejman Osmani

# Sëmundja e përgojimit



عَنْ أَبِي بَرْزَةَ الْأَسْلَمِيِّ قَالَ قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَا مَعْشَرَ مَنْ آمَنَ بِلِسَانِهِ وَلَمْ يَدْخُلْ الْإِيمَانُ قَلْبَهُ لَا تَغْتَابُوا الْمُسْلِمِينَ وَلَا تَتَّبِعُوا عَوْرَاتِهِمْ فَإِنَّهُ مَنْ اتَّبَعَ عَوْرَاتِهِمْ يَتَّبِعُ اللَّهُ عَوْرَتَهُ وَمَنْ يَتَّبِعْ اللَّهُ عَوْرَتَهُ يَفْضَحْهُ فِي بَيْتِهِ



Ashabi Ebu Berzete El Eslemij thotë se Pejgamberi a.s. ka thënë:" O ju që keni besuar me gjuhë, e imani nuk ka hyrë në zemrën e tij, mos i përgojoni myslimanët, dhe mos hulumtoni të zbuloni avretin (fshehtësitë-intimitetet) e tyre, ngase, ai që hulumton avretin e tyre, Allahu zbulon avretin e tij, e kujt ia zbulon Allahu avretin e tij, e korit (Ditën e Gjykimit), qoftë edhe në shtëpi të tij (edhe nëse e ka bërë fshehtazi nga njerëzit)."[1]

Në hadithin që trajtuam në numrat e kaluar, kemi shkruar mbi pasojat dhe dënimin në varr si rezultat i rënies në dy mëkate, që sipas hadithit janë cilësuar si të mëdha. Në trajtimin islam të kategorive të mëkatit, është e njohur se mëkati mund të jetë dy llojesh. Mëkate të rangut më të ulët a të vogla, dhe ato të rangut më të lartë a të mëdha, dhe secili prej tyre ka definicionin e vet dhe trajtohet në bazë të argumenteve, duke dhënë shpjegimin e merituar dhe vlerësimin e duhur për secilin prej tyre.

Në literaturën islame, gjejmë kapituj të ndryshëm për gjithë këtë problematikë, duke u zgjeruar në studimin e tyre, e tëra me qëllim që besimtarëve t'u bëhet e qartë pesha e mëkatit që bart veprimi i cilësuar si i vogël apo i madh. Islami ka ardhur që t'i shërbejë njeriut dhe t'i japë udhëzimin e jetës, ai ia do të mirën, prandaj i sqaron çështjet, në mënyrë që njeriu të mos ballafaqohet me të keqen e punës së tij, e të dënohet. Këtu qëndron arsyeja pse gjejmë tematika të imta, sipas vlerësimit tonë, e në anën tjetër janë shtjelluar me argumente shumë të fuqishme. I këtij rangu është edhe hadithi, tematikën e të cilit patëm trajtuar.

## MOS PËRGOJONI

Kësaj here do të ndalemi në temën e dytë të hadithit, që ka të bëjë me arsyen tjetër që kishte bërë që të vdekurit të ndëshkoheshin në varre, e Pejgamberi a.s. kishte intervenuar për t'u dalë në ndihmë edhe me diçka që është minimale, që në një situatë të tillë do t'u ndihmonte atyre. Kjo ndihmë konfirmon lehtësimin e ndëshkimit në varr, dhe në asnjë mënyrë nuk kemi të bëjmë me faljen e mëkatit. E themi këtë që të mos mendojë dikush se, me gjithë veprimet e trajtuara si mëkate të mëdha, që ata kishin bërë, kaluan lehtë, duke vënë një degë të njomë mbi varr, dhe se i shpëtoi kërkimfalja në prani të varreve të tyre.

Njëri prej tyre kishte bartur fjalë në mes njerëzve, prandaj kjo punë e ligë ishte bërë shkak për ndëshkimin që Pejgamberi a.s. e kuptoi me të kaluar pranë varrit. Një pësim shumë i rëndë për një veprim që nuk na bën përshtypje. Gjuha e komunikimit sikur na thërret dhe na tërheq vëmendjen duke na thënë: O ti që bart fjalë, kujtohu për pasojat dhe barrën e rëndë të mëkatit, që do të të presë që në varr, prandaj ki kujdes. E tëra ka të bëjë me tërheqjen e vëmendjes për trajtimin e duhur të së keqes.

## EL GIJBETU DHE EN NEMIJMETU

Këtë të keqe në gjuhën e Sheriatit e gjejmë me dy terma, të njohur si: (El Gijbetu) dhe (En Nemijmetu) dhe që, me gjithë të përbashkëtat që kanë, mund t'i ndajmë në dy dukuri të ndryshme, ngase në hadithe dhe ajete i gjejmë si të tilla.

Me termin (El Gijbetu) kuptohet "Të thuash për tjetrin atë që nuk i pëlqen, derisa ai nuk është i pranishëm", kurse me (En Nemijmetu) kuptohet "Bartja e fjalëve me qëllim keqbërjeje". Besoj se në këtë paraqitje është e qartë ndarja e dy termave dhe domethënia e ndryshme, sepse që të dyja paraqesin veprime të tjera, jo të njëjta në mes tyre. Megjithatë, ato kanë disa elemente veprimi të përbashkëta dhe në situata të caktuara mund të shprehin një funksion. Transmeton Ebu Hurejra se Pejgamberi a.s. ka thënë:" A e dini çështë përgojimi (el gijbetu)? Ata i thanë: 'Këtë Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri". Ai u tha:" Të thuash për vëllain tënd atë që nuk i pëlqen". (Nga të pranishmit) iu tha: "Ç'mendon nëse e ka atë që e them (në lidhje me) vëllain tim"? (Pejgamberi a.s.) tha:" Nëse e ka, ti e ke përgojuar, e nëse nuk e ka, i ke shpifur."[2]

## THUAJA NË PRANINË E TIJ

Me termin e parë (El Gijbetu) kuptojmë situatën kur dikush, në praninë e tjetrit a të të tjerëve, flet për dikë, duke e përgojuar me qëllim nënçmimi, qoftë të atij personalisht, si në rastet kur merr në gojë karakterin, edukatën, moralin, pamjen e tij ose çkado qoftë e që ka të bëjë me të. Në këtë rang gjithsesi mund të hyjnë edhe përqeshja e familjes, pronës, cilësimi me shprehje të dyshimta, që kanë për qëllim mbjelljen e urrejtjes e të tjera ngjashme. E tërë çështja ka të bëjë me transparencën e nevojshme, e cila ka për bazë këshillën me qëllimin më të mirë, atij që ka të meta dhe vërejtje evidente, duhet të jemi të sinqertë e t'ia themi atij personalisht, në praninë e tij dhe jo fshehurazi, ngase në situatë të tillë ai është i paaftë të mbrojë veten e tij. Kur duhet dhe duam t'ia themi dikujt atë që mendojmë se është e keqe, në plan të parë dëshirojmë të mirën e tij dhe synojmë që ai të përmirësojë veten, e kjo absolutisht është e padobishme në raste kur ai nuk është i pranishëm. Në raste të tilla kemi të bëjmë me marrjen në gojë me qëllim nënçmimi dhe shkeljeje të dinjitetit të tij. Në këso rastesh, i dëmtuari është privuar nga e drejta e tij për t'u mbrojtur dhe për të shfaqur qëndrimin e tij. Shumë herë ai mund të ketë të drejtë, dhe për çështjet që ne e gjykojmë, do të ketë argumentin e vet, por ne duam që këtë punë të keqe ta bëjmë ashtu si duam vetë, duke shkelur dinjitetin, dhe përdhosim karakterin e tij. Sa herë janë zhveshur njerëzit nga çdo vlerë, si rezultat i përgojimit nga të tjerët, ndërsa ne, kemi ndërtuar imazhin e tij nga bisedat pas kurrizi dhe duke pëshpëritur për të. Ai, në realitet mund të jetë krejt tjetër, por neve në përfolje, na është paraqitur krejt tjetërfare. Besoj se shpesh na bie të dëgjojmë dikë kur, duke vlerësuar një person të caktuar, thotë: "Ndryshe kam dëgjuar e ndryshe më ka dalë". Natyrisht, nga përgojimet e mundshme, e ka menduar si negativ, kurse, kur është takuar vetë me të dhe e ka njohur nga afër, gjërat kanë ndryshuar për së miri. Ky është një realitet me të cilin ballafaqohemi shpesh.

Nuk ka dyshim se përgojimi paraqet një sëmundje kronike nga e cila është goditur shoqëria dhe është bërë shumë e pavëmendshme ndaj saj. Po të ishte për të mirë, sigurisht do të meritonim të merrnim epitetin si shoqëri e gibetit, por, ç't'i bësh kur edhe e keqja duhet të na bjerë hise!.

## PASOJA TË DHIMBSHME

Një dukuri e tillë, edhe po të ishte e lejuar, sigurisht do të mjaftoheshim me një masë të caktuar dhe do të thoshim se me kaq u bë boll, por, në të kundërtën, gjërat qëndrojnë krejt ndryshe, gibeti është haram e ne kurrsesi nuk mund të bindemi të ndalemi prej tij.

E keqja e përgojimit ka prodhuar shumë pasoja të dhimbshme, shkëputje lidhjesh në rrethe shumë të ngushta familjare, urrejtje dhe armiqësi që përfundojnë me më të keqen, shpirtra të thyer moralisht, që vështirë mund të ngjallen, sepse kanë rënë në humnerën e thashethemeve si rezultat i shkeljes në autoritetin dhe dinjitetin e të tjerëve. Në një rast Pejgamberi a.s. u kishte folur shokëve të tij për çështjen se kush është mysliman i vërtetë. Sigurisht që kërshëria ishte shumë e madhe; edhe ne sot, në një përgjigje të tillë, do të kërkonim diçka nga veprimet që kanë të bëjnë me shtyllat e Islamit. Do të na shkonte mendja të themi se mysliman i vërtetë është ai që, përveç namazeve të detyrueshme, falet edhe natën,



agjëron nafile e të tjera të ngjashme, por Pejgamberi a.s. kishte dhënë një përgjigje krejt tjetërfare, duke u thënë: "Mysliman është ai që nga gjuha dhe dora e tij janë të shpëtuar myslimanët, e muhaxhir (i larguar) është ai që largohet nga ajo që ka ndaluar Allahu."[3] Asnjëri nuk mund të jetë mysliman i mirë, e imani i tij të plotësohet, derisa të tjerët të pësojnë nga të këqijat e gjuhës dhe dorës së tij. Si rezultat i shkeljeve të tilla, shumëkush ka arritur në shkallën e vesveseve që kurrsesi dhe asgjë nuk e lë të qetë dhe, me të parë dikë se po bisedon, menjëherë i shkon mendja se ata po flasin rreth tij dhe ai do të jetë viktima e radhës. Dukuritë e tilla avullojnë besimin në mes nesh, fshijnë dashurinë dhe respektin, krijojnë plagë që vështirë shërohen.

## KARAKTERI I DYFYTYRËSISË

Një karakter i tillë, në vepër paraqet anën e dyfytyrësisë (munafikllëkut), që është shumë e dënueshme me argumente nga Kur'ani dhe Syneti. Te disa paraqitet me një fytyrë, e para të tjerëve me fytyrë tjetër. Në këtë vlerësim Muhamedi a.s. thotë se më i keqi nga njerëzit është ai që tek disa paraqitet me një fytyrë, e tek të tjerë me tjetrën.

Është e ndaluar të flasësh keq për tjetrin, kur ai nuk është i pranishëm. Mëkati i tillë thyen parimet bazë, të cilat e kemi detyrim t'i respektojmë në raport me çdonjërin. Muhamedi a.s thotë:"Myslimani (si tërësi) për myslimanin është i ndaluar; gjaku (jeta) e tij, pasuria dhe nderi."[4] Nuk ka dyshim se këto tria përbëjnë shtyllat kryesore në jetën e njeriut, dhe paraqesin të drejtat elementare, që, nëse shkelen, atëherë është prekur në themel, dhe kurrsesi nuk mund të ketë stabilitet dhe mirëqenie të qëndrueshme. Për shkak të rëndësisë së veçantë, Allahu ka sanksionuar shkeljen e të drejtave të tilla, prandaj janë ranguar në kategorinë e harameve, kush shkel në to, ka thyer besën e imani të sinqertë që ka lidhur me Allahun xh.sh..

## DEVOTSHMËRI PA GIBET

Të ndershmit kujdesen të mos bien në gibet dhe këtë e shohin nga mëkatet më të mëdha. Devotshmëria kërkon distancim nga gjithë ajo që bie në kundërshtim me imanin e sinqertë. Tregohet se imam Ahmedi kishte shkuar për të vizituar shokun e tij të sëmurë dhe, ndër të tjera, e kishte pyetur a ke bërë ndonjë vizitë te mjeku. Ai ishte përgjigjur se kishte qenë te filan mjeku. Ahmedi, në formë këshille, i kishte thënë: Shko te filani, duke përmendur një mjek tjetër, sepse ai është më i fortë (si mjek). Me të përfunduar fjalën e tij, imam Ahmedi kishte vendosur dorën në gojë dhe në shenjë pakënaqësie për atë që tha, ishte penduar ngase kishte vlerësuar se ky mjeku ishte më i fortë se ai. Një ditë, gjatë një bisede me Pejgamberin a.s. dhe gjersa Aisheja po fliste për Safijen, atë e cilësoi si trupshkurtër. Pejgamberi a.s ndërhyri duke i thënë:" E ke thënë një fjalë që, po të përzihej me ujin e detit, do ta ndryshonte atë:"[5] Ai vlerësoi se Ajsheja e kishte përgojuar Safijen, sepse kishte thënë që ajo ishte e imët nga trupi.

Në syrin tonë kjo është e lehtë, por në vlerësimin e të përkushtuarve, mëkati i vogël është shumë i madh. Nuk ka dyshim që përgojimi është nga mëkatet më të mëdha me shtrirje masive, pasojat e të cilit po i ndiejmë çdo ditë. ●

(1)Transmeon Ebu Davudi nr. 4880, Ahmedi nr. 19288 Hadithi është i kategorisë Hasen, ndersa sipas vlerësimit të Albanit është i kategorisë Hasenun Sahijh. (2) Transmeton Muslimi nr. 2589 dhe Tirmidhiu nr. 1934. (3) Buhariu nr. 10. (4) Muslimi nr. 2564 (5) Ebu Davudi, Bejhekiu dhe Tirmidhiu (Albani "Sahijh et tergijb" nr 2836)

Fitim Flugaj

# Dhjetë porositë e të Dërguarit a.s. për Ebu Dherrën r.a.

Transmetohet nga Ebu Dherre r.a.,, i cili i kishte thënë të Dërguarit a.s..: "O i Dërguari i Allahut, më këshillo". Ai i tha:"Të këshilloj për devocion ndaj Allahut, sepse ajo është kurora e zgjidhjes (çështjes) sate". I thashë: "O i Dërguari i Allahut, më shto (këshillë tjetër)".Ai tha: "Të rekomandoj leximin e Kur'anit dhe përmendjen e Allahut, një gjë e tillë për ty është dritë, në qiej dhe në tokë sjell dritë për ty". I thashë: "O i Dërguari i Allahut, më shto (këshillë tjetër)".Më tha: "Mos qesh shumë, qeshja e tepërt e mbyt zemrën dhe e largon dritën (nurin e imanit) nga fytyra jote". I thashë: "O i Dërguari i Allahut, më shto (këshillë tjetër".Më tha: Të rekomandoj luftën e shenjtë (xhihadin), ajo është murgëria (sakrifica) e pasuesve të mi (ymetit tim)". I thashë: "O i Dërguari i Allahu, më shto (këshillë tjetër)". Më tha: "Për ty është që të heshtësh përveçse në mirësi, ajo largon nga ti djallin (shejtanin), të ndihmon ty në çështjet e fesë sate".I thashë: "O i Dërguari i Allahut, më shto (këshillë tjetër)".Ai tha: "Shiko atë që është poshtënën ty, e mos e shiko atë që është mbi ty, sepse ai është në gjendje ta përbuzë begatinë e Zotit që ke ti". I thashë: "O i Dërguari i Allahut, më shto (këshillë tjetër)". Ai më tha: "Ki kujdes ndaj të afërmve (farefisit tënd) tuaj, edhe nëse ata nuk mbajnë marrëdhënie farefisnore me ty".I thashë: "O i Dërguari i Allahut, më shto (këshillë tjetër)".Më tha: "Për Zotin mos u frikëso nga kërcënimet e kërcënuesve".I thashë: "O i Dërguari i Allahut, më shto (këshillë tjetër)".Ai më tha: "Dëshiroju të tjerëve atë që dëshiron për vete".Pastaj më ra në gjoks dhe më tha: "O Ebu Dherre, nuk është logjika sikur të menduarit ose të kuptuarit, dhe as ndalimi sikur të përmbajturit, dhe as të llogariturit e vetvetes sikur morali i lartë.

POROSIA E PARË. " TË KËSHILLOJ (POROSIS) PËR DEVOCION NDAJ ALLAHUT, SEPSE AJO ËSHTË KURORA E ZGJIDHJES (ÇËSHTJES) SATE".

I Dërguari, paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të, e këshilloi Ebu Dherrën, Allahu qoftë i kënaqur me veprat e tij, dhe i këshilloi gjithashtu tërë besimtarët, që të jenë të devotshëm ndaj Allahut të Madhërishëm. Të njëjtën porosi e gjejmë edhe për shokët e tjerë, kur në një thënie drejtuar dikujt tjetër, thotë: "Për ty është devotshmëria ndaj Allahut"; dikujt tjetër i thoshte: "Bëhu i devotshëm, ki frikë Allahun", sepse, siç vazhdon në porosinë e parë që ia drejton i Dashuri i Allahut Ebu Dherrës, "ajo është kurora e çështjes " së besimtarit, ajo është mirësia që shton mirësinë. Allahu i Madhërishëm thotë: "Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes kini dronë Time."(El-Bekare 197). El-Xherxhaniju, lidhur me përkufizimet për fjalën Et-Takwa, që do të thotë "devotshmëri", ndër të tjera, sqaron dhe thotë: Kjo shprehje rrjedh nga fjala El-Itikaau dhe ka kuptimin parambrojtje ose parandalim, përderisa te dijetarët e fesë merr kuptimin e kujdesit dhe rigorozitetit në respektimin e Allahut, për të shpëtuar nga ndëshkimi i Tij, përndryshe merr kuptimin e përgatitjes dhe edukimit të vetvetes ose egos personale në drejtim të asaj që meriton masë shpërblimi dhe ndëshkimi nga veprat që i punojmë ose i anashkalojmë. Kur është fjala për devotshmërinë ndaj Urdhrave të Allahut, ajo do të thotë thjesht zbatim dhe përfillje e urdhrave në mënyrë të sinqertë.Përderisa, kur është fjala për frikën e vërtetë nga mëkati, kjo ka të bëjë me largimin dhe kujdesin ndaj punëve të ndaluara. Thuhet që përkufizimi për devotshmërinë është: Kur robi ka frikë-respekt ndaj asaj që e ka caktuar Allahu për zbatim. Një përkufizim tjetër thotë: Kujdesi i jashtëzakonshëm i besimtarit ndaj normave edukative të Sheriatit. Një thënie tjetër thotë: Mënjanimi i besimtarit nga çdo gjë që e largon nga Allahu i Lartmadhërishëm. Ka edhe shumë e shumë thënie, një ndër të cilat është edhe përkufizimi: Përkushtimi ndaj Synetit të Pejgamberit a.s.w.s. dhe udhëzimi sipas tij, me fjalë dhe vepra.

Ekspertët e gjuhës arabe, kur ndalen në sqarimin e shprehjeve që përfshihen në këshillën e Pejgamberit a.s., thonë: Ekziston dallimi në mes fjalës Takwaa dhe Tukaa. Fjala Takwaa ka kuptimin: Arritje e një pjese të kënaqshme nga devotshmëria që i mundëson besimtarit të shpëtojë nga ndëshkimi. Ndërsa fjala Tukaa ka kuptimin: - e vetë cilësisë lavdëruese të devotshmërisë, me të cilën nuk etiketohet askush tjetër përveç atij që ka merita në këtë drejtim. Ndërsa dallimin në mes fjalës devotshmëri (takwa) dhe fjalës bindje, përkushtim ose përfillje (ta'atu) gjuhëtarët e bëjnë në këtë mënyrë dhe thonë: Etta'atu ose bindja dhe përkushtimi është: Dorëzimi i besimtarit ndaj asaj që i cakton Sheriati, urdhër qoftë për zbatim të domosdoshëm, qoftë për të dëshirueshëm. Përderisa devotshmëria merr kuptimin e ndalimit të vetvetes nga çdo gjë e ndaluar nga Sheriati, qoftë haram- vepër e ndaluar rreptësishtë, qoftë mekruh- vepër e urrejtur.



FJALATAKVANËORIGJINËNESAJKAKUPTIMINE KUJDESIT, TË JESH I KUJDESSHËM.

Më pastaj është përdorur në kuptimin e frikës ndaj Krijuesit Allah. Kështu e sqaron Shafije ibnul-Haxhib në librin e tij "Hamishu sherh"(Pauza e sqarimit).

Fjala Takwa ka kuptimin e cilësisë që shpreh njeriu në praktikimin e veprave të urdhëruara nga Allahu, dhe në ndalimin e vetvetes nga ato punë që ka ndaluar Allahu të veprohen. Ky është sqarimi që hasim në fjalorin "Muaxhem lugatul-fukahaau"(Fjalori i gjuhës së mendimtarëve).Në Kur'anin madhështor, fjala Takwa merr këto kuptime: Komentatorët ose interpretuesit e Kur'anit thonë se fjala Takwa domethënëë: deklarata La ilahe ilahe ilellah (S'ka zot tjetër përveç Allahut); të tjerët thonë: Ka kuptimin e deklaratës së sinqeritetit, e cila shprehet në disa forma në Kur'an, siç është: La ilahe ilaAllah vahdehu la sheriike leh, lehul mulku ve lehul-hamdu, ve huve ala kulu shej'in kadiir.(S'ka zot tjetër përveç Allahut, Ai është i Vetmi, nuk ka rival, Atij I takon pushteti mbi çdo gjë dhe Atij I takon lavdi. Ai mbi çdo gjë ka pushtet.), pastaj ka edhe shumë nga ajetet kur'anore që flasin për devotshmërinë, sinqeritetin, frikën dhe respektin ndaj Allahut, që manifestohet te besimtarët.

Ibni Xheuzija, kur flet në mënyrë figurative për petkun ose veshjen e Takvallëkut ose të devotshmërisë, thotë se interpretuesit e Kur'anit kanë përmendur dhjetë shprehje dhe kanë thënë se petku i devotshmërisë është: Prekje e mirësisë, vepër e mirë, besim, frikë nga Zoti, turp, mbulim i pjesëve të turpshme gjatë lutjeve, mburojë, butësi, kujdes nga të nxehtët dhe të ftohtët, veshja e xhenetit por edhe më e bukur për besimtarin në këtë dynja. Dijetari i famshëm El-Menawi, në librin e tij "Fejdul-Kadiir" thotë se fjala e të Dërguarit a.s. :"Të këshilloj për devocion (devotshmëri) ndaj Allahut" ka kuptimin që të respektosh Allahun e të mos E refuzosh, ta falënderosh e të mos E mohosh. Devocioni është bazamenti i të gjitha sukseseve në dynja e Ahiret. Imam Gazaliu thotë se nuk ka vepër më të përkryer që përfshin brenda vetes të gjitha veprat e mira të besimtarit sesa devotshmëria. Ajo të nxit të bësh punë të përkryera, dhe të largon nga çdo punë e keqe, është shumësi i të mirave të dynjasë dhe Ahiretit. Fjala takwa përfshin shumësinë e së vërtetës për të Vërtetin.

"...dhe kini frikë All-llahun që ashtu të gjeni shpëtim". (El-Bekare 189)

Frytet e devotshmërisë, janë shumë dhe do të ishte e pa mundur t'i përkufizojmë, por po i përmendim disa prej tyre:

- Devotshmëria dhe frika ndaj Allahut mundësojnë shpëtimin nga ndëshkimi i Allahut. Lidhur me këtë ja se ç'thotë Allahu:

"...dhe kini frikë All-llahun që ashtu të gjeni shpëtim". (El-Bekare 189)

- Është shkaktar për mëshirim (rahmet),për këtë Allahu i Lartësuar thotë: "…dhe kini frikë All-llahun, që të jeni të mëshiruar (nga Zoti)." (El-Huxhurat 10). Është shkaktar për dalje nga kriza dhe furnizim të mjaftueshëm. Lidhur me këtë, Allahu thotë: "...e kush u përmbahet dispozitave të All-llahut, atij Ai i hap rrugë, dhe e furnizon atë prej nga nuk e kujton fare". (Et-Talak 2-3). Me devotshmëri dhe frikë ndaj Allahut, besimtari ka mundësi t'i shlyejë mëkatet dhe të rrisë nivelin e shpërblimit. Allahu xh.sh. për këtë thotë: "... e kush E ka frikë All-llahun, Ai atij ia shlyen të këqijat dhe ia shton shpërblimin." (Et-Talak 5). Devotshmëria mundëson edhe shumë e shumë të mira dhe favore për besimtarin, mjafton që besimtarët e devotshëm mund të fitojnë dashurinë e Zotit ndaj tyre. Allahu thotë:" S'ka dyshim se Allahu i do të devotshmit". (Et-Teube 4). Dhe, si përfundim, po cekim se Madhëriploti Allah ka premtuar shumë vende të mira dhe Xhenete për besimtarët e devotshëm që kanë bërë vepra të mira në këtë botë mashtruese. Lidhur me këtë, ja se ç'thotë Allahu i Plotmëshirshëm: "Atyre që patën frikë nga (dënimi) All-llahu, u thuhet: "Ç'është ajo që shpalli Zoti juaj?" Ata thoshin: "Shpalli çdo të mirë!" Ata që bënë vepra të mira, edhe në këtë jetë kanë shpërblim të mirë, por shpërblimi i tyre në Botën tjetër është shumë më i mirë, e sa vend i mirë është ai i të devotshmëve". ( En-Nahl 30). O Zoti ynë ! Na bëj ne prej atyre që kanë frikë Madhërinë Tënde dhe janë të devotshëm, e na mbro me to nga ndëshkimi Yt! Amin! •

Dr. Fahrush Rexhepi

# Hixhreti i Umerit r.a. dhe vendosmëria e tij në luftë

Umeri r.a. ka qenë personalitet i fuqishëm dhe autoritativ. Ndaj tij ndienin respekt burra, gra e fëmijë, madje edhe vetë shejtani. Pejgamberi i Allahut, Muhamedi a.s. një ditë i kishte thënë: "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, nëse shejtani do të ndodhej në drejtimin nga shkon ti, do të kalonte në anën tjetër".[1] Muhamed ibn S`ad ibni Vekasi, nga babai i vet, transmeton: "Njëherë Umer ibni Hattabi kishte kërkuar leje për të hyrë te Pejgamberi i Allahut, gjersa tek ai ishin gratë e tij nga fisi Kurejsh, të cilat po kërkonin furnizimin që u jepte si grave të tij. Gjatë bisedës ato ishin bërë më të zëshme se Pejgamberi a.s.. Kur Umer ibni Hattabi kërkoi leje të hynte, ato u ngritën dhe nxituan t'i vinin hixhabet (mbulesat). Pasi Pejgamberi i Allahut ia lejoi Umerit të hynte, ai e pa Pejgamberin a.s. duke qeshur, prandaj tha: "Po çuditem me këto gra tek unë, kur dëgjuan zërin tënd, nxituan të vinin hixhabet". Atëherë Umeri tha: "O Pejgamber i Allahut, ti je më i merituar të të frigohen". Pastaj shtoi: "O ju që jeni armiq të vetvetes, si mund të frigoheni nga unë dhe nuk frigoheni nga Pejgamberi i Allahut, a.s.?"[2] Umeri ishte përcjellës i Pejgamberit a.s., siç e pohonte ai vetë, prandaj ishte i patundur në vërtetësi dhe për hir të Allahut xh.sh., nuk frigohej nga asnjë qortim. Nga ngjarje të tilla veçojmë edhe këtë:

(1) Përpjekja e prijësit të mynafikëve, Ibni Selulit, që të fuste përçarje ndër myslimanë gjersa po ktheheshin nga beteja e quajtur "Dhatur-Errika", kur kishte deklaruar: Nëse kthehemi në Medinë, me siguri më i forti do të largojë nga atje të dobëtin!". Pas kësaj, Umeri r.a. shkoi te Pejgamberi a.s. dhe i tha: "O Pejgamberi i Allahut, më lejo t`i shkurtoj kokën këtij mynafiku".[3] (2) Ditën kur Hatib ibni Ebi Belte kishte gabuar sepse u kishte lajmëruar banorëve të Mekës për ardhjen e Pejgamberit të Allahut xh.sh. në mesin e tyre, ky e kishte marrë në pyetje. Mirëpo, Umeri nuk mundi të përmbahej, po kërkoi: "Më lejo, o Pejgamberi i Allahut, t`ia shkurtoj kokën me shpatë". Mirëpo Pejgamberi a.s. u përgjigj se Hatibi kishte marrë pjesë në betejën e Bedrit… (3) Ditën e arritjes së marrëveshjes në Hudejbije, Omeri r.a. në fillim nuk ishte i kënaqur me të, prandaj shkoi te Pejgamberi a.s. dhe e pyeti: "O Pejgamberi i Allahut, a nuk jemi ne në rrugë të drejtë, e ata në devijim?" Pejgamberi iu përgjigj: "Natyrisht". Atëherë ai pyeti sërish: "Po a nuk janë shehidët tanë në Xhenet, e të vdekurit e tyre në Xhehenem?" Ai iu përgjigj: "Natyrisht". Umeri vazhdoi: "Në bazë të çkaje po poshtërojnë fenë tonë? Si të kthehemi nëse Allahu nuk ka gjykuar midis nesh dhe atyre?" Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "O Umer, vërtet unë jam Pejgamber i Allahut dhe Ai kurrë nuk më lë të gaboj". Atëherë Umeri shkoi te Ebu Bekri dhe ai iu përgjigj njësoj.[4]

(4)Transmetohet që ishin grindur një munafik dhe një çifut, dhe kërkuan që dikush të gjykonte midis tyre. Munafiku foli: "Të shkojmë tek Abdullah ibn Ubeje bin Seluli", kurse çifuti kërkoi: "Jo, por të shkojmë te Muhamedi". Shkuan te Pejgamberi a.s. dhe ai gjykoi në favor të çifutit. Atëherë munafiku kërkoi: "Të shkojmë te Umeri!" Shkuan tek ai dhe kërkuan të gjykonte, sepse nuk ishin të kënaqur me gjykimin e Pejgamberit a.s.. Umeri nxori shpatën dhe e vrau munafikun, duke deklaruar: "Ky është gjykimi im për atë që nuk pranon gjykimin e Pejgamberit të Allahut xh.sh!"[5]

## KONFIRMIMI (PËRPUTHJA) I QËNDRIMEVE TË TIJ ME KUR'ANIN –KERIM

Umeri r.a. ishte njeri me intelekt të zgjuar, mendjehollë dhe vrojtues i mirë. Qëndrimet e tij perceptuese në shumë raste përputheshin me normat e Kur'anit. Imam Buhariu nga Umeri r.a. transmeton të ketë deklaruar: "Mendimi im ka qenë në harmoni me atë që ka dashur Allahu xh.sh., në tri raste: kur kam deklaruar: "O Pejgamberi i Allahut, e morëm vendin në të cilin ka qëndruar Ibrahimi si hapësirë, ku do ta kryejmë namazin. Pastaj u shpall ajeti: "Vendin ku qëndroi Ibrahimi, pranojeni si vend për falje".[6] Rasti i dytë është ajeti që bën fjalë për Hixhabin, kur kam deklaruar: " O Pejgamberi i Allahut, sikur të urdhërosh që gratë e tua të mbulojnë trupin me hixhab, ngase me to bisedojnë të devotshmit por edhe të pacipët". Atëherë u shpall ajeti lidhur me hixhabin: "O Pejgamber, thuaju grave të tua, edhe bijave të tua, edhe grave të besimtarëve, - le të vënë shami (mbulojë) mbi trupin e vet. Kështu është më lehtë të njihen (dallohen) dhe të mos ofendohen.Allahu fal gabimet dhe është mëshirues."[7] Rasti i tretë është kur gratë e Pejgamberit a.s. ishin xheloze ndaj tij, dhe u thashë: "Nëse ai ju lëshon, Zoti i tij në vend tuajin do t`i japë gra më të mira". Ndërkohë u shpall ajeti kur'anor: "Nëse ai ju lëshon, Zoti i tij do t`i japë gra më të mira se ju".[8]

Mendimi i Umerit ishte në pajtim me Kur'anin edhe në disa ngjarje të tjera, si për shembull, me robërit në Bedër, pastaj me ngjarjen lidhur me faljen e xhenazes



së mualikëve, si dhe në rastin e ndalimit të alkoolit. Ibni Haxheri thotë: "Numri më i madh që është arritur në këtë (çështje), sipas traditës, është pesëmbëdhjetë ngjashmëri". Ndërsa Es-Sujuti thekson: "Në librin Fedailul-Imamejni kam hasur të transmetohet nga Ebu Abdullah Esh-Shejbani të ketë deklaruar: "Mendimi i Umerit ka qenë në pajtim me atë që ka dëshiruar Zoti i tij në njëzet e një raste". Përfundimi që mund të nxjerrim nga kjo, është se mendja dhe zemra e Umerit ishin të lidhura me Kur'anin. Umeri r.a. intencat e Sheriatit i kuptonte me shpirtin e vërtetë, me zemrën, me mendjen dhe talentin e lindur, që është në harmoni të plotë me frymën e Sheriatit. Prandaj ai ndiente se cilat janë veprimet ose fjalët që nuk pajtohen me Sheriatin, e cilat janë në pajtim me natyrën e pastër të njeriut, prandaj kërkonte që për këtë të vinte një përcaktim i Allahut xh.sh., i cili ishte ilaç për rastet që ndodhnin. Edhe Pejgamberi a.s., për Umerin r.a., ka thënë: "Me të vërtetë Allahu ka bërë që e vërteta të qëndrojë në gjuhën e Umerit dhe në zemrën e tij".[9]

## HIXHRETI I UMERIT R.A.

Ibn Asakiri transmeton nga Ali ibn Ebi Talibi r.a., i cili ka thënë: "Të gjithë ata që kanë emigruar, janë larguar nga Meka fshehurazi, me përjashtim të Umerit, i cili, kur deshi të emigronte, mori shpatën e harkun me vete bashkë me shigjetat, dhe shkoi në Qabe, ndërkohë që paria e Kurejshëve qëndronte aty. Pasi u soll shtatë herë rreth Qabesë, fali edhe dy rekate pas Mekami Ibrahimit , shkoi te çdonjëri prej kuvendeve duke iu drejtuar: Qofshi të shëmtuar! Kush dëshiron që nëna e tij t`i lërë fëmijët jetimë dhe gruan e tij të ve, le të vijë me mua pas asaj lugine". Mirëpo asnjëri nuk i shkoi pas. (Kështu është shënuar në "Muntehab", Kenzul-Ummal).[10] Në një version tjetër thuhet: "Umeri mori shpatën, shigjetën dhe shtizën e tij, sikur bëhej gati për luftë. Doli në kohën kur Kurejshët dilnin në Qabe, bëri tavafin dhe fali dy rekate pranë Mekami Ibrahimit. Pasi fali namazin, iu drejtua banorëve të Mekës e u tha: "Fytyra të deformuara, Allahu ju shkatërroftë, o ju të humbur!" Pastaj shtoi: "Kush dëshiron ta lërë jetim fëmijën e tij dhe nënën pa djalë, ose dëshiron ta lërë gruan e tij të ve, le të më dalë pas kësaj lugine. Unë po nisem muhaxhir (shpërngulem) nesër".[11] Derisa askush nuk foli, të nesërmen Umeri emigroi dhe, bashkë me të, emigruan edhe njëzet myslimanë të ligj, të cilët hynë nën mbrojtjen e Umerit. Ky ishte numri më i madh i emigrantëve myslimanë që hynë në Medinë për një ditë.

Umeri r.a. kishte një shok që quhej Ajash bin Ebij Rabia, i cili emigroi me të. Kur vëllai i tij, Harithi, dhe Ebu Xhehli morën lajmin për emigrimin e Ajashit, u hidhëruan shumë dhe vendosën të shkonin e ta kthenin në Mekë. Kur arritën, i thanë: "Nëna jote është betuar që të mos hyjë nën hije asnjëherë dhe as të lahet, derisa të kthehesh". Pasi i dëgjoi fjalët, Ajashi nisi të mendonte për t'u kthyer në Mekë. Umeri kishte dëgjuar për këtë, prandaj i kishte thënë: "Duan të të kthejnë nga feja jote. Mos u frikëso për nënën tënde, nëse lodhet, ajo do të ulet dhe do të hyjë nën hije". Ajashi tha: "Në Mekë kam pasuri, dua të shkoj ta marr pasurinë time, të shoh nënën e pastaj të kthehem". Umeri i tha: "O Ajash, nëse shkon, nuk do të kthehesh". Ajashi i tha: "Do të shkoj ta marr pasurinë time dhe do të kthehem". Umeri atëherë i tha: "Ti e di, o Ajash, se unë jam më pasaniku në Mekë. Ja, po e ndaj pasurinë time në mes nesh përgjysmë". Ajashi nuk pranoi dhe vendosi të kthehej në Mekë, e atëherë Umeri i tha: "Merre devenë time e ndoshta t'i kujton myslimanët dhe kthehesh".Ajashi mbeti në Mekë derisa zbriti ajeti i Kur'anit: "Thuaj (o Muhamed): "O robërit e mi që i keni bërë padrejtësi vetes pa kufi, mos këputni shpresat në mëshirën e Allahut, vërtet Allahu fal të gjitha mëkatet". Umeri r.a. ia shkroi Ajashit në një letër atë ajet dhe ia dërgoi në Mekë. Ajashi në fillim nuk e kuptoi domethënien e ajetit. Pas sqarimit të ajetit nga ana e Allahut, ai e kuptoi se çfarë kishte për qëllim Umeri. E kuptoi se mund të kthehej ende në Medinë, se dera e pendimit ishte ende e hapur, prandaj vendosi të kthehej atje si muhaxhir.

## ROLI I UMERIT NË LUFTËN E BEDRIT

Kur Muhamedi a.s. kuptoi situatën e krijuar për Luftën e Bedrit, thirri mbledhjen e organit këshillues ushtarak dhe paralajmëroi përkitazi me gjendjen reale e me pasojat e mundshme të kthimit në Medinë apo për mbetjen në Bedër. Pasi u konsultuan në mes tyre, udhëheqësit ushtarakë problemin e parashtruan para tërë ushtrisë dhe prijësve të saj. Atëbotë një grup i vogël prej tyre u frikësuan nga përleshja.Për sa u përket prijësve ushtarakë, ata kishin këto mendime: Ebu Bekri

r.a. i pranoi të gjitha propozimet e Pejgamberit a.s. dhe e lavdëroi atë. Pastaj u deklarua Umeri r.a., i cili i pranoi të gjitha ato. Një përkrahje të gjithanshme, Pejgamberit a.s. i dha edhe El-Mikad bin Amri. Këta të tre prijës ushtarakë ishin nga radhët e muhaxhirëve, ndërsa Pejgamberi a.s. dëshironte të dëgjonte edhe mendimin e ensarëve. Në emër të ensarëve foli Sa`d b. Mu`adhi, i cili tha: "Të tërën e kemi thënë atëherë kur të pranuam se ti je Pejgamber…"[12] Se sa i ashpër ishte Umeri r.a. në luftëra kundër pabesimtarëve, këtë e dëshmon edhe rasti kur Pejgamberi a.s. e kishte pyetur Umer ibnul Hattabin: "O Umer, a mos vallë Ebu Hudhejfe bin Utbe do ta mbytë xhaxhain e Resulallahut me shpatë?" Umeri r.a. u përgjigj: "O Pejgamberi i Allahut, më lejo që unë t`ia heq kokën me shpatë. Pasha Allahun, është bërë munafik (hipokrit)".[13]

Umeri r.a. në fakt ishte shprehur me këtë agresivitet, edhe pse Pejgamberi a.s. kishte kërkuar që shumë njerëz nga familja Benu Hashim të kurseheshin në Luftën e Bedrit, pasi nuk ishin nisur në betejë me vullnetin e tyre.Gjatë zhvillimit të luftës së Bedrit, Umeri r.a. ecte në mesin e mushrikëve duke i kërkuar të afërmit e tij që të luftonte kundër tyre dhe, më në fund, hasi në dajën e tij, El-As bin Hishamin, të cilin e vrau. Said bin El-asi ishte hidhëruar për vrasjen e babait të vet, që ishte në kufër (mosbesim), dhe kishte dyshuar se atë e kishte bërë Umeri r.a.. Umeri e ndjeu këtë dhe shkoi e i tha: "E shoh se ke diçka ndaj meje. Mendon se ta kam vrarë babain? Pasha Allahun, o Said, unë e kam vrarë dajën tim. Pasha Allahun, sikur ta kisha vrarë, nuk do të të kërkoja falje, sepse ai ishte mosbesimtar". Saidi e pa dhe i tha: "Pasha Allahun, edhe nëse e ke vrarë, ti je në të drejtën e ai ishte në gabim".[14] Në Betejën e Bedrit ishte zënë rob Suhejl bin Amri, i cili më parë inkurajonte Kurejshët kundër myslimanëve. Kur e pa Umeri, i tha Pejgamberit a.s.: "Më lejo, o i Dërguari i Allahut, t`ia nxjerr dhëmbët ose t`ia pres gjuhën, të mos flasë më kundër myslimanëve?" Pejgamberi a.s. i tha: "Ku e di ti, ndoshta do të vijë një ditë që ai do të marrë një qëndrim që do ta falënderosh, o Umer".[15] Pejgamberi a.s. e tha të vërtetën, sepse në kohën kur njerëzit (murtedët) filluan të largoheshin nga Islami, ai Suhejl bin Amri u tha Kurejshëve: "O paria e Kurejshëve, ishit të fundit që pranuat Islamin, prandaj mos u bëni të parët që e lini atë". ●

(1)Sahihul-Buhari, 7/41. (2)Sahihul-Buhari, 7/41.(3)Sahihul-Buhari, Kitabut-tefsir, shih: Fet`hul-bari, 8/648.(4)Menakibu emril mu`minin, Umer Ibni-Hattabi, Ibn El-Xheazi, f.45.(5)Sahihul-Buhari, 1/504, 8/660 (6)(El-Bekare, 125) (7)(El-Bekare, 59). (8)Et-Tahrim, 5. (9)Imam Ahmed, Kitabu fedailis-sahabe, 1/431, me sened të drejtë. (10)Hasan Ejub, Katër Halifët e Drejtë, Shkup, 1424 h.-2003, F.90. (Titulli origjinal: El-hulefaur-rashidun, përkthyer nga Flori Kala, Alban Kodra). (11)Amër Halid, Katër Halifët e Drejtë, Prishtinë, 2009, f.63. (12)(Ez-Zumer, 53).(13)Mahmud Shakir, Tarihul Islam pjesa 3, botimi i shtatë, 1991-1411,f.128.(14)Safijurrahman El-Mebarekfuri, Er-Ralikul Mahtum, 1996 m-1416 h. f.222.(15)Amër Halid, Katër Halifët e Drejtë, f.65,66. (16)Po aty,f .66.

# Modestia

**Rezymeja:**

1. Sekretet e ecjes së qetë; 2. Përse mendjemadhësia?!; 3. Vlera e modestisë; 4. Botëkuptimi real i modestisë në ecje; 5. Edukata e ecjes.

**Të nderuar vëllezër!**

Në hutben e kaluar mësuam për adhurimin dhe domethënien e tij të vërtetë nën hijen e Kur'anit dhe Synetit. Siç e theksuam, ajo hytbe ishte vetëm një hyrje në një seri hytbesh përkitazi me cilësitë e robërve të sinqertë të Allahut, të vjela nga kopshti kur'anor, përkatësisht nga pema e el-Furkan-it (El-Furkan, 63-76), që dallon të mirën nga e keqja, të sinqertin nga hipokriti, besimtarin nga pabesimtari, robin e Allahut nga robi i djallit...

**Të nderuar vëllezër besimtarë!**

Hytbeja jonë mban titullin "Modestia"[1], që simbolizon një tipar për të cilin shquhen robërit e sinqertë të Allahut. Allahu thotë: E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë...." (el-Furkan, 63.) Përse ka filluar pikërisht me ecjen? Prej çfarë këndvështrimi përftohet modestia nga ecja? Cilat janë sekretet e saj?Allahu i Madhëruar hapi serinë e cilësive të robërve të Tij të sinqertë në këtë kaptinë me modestinë në ecje, për faktin se të ecurit paraqet dhe demonstron personalitetin e njeriut. Bindjet dhe botëkuptimet e njeriut përkthehen më së miri nga shprehjet, sjelljet dhe veprimet e tij. Nga kjo, arsyet e modestisë së besimtarit në ecje janë vërtetë domethënëse. Besimtari ecën modest, ngase e di që krijimi i tij është nga poshtë, nga toka, nga dheu, prandaj nuk sheh diçka që e motivon për kryelartësi. Bazuar në këtë, ai e di se, edhe po ta ngritka kokën shumë lart, edhe po të mos "shihte" askënd përpara, prapëseprapë, mundësitë e tij janë të kufizuara. Prej këtu porosia kur'anore:Dhe mos ec nëpër tokë me mburrje, sepse ti as nuk mund ta çash tokën as nuk mund ta arrish lartësinë e maleve.", (el-Isra, 37.)

...bëhet slogan i tij, me të cilin marshon drejt lavdisë dhe krenarisë si rob i Allahut të Madhëruar. Pastaj, besimtari ndërton të ardhmen duke shikuar të kaluarën, kështu që, duke e pasur të freskët tregimin e Karunit, që u fundos në tokë për mendjemadhësi, ai nuk i lejon vetes trasimin e rrugës së tij. Ndoshta faktor i rëndësishëm, për të mos thënë kryesor, është edhe fakti se ajo "shtresa e pavlerë", që anashkalohet qëllimisht nga ata të cilëve dynjaja ua ka verbuar zemrat e sytë nuk u bëjnë dritë, është pikërisht ajo që ruan stabilitetin në tokë. Sikur të mos ishin ata, atëherë Allahu do ta kishte shkatërruar njerëzimin. Pejgamberi,

Sedat Islami

# cilësi e robërve të Allahut

alejhis selam ka thënë: "Po ju a ndihmoheni dhe a furnizoheni për tjetër veçse për hir të të dobëtve tuaj"[2].

Besimtari është modest, sepse ka model, ka shembull, ka kë ta pasojë që të përvetësojë këtë tipar. A nuk ka qenë krijesa më e shquar, më e dalluar, më e dashur tek Allahu, Muhammedi, alejhis selam, i pajisur me virtytet e modestisë, përulshmërisë, butësisë, dashurisë, afërsisë me robërit e Allahut...Pejgamberi, alejhis selam, siç kanë transmetuar në transmetime të ndara Aliu dhe Ebu Hurejre, ecte natyrshëm; as ngadalë, as shpejt.[3]

**Të nderuar vëllezër besimtarë!**

Ende ka vend për të parashtruar pyetjen "Pse mendjemadhësia?" sikurse ka vend për përgjigjen e saj. Përse ngre kokën lart, o njeri, kur zanafilla jote, lënda prej së cilës je krijuar, është shumë e pavlerë. A nuk ka thënë Allahu: "Ai që përsosi krijimin e çdo sendi, e krijimin e njeriut e filloi nga balta. Pastaj bëri që pasardhësit e tij të rrjedhin prej një pike uji të dobët." (es-Sexhde, 7-8).. Mutarr-rrif b. Abdullahu takoi një ditë në rruge një ushtarak të lartë, që ecte kryelartë. Mutarr-rrifi ia tërhoqi vërejtjen dhe e ndaloi nga një sjellje e tij, kurse ai e kërcënoi duke i përmendur pozitën e tij. "E di se kush je. E di fillimin dhe mbarimin tënd. Në fillim ishe vetëm një pikë uji, kurse në fund do të qelbesh dhe do të jesh shumë i pavlerë..."- iu përgjigj ai.

**Besimtarë të dashur!**

Modestia paraqet më së miri filozofinë sociale të Islamit. Islami elementin që përcakton mburrjen dhe krenarinë, nuk e ka lënë në prejardhje, familje, pasuri, fizik (bukuri), por në shpirt. Mund të mburresh sa të duash, të shfaqësh mendjemadhësi e të krenohesh, por nëse e ke shpirtin të ndyrë, atëherë e tëra të shkon kot. Allahu në Kur'anin famëlartë ka thënë:"...e s'ka dyshim se te All-llahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (nga të këqijat)...." (el-Huxhurat, 13)

**Vëllezër myslimanë!**

Si është ecja modeste? Me kokë të ulur? Të shtiresh si i sëmurë? Me shfaqje të dobësisë fizike? Jo. Islami ka paraparë edhe këtu mesataren, dhe nëse një grup bëjnë mendjemadhësi, grupi tjetër shfaqin modesti të tepruar, për se edhe kanë rënë në shkallën e poshtërimit, Islami sjell alternativën e tij të mishëruar në porosinë e Llukmanait dhënë të birit: "Të jesh i matur në ecjen tënde…" (Llukman, 19) Të mos jesh kryelartë, nuk do të thotë të ulësh kokën poshtë, ose të vishesh keq, ose të ecësh i rraskapitur. Omeri disa asketëve injorantë, që kinse nga lodhja e rraskapitja nuk mund të bënin rukunë e sexhden mirë, ua kujtoi se devotshmëria nuk është në rrobat po në zemër. Zaten, Pejgamberi, alejhis selam, ka thënë: "Nuk hyn në Xhennet ai që në zemrën e tij ka mendjemadhësi, qoftë edhe sa një grimcë! Por -shtroi pyetjen një i pranishëm- njeriu ka dëshirë ta ketë veshmbathjen të bukur? Allahu është i bukur dhe e do të bukurën –u përgjigj Pejgamberi, alejhis selam dhe shtoi- mendjemadhësia është mohimi i së vërtetës dhe poshtërimi – nënçmimi i njerëzve."[4]

**Besimtarë të dashur!**

Vetvetiu pas kësaj që sqaruam, lind nevoja për njohjen më konkrete me edukatën e ecjes në Islam. Si të ecim dhe për se të kemi kujdes gjatë ecjes?

- Gjëja e parë që duhet ta mënjanojmë, është shikimi i gjërave që nuk lejohen. Allahu i ka urdhëruar besimtarët dhe besimtaret në kaptinën en-Nur, ajetet 30-31, që të ruajnë shikimet: "Thuaju besimtarëve të ndalin shikimet (prej haramit)...",Thuaju edhe besimtareve të ndalin shikimet e tyre...".
- Ecjen me maturi, madje qoftë edhe duke shkuar në xhami për namaz. Allahu ka thënë: "Të jesh i matur në ecjen tënde, ule zërin tënd, se zëri më i egër është zëri i gomarit."( Lukman, 19.) Ebu Hurejre transmeton se Pejgamberi, alejhis selam, ka thënë:

"Kur të fillojë falja e namazit, mos ejani duke nxituar po ecni të qetë; atë që e zini, faleni, e pjesën tjetër plotësojeni".

- Përshëndetja e njerëzve në rrugë, ashtu siç e do rendi fetar. Pejgamberi, alejhis selam, një herë qe pyetur për aspektin më të mirë të fesë, për se pati dhënë këtë përgjigje:

Të japësh ushqim dhe të përshëndetësh ata që i njeh dhe që nuk i njeh"[6]

- Largimi i pengesave nga rruga. Pejgamberi, alejhis selam ka thënë:"Derisa një njeri ecte në një rrugë, pa një degë me gjemba, të cilën e largoi nga rruga. Allahu si shpërblim ia fali mëkatet". ( Buhariu dhe Muslimi.)

Besimtarë të nderuar!

Përse të mos jetë ky moral pjesë e personalitetit tonë?

Përse të mos jemi modestë kur modestia na ngre?

Përse të mos përvetësojmë kulturën e atyre që Allahu në Kur'an i përgëzoi me Xhenet?

Allahun e lusim të na i pastrojë zemrat tona dhe të na bëjë model për mirësjellje, edukatë dhe kulturë! ●

Xhum'a Emin Abdul Aziz

# Tradita e gabuar

## nuk mund të ndryshojë thelbin e shprehjeve të sheriatit

Tradita e gabuar nuk mund të ndryshojë thelbin e shprehjeve të sheriatit, por duhet vërtetuar kuptimi i tyre thelbësor dhe duhet vepruar sipas tyre, sikur që duhet mbrojtur nga keqinterpretimi i shprehjeve në çdo aspekt të kësaj bote dhe të fesë. Mësimi merret nga i emërtuari e jo nga emrat. Ky fondament trajtohet kështu: Tradita e gabuar; Keqinterpretimi i shprehjeve; Të penguarit e mashtrimeve në interpretime të fjalëve; Mësimi merret nga i emërtuari e jo nga emrat.

Çka është tradita (urfi)?: shprehja (el-urf) në kuptimin gjuhësor d.m.th. diçka e njohur dhe që mendja e shëndoshë e konsideron si vepër të mirë. Për këtë Allahu xh.sh. thotë: "Ti (Muhammed) merre për princip faljen, urdhëro për mirë dhe hiqu prej të padijshmëve.".Traditat mund të jenë të mira dhe të këqija, nuk është çdo gjë që veprojnë njerëzit, se ka të bëjë me atë se ata kanë nevojë për të dhe se është në interes të tyre dhe se është e lehtë për ta. Ka mundësi që njerëzit t'i veprojnë disa gjëra të bazuar në injorancë dhe në lajthitje të trashëguara, me të cilat vepron shoqëria, por që prej tyre nuk ka kurrfarë dobie, siç është tradita e bizantinëve që atë që ka hyrë thellë në borxhe, mund ta bëjë rob ai që i ka dhënë borxh; në kohën e injorancës arabe ishte zakon të varroseshin së gjalli femrat; tek hindusët paganë ishte traditë që ta varrosnin gruan të gjallë bashkë me bashkëshortin, kur ai vdiste; tek egjiptianët e vjetër ishte traditë që gjërat e çmuara prej pasurisë të varroseshin me zotërinjtë e tyre, kur ata vdisnin. Të gjitha këto tradita të këqija dhe të ngjashme me to, duhet të luftohen duke ua bërë të qartë njerëzve dhe duke treguar qëndrimin e Sheriatit ndaj asaj tradite. Sa të shumta janë këto tradita të këqija, të cilat janë të pranishme në kohën tonë, saqë nuk mund të numërohen. Me shprehjen el-ur'f në kuptimin terminologjik nënkuptohet tradita e përhapur tek shumica e njerëzve, qoftë në të folur ose në vepër. (1) Nga ky definicion nënkuptohet se në traditë mund të bëjnë pjesë vetëm ato tradita që janë të përhapura tek njerëzit apo tek shumica e tyre. Pra, në atë mënyrë që shumica e banorëve të një vendit respektojnë dhe veprojnë sipas asaj tradite, si p.sh. tek banorët e Shamit është e njohur që mehri i femrës në aktin e martesës përcaktohet si mehër i menjëhershëm, që të paguhen 2/3, kurse si mehër i mëvonshëm të paguhet 1/3 e shumës së caktuar.

### SHERIATI ISLAM KA MIRATUAR SHUMË PREJ TRADITAVE PËR ZBATIMIN E TYRE NË JETË

Rëndësia e traditës në mesin e burimeve të dispozitave: në jetën shoqërore tek popujt që kanë ligje, tek ata traditat dhe zakonet janë ligje sipas të cilave veprojnë. Disa nga traditat mund të jenë të mira dhe të drejta, por ka mundësi të jenë të këqija dhe të dëmshme. Në mënyrë të përgjithshme qëllimi i të gjitha sheriateve është që traditat e mira t'i përvetësojnë, kurse të ndalojnë zbatimin e të këqijave.

U'rfi-tradita në jurisprudencën islame: tradita-u'rfi në jurisprudencën islame ka pozitë të konsiderueshme dhe ixhtihadet (ideatimet) e jurisprudencës islame janë që të gjithë dakord që të kihet konsideratë ndaj urtit, nëse ai ka ndonjë ndryshim brenda kufijve të arsyeshëm. Tradita- urfi, sipas disa dijetarëve, është burim i sheriatit me të cilin vendosen norma që duhet të zbatohen, veprime të qarta që veprohen në mesin e njerëzve, kur nuk ka argument tjetër përveç urfit. Ndërsa, kur ndodh që ur'fi të bjerë në kundërshtim me ndonjë tekst të sheriatit (ajet apo hadith), ai urdhëron të kundërtën e traditës që veprojnë njerëzit. Rreth hollësive se si duhet të konsiderohet ur'fi si traditë, nuk është e mundur të shpjegohet në këtë temë(2). Ato norma që vendosen duke u bazuar në traditë, ndryshojnë me ndryshimin e traditës. Për këtë arsye është vendosur rregulla që nuk mund të refuzohet "ndryshimi i normave me ndryshimin e kohës (rrethanave)". Mirëpo tash lind pyetja: Kur duhet të konsiderohet tradita si burim i sheriatit?

Për të qenë urfi si traditë, duhet t'i plotësojë këto kushte: Urfi të jetë i njëjtë tek shumica; Urfi të mos jetë në kundërshtim me ndonjë tekst të sheriatit (ajet apo hadith) ose me ndonjë rregull të prerë të sheriatit, ngase në këtë rast ur'fi konsiderohet i papranueshëm.

Ndërsa kur ndodh që urfi të mos jetë në kundërshtim me tekstet por të pajtohet me to, në këtë rast urfi bën të merret si argument

Tekstet e sheriatit duhet të kuptohen sipas argumentimit të tyre gjuhësor dhe sipas kuptimit të traditës në kohën kur është vendosur me tekst, ngase ky është qëllimi i komentuesit dhe se nuk ka marrje të mësimit me ndryshimin e shprehjeve në traditat e kohës së mëvonshme, se përndryshe nuk mund të vërtetohet kuptimi i tekstit të sheriatit.

Si p.sh. fjala (fi sebililah) në ajetin ku theksohen

fondacionet e zekatit, duhet të kuptohet sipas traditës, ngase këtu është fjala për të dhënë në interes të xhihadit, apo në rrugët e bamirësisë në kuptimin e përgjithshëm, edhe pse ka divergjenca në mes ulemave për këtë çështje; fjala *(ibni sebil)* kuptohet sipas kuptimit të traditës, që është udhëtari që ka mbetur në rrugë. Kur ndodh të ndryshohet tradita, atëherë kuptimi i fjalës *(fi sebililah)* mund të jetë të kërkuarit e dijes në mënyrë të veçantë; apo fjala *(ve ibnil sebil)* mund të ketë kuptimin e fëmijës së gjetur në rrugë, të cilit nuk i dihet familja. Në këtë rast teksti i sheriatit ka kuptimin thelbësor sipas traditës kur është theksuar teksti, dhe sipas këtij kuptimi veprohet, ngase ky është qëllimi i komentuesit dhe se nuk mund të merret mësim sipas kuptimit të traditës dhe termave që janë paraqitur tash pas theksimit të tekstit. Ndërsa, kur ndodh që urfi të mos jetë në kundërshtim me tekstet po të pajtohet me to, në këtë rast urfi duhet të merret si argument. P.sh. tradita e adaptimit në kohën e injorancës nuk pranohej, ngase është në kundërshtim me ajetin kuranor: "Ju thirrni (mbështetni) ata për etërit e vërtetë të tyre...", po ashtu bërja tregti me alkool, kamata, martesa e njohur si "zevaxhu shigar" (3), dhe çdo traditë ishte e përhapur në mesin e arabëve, e Kurani kishte ndaluar atë traditë.

Ndarja e urfit: urfi mund të jetë i atillë që të ketë të bëjë me përdorimin e fjalëve ashtu si i kuptojnë njerëzit, apo mund të jenë veprat që kanë traditë t'i zbatojnë njerëzit gjatë punëve të tyre. Në këtë mënyrë urfi, sipas tematikës dhe lidhshmërisë, ndahet në dy lloje: tradita në shprehje dhe tradita në veprime. Tradita në shprehje *(el arefel lafzi)*: mendimi juridik për normën e këtij urfi dhe mundësinë e argumentimit me të, është se çdokush që flet, flet sipas gjuhës së tij dhe sipas traditës së tij, d.m.th. i shpreh fjalët sipas qëllimit dhe kuptimit të njohura në mesin e shoqërisë (traditës) në momentin kur flet, edhe po qe se kuptimi thelbësor gjuhësor i shprehjes bie në kundërshtim me urfin. Për arsye se urfi i rastit kuptimin e këtyre fjalëve mund ta transferojë në kuptime tjera, duke u bërë kuptimi i fjalës qëllimi thelbësor në shprehje, duke qenë në kuptim të kundërt me atë gjuhësor. Për këtë po e përsërisë të dëgjosh qëllimin e thënies së Hasan el-Benas, i cili thotë: "Tradita e gabuar nuk mund të ndryshojë thelbin e shprehjeve të sheriatit, por duhet vërtetuar kuptimi i tyre thelbësor e duhet vepruar sipas tyre, sikurse duhet mbrojtur nga keqinterpretimi i shprehjeve në çdo aspekt të kësaj bote dhe të fesë. Mësimi merret nga i emërtuari e jo nga emrat".

## BËN ANALOGJI NË KËTË SHUMË GJËRA:

Me shprehjen *(el faide)* - dobi, armiqtë e islamit kanë për qëllim kamatën; me shprehjen lotari humanitare kanë për qëllim bixhozin; me shprehjen vlerat shpirtërore kanë për qëllim unifikimin e feve pavarësisht nëse ato janë hyjnore apo njerëzore, vetëm e vetëm për të zhdukur islamin në to; me shprehjen shpirt akademik kanë për qëllim përzierjen e meshkujve me femrat; me shprehjen autorizim kanë për qëllim ryshfetin në shumicën e rasteve; me shprehjen ekstrem-teprim kanë për qëllim të vepruarit sipas fesë islame; me shprehjen progres dhe civilizim kanë për qëllim botën perëndimore shekullariste, që kanë braktisur ligjin e Allahut etj.. Për këtë arsye dijetarët kanë vendosur parimin e përgjithshëm duke thënë: "Fjalët e atij që betohet, që bën ndonjë nedher, që lë testament, lë pasuri si vakëf, e merr në konsideratë sipas kuptimit të gjuhës dhe traditës së atij që ka folur, edhe nëse bien në kundërshtim me gjuhën e arabëve apo me gjuhën e Ligjdhënësit".(4) Duke u bazuar në këtë parim, juristët myslimanë (fukahenjtë) kanë marrë shumë vendime si (5) p.sh. sikur njeriu të betohet që nuk do t'i shkelë me këmbë shtëpinë filanit, betimi në këtë rast kuptohet se ai ka për qëllim hyrjen në shtëpi, ngase ky është kuptimi që kuptohet nga tradita e njerëzve, e nuk duhet të merret kuptimi gjuhësor, ngase, po qe se në atë shtëpi hyn hipur mbi ndonjë mjet, pa i shkelur këmbët në tokë, konsiderohet se ka bërë mëkat sipas sheriatit, sepse ka thyer betimin dhe ka për obligim shpagimin (kefaretin) për thyerjen e betimit, apo sikur t'i zgjaste këmbët nga jashtë e të futej brenda në atë shtëpi, pa hyrë fare në të, ai nuk konsiderohet që ta ketë thyer betimin..

Pengimi i mashtrimit: Disa nga njerëzit përhapin disa tradita që nga ana e jashtme duket sikur të jenë vepra legale, por si synim kanë anulimin e ndonjë obligimi apo nxitjen e zbatimit të ndonjë vepre të ndaluar, që në aspektin e jashtëm duket si vepër e lejuar.

## PO SJELLIM DISA SHEMBUJ

(1) Shitblerja ka qëllime dhe interesa, e këto janë nevoja që ka blerësi për mallin, dhe nevoja shitësit për të fituar, por kur ndodh që shitësi e shet mallin me dhjetë dinarë për një kohë të caktuar që të paguhet, por më pastaj i njëjti shitës e blen atë mall me pesë dinarë para se të kalojë koha e caktuar për pagesë. Kjo lloj shitblerjeje sjell të këqija dhe është përdorur me mashtrim shprehja e shitblerjes, në këtë shitblerje në realitet ka kamatë. (2) Dhurata është e ligjshme përderisa të jetë me qëllime fisnike, por, kur ndodh që dikush i jep dhuratë dikujt nga fundi i vitet, me qëllim që t'i shmanget obligimit të zekatit dhe në këtë rast kjo dhuratë nuk është tjetër veçse e ka emrin si duart, ngase ajo nuk ka qëllimin e dhuratës, por ka për qëllim pengesën e dhënies së zekatit; kjo dhuratë është e pavlefshme. (3) Akti i martesës bëhet me shprehjet -oferta dhe pranimi- që janë mënyrat e fjalëve me të cilat shprehet pranimi për martesë. Mirëpo, kur ndodh që me këto shprehje të synohet diçka tjetër, atëherë ky akt është i papranuar (nuk konsiderohet si akt). ●

Përktheu nga arabishtja: Mr.sci. Flamur Sofiu

Miftar Ajdini

# Konferenca e shejtanit

## Njerëz që nuk kanë kohë

Në fjalimin e tij promovues, duke iu drejtuar shërbëtorëve të tij të këqij, djalli (shejtani) thotë: "Nuk mund t'i pengojmë myslimanët për të shkuar në xhami. Nuk mund t'i pengojmë për të lexuar Kuran dhe për ta ditur të vërtetën. Nuk mundemi, madje t'i pengojmë as për të formuar lidhje intime të vazhdueshme me Allahun. Kur ta vendosin ata këtë lidhje me Allahun, atëherë më nuk kemi fuqi mbi ta. Prandaj, lini le të shkojnë në xhami. Lini që ta bëjnë jetën e tyre konservative, por vidhuni kohën e tyre, në mënyrë që të mos mund të vendosin lidhje me Allahun. Kjo është ajo që unë dua nga ju ta arrini, o shërbëtorët e mi. Tërhiquni vëmendjen atyre që të mos i përmbahen Krijuesit të tyre dhe të mos vendosin atë lidhje të rëndësishme me Të, gjatë tërë ditës!" "Si do ta arrijmë këtë?" brohoritën shërbëtorët.

"Bëni që të jenë të zënë me gjëra të parëndësishme në jetë dhe shpikni intriga të panumërta, që truri i tyre të jetë i preokupuar me to", u ishte përgjigjur. "Bëjuni thirrje që të shpenzojnë, të shpenzojnë, të shpenzojnë dhe të huazojnë, të huazojnë, të huazojnë. Bindini gratë që të shkojnë dhe të punojnë me orë të tëra, kurse burrat që të punojnë 6-7 ditë në javë, nga 10-12 orë në ditë, që të mund t'ia mbushin vetes jetën e tyre të zbrazët. Pengoni që të mos e kalojnë kohën me fëmijët e vet. Kur të shkapërderdhen familjet e tyre, së shpejti shtëpia e tyre do të jetë e pamjaftueshme për t'u ofruar strehim nga presioni i punës!"

"Shtrëngoni trurin e tyre, që të mos mund ta dëgjojnë atë zërin e qetë, të vogël në vetvete. Joshni ata për ta kyçur radion ose kasetofonin sa herë që të ngasin makinat, që në mënyrë të vazhdueshme t'i mbajnë të ndezur TV, DVD, PC në shtëpitë e tyre. Kujdesuni që në çdo lokal dhe restorant në botë të lëshohet vazhdimisht muzikë. Kjo do t'ua ngarkojë trurin dhe do ta zhdukë atë lidhjen me Allahun."

"Stërmbushini tavolinat e tyre me revista e gazeta. Bombardoni trurin e tyre me lajme 24 orë. Tërhiquni vëmendjen me shpallje pranë rrugës derisa ngasin makinat. Stërmbushini kutitë e tyre postare me postë të pavlefshme, me katalogë promovues dhe me çdo lloj buletini dhe oferte prodhimesh e shërbimesh falas dhe shpresash të rreme. Në ballinat e revistave vini/ nxirrni manikine të bukura, kështu që burrat të bëhen të pakënaqur me bashkëshortet e tyre. Ha! Kjo së shpejti do t'i copëtojë familjet e tyre!"

"Bëni që ta teprojnë, madje, edhe në çaste rekreacioni. Bëni që nga rekreacioni të kthehen të lodhur, të shqetësuar dhe të papërgatitur për javën e ardhshme. Mos u lejoni të shkojnë në natyrë e të mahniten nga krijesat e Allahut. Në vend të kësaj, dërgoni në luna-park, në ndeshje sportive, në koncerte, në kinema.

Bëni të jenë të zënë, të zënë, të zënë!!

"Kurse, kur të tubohen për tema fetare, për shoqërime shpirtërore, i nxitni për kotësira dhe biseda të pavlefshme, kështu që në fund të ndahen me konfuzion në vetëdije dhe me ndjenja të pasistemuara."

"Nuk ka lidhje, u lejoni të korrin fitore ndaj ëndjeve të tyre. Por, stërmbushni jetën e tyre me aq shumë gjëra, sa të mos u mbetet kohë për të kërkuar forcë nga Allahu. Së shpejti do të fillojnë të mbështeten në forcat e veta, duke sakrifikuar shëndetin dhe familjet e tyre në emër të atyre gjërave të mira. Do të kemi sukses! Do të kemi sukses!"

Kjo ishte konventë e vërtetë. Shërbëtorët e së keqes, me entuziazëm, ia hynë për t'i kryer detyrat e tyre, që myslimanët t'i bëjnë të zënë, të zënë, të zënë dhe të vrapojnë andej-këndej!

Po supozoj që tash të shtrohet pyetja:

A ia ka arritur djalli me intrigat e tij?

Vendosni vetë ju. Vetëm një pyetje:

A jeni TË ZËNË ? •

Përkthim me përshtatje:Miftar Ajdini, www.znaci.com






Dr. Islam Hasani

# Botëkuptimi dhe metodologjia e ekonomisë islame

Nëse dëshirojmë të bëjmë një krahasim ndërmjet botëkuptimit ekonomik islam dhe atij shekullar, do të shohim se ekziston një dallim rrënjësor në mes tyre. Dallimi kryesor, sipas botëkuptimit shekullar - aspekti mundane (i jashtëm) dhe spiritual (i brendshëm), janë dy çështje të ndara. Sipas botëkuptimit islam, të dy këto çështje në ekzistencën e njeriut janë të pandashme, ku çështjet materiale dhe morale, gjithashtu kjo botë dhe bota tjetër, janë të ndërlidhura e të varura nga njëra-tjetra dhe kompletojnë jetën e njeriut.

Një dallim edhe më fondamental është që botëkuptimi shekullar është produkt i njeriut dhe mund të ndryshojë gjithmonë sipas dëshirës dhe ndikimit të tij të jashtëm, sa kohë që botëkuptimi islam është i bazuar në

Kur'an (Fjalën e Zotit Fuqiplotë) dhe Synet (Traditën e Pejgamberit a.s.), që të dyja janë burimet kryesore të Sheriatit. Prandaj, botëkuptimi islam nuk është rezultat i mendjes së njeriut, që del nga ndonjë zbulim shkencore, por është një drejtim hyjnor, i cili udhëzon për një model jete të veçantë. Edhe pse Sheriati ka një elasticitet, në disa çështje nuk mund të zëvendësohet dhe nuk mund të influencohet nga mendja e njeriut dhe në të njëjtën kohë përkrah ndryshime dhe synon inkurajimin e qëllimeve, sjelljeve dhe veprave të njeriut drejt një rruge të drejtë.[1] Sipas botëkuptimit islam, Zoti e ka krijuar universin për të mirën e gjithë njerëzimit. Zoti i ka bërë të gjitha resurset në këtë botë të gatshme për njerëzit, të cilët mbajnë përgjegjësinë për përdorimin dhe transformimin e tyre sipas nevojës së njerëzve. Zoti i ka dhënë njeriut shqisat e nevojshme për ta shfrytëzuar mendjen e vet dhe për të kuptuar veten e natyrën dhe për t'i zhvilluar mjetet e nevojshme për ushqim e plotësim të nevojave të veta. Mirëpo në shfrytëzimin e kësaj lirie të dhuruar nga Zoti, njeriu duhet të ketë parasysh disa kufizime. Në mes të këtyre limiteve të gjitha veprat janë ibadet (adhurim) ndaj Zotit. Besimi dhe qëllimi për të kërkuar që Allahu të jetë i kënaqur me njeriun, e mbush atë me një entuziazëm që të vazhdojë të zbulojë, të kuptojë, të jetojë dhe të kënaqet në këtë botë, pa pasur ndonjë ndjenjë fajësie.

## ISLAMI KËRKON NGA NJERIU QË PËR GJËRAT MATERIALE TË MBAJË NJË BALANCË NË MES DËSHIRËS DHE URREJTJES.

Kjo këshillë për kujdes në kërkimin e gjërave materiale, është në të vërtetë për mbarë njerëzimin. Në Islam të gjithë njerëzit janë të barabartë dhe parashihet të ketë shanse të barabarta për secilin, duke luftuar krijimin e monopoleve dhe dominimin e disave ndaj të tjerëve me padrejtësi. Islami supozon një shoqëri ku secili të jetë i vetëqëndrueshëm dhe në nivelin botëror pret që secili popull të jetojë një jetë të respektuar. Gjendja e tanishme, kur shtetet e varfra kanë hyrë në borxhe tek shtetet e pasura, nuk është në përputhje me vizionin islam rreth botës. Sipas vizionit islam, drejtësia duhet t'i sigurohet secilit njeri dhe secilit popull, duke kundërshtuar çdo formë eksploatimi.

Si një mëkëmbës i Zotit në Tokë, njeriu është përgjegjës para Tij në Ditën e Gjykimit për të gjitha punët e bëra. Në Islam përshkruhet një sistem i fortë i përgjegjësive në të gjitha nivelet. Gjendja aktuale, kur disa nga vendet e fuqishme dhe korporatat globale nuk japin përgjegjësi para askujt, nuk është në përputhje me botëkuptimin islam. Sipas mësimeve islame, secili është përgjegjës me kapacitetin dhe pozitën që ka. Duhet të synohet që të themelohet një rregull ekonomik në të cilin të gjitha vendet të kontribuojnë për të luftuar veprimet e papërgjegjshme nga popujt e ndryshëm.



Burimet ekonomike duhet të ruhen nga keqpërdorimi i tyre, shfrytëzimi i pakujdesshëm apo shkatërrimi i tyre për interesa të ngushta ekonomike.[2]

## MATERIALIZMI

Sistemi ekonomik kapitalist, një vlerësim të lartë u jep të arriturave materiale. Në Islam të arriturat materiale trajtohen si një zbukurim i jetës, por ato konsiderohen sekondare në krahasim me zhvillimin moral dhe shpirtëror të personalitetit të njeriut. Islami inkurajon biznesin dhe punën për të arritur mirëqenien materiale, por inkurajon që fokusi i mundit të njeriut në këtë jetë, të jetë që ai t'i bindet Zotit dhe të fitojë kënaqësinë e Tij në Botën tjetër. Ky ndryshim në fokusin e përqendrimit sjell një qasje të balancuar në zhvillimin ekonomik. Të arriturat materiale duhet të plotësohen me zhvillimin moral dhe shpirtëror të personalitetit të njeriut, e jo me rritjen e shpenzimeve të tepruara pa i dhënë kujt asnjë llogari.

## PRONËSIA

Kapitalizmi parasheh një të drejtë absolute mbi pronësinë private përderisa ajo të mos jetë fituar duke i cenuar të drejtën dikujt tjetër. Si rrjedhim, njerëzit janë të lirë të përdorin pasurinë e tyre në çfarëdo mënyre që dëshirojnë. P.sh., nëse ata dëshirojnë, edhe mund të shkatërrojnë një pjesë ose tërë pasurinë që e kanë në posedim, pa i dhënë llogari askujt. Sipas tyre, njeriu është i lirë që atë pasuri ta konsumojë, kursejë, investojë apo huazojë me kamatë. Ata konsiderojnë një liri të pakufizuar në pasurinë e tyre, që mund ta angazhojnë në çdo profesion apo aktivitet tregtie, edhe nëse ajo nuk është e mirëseardhur për shoqërinë si tërësi.[3] Islami e njeh pronësinë private, por të drejtën e pronësisë absolute e ka vetëm Zoti Fuqiplotë; njeriut i është garantuar e drejta për të përfituar nga burimet e



tokës. Njerëzit duhet t'i përdorin këto burime të dhëna nga Zoti, si emanet (në besueshmëri) dhe të fitojnë për jetën e tyre me punë e me mjete Hallall (të lejuara). Njerëzit nuk janë krejtësisht të lirë të konsumojnë, kursejnë apo investojnë të kursyerat e tyre në çfarëdo mënyre, po duhet t'u përmbahen rregullave hyjnore. Ekzistojnë  kufizime ligjore dhe morale për mënyrën e fitimit, kursimit, dhe investimit. Islami pranon të drejtën e personit mbi pasurinë e tij, për ta shitur dhe për ta lënë trashëgim për pasardhësit e tij. Prandaj, koncepti i Islamit për pasurinë limiton lirinë e njeriut në përdorimin e burimeve të tokës: çdokush është përgjegjës te Zoti për mënyrën se si janë përdorur këto burime.

## UNIVERSALITETI

Ekonomia kapitaliste bazohet në kornizën ekonomike të shkruar nga Adam Smith (v. 1776) në shekullin 18. Idetë e tij në librin 'The Wealth of Nations' (Pasuria e shteteve) kanë arsyetuar  nocionin e shteteve të ndara dhe jo një ekonomi në aspektin global. Në vend që të perceptohet ideja e botës si një vend për të gjithë njerëzit, ai ka arsyetuar idenë e politikave nacionale të ndara nga vendet e tjera të botes. E njëjta qasje ndodh ende: vendet në mënyrë individuale marrin vendime egoiste, pa pasur parasysh situatën e vendeve të rajonit, që mund të kenë pasoja nga këto vendime. Qëndrimi islam është se i tërë ky univers është krijuar nga Zoti për të mirën e të gjithëve. Prandaj është nevojë e madhe që të gjithë popujt e botës të konsultohen dhe të kooperojnë me njëri-tjetrin përderisa përgatisin politika ekonomike që mund të afektojnë të tjerët. Edhe pse është në rritje kërkesa për një bashkëpunim ndërkombëtar në lidhje me politikat ekonomike, është punuar pak në drejtimin për të ndërtuar një ekonomi globale në baza të barazisë dhe bashkëpunimit të ndërsjellë.[4]

## ORGANIZIMI EKONOMIK SIPAS ISLAMIT

Islami parashikon një treg të lirë bazuar në ligjin e furnizimit e kërkesës dhe, në të njëjtën kohë, siguron që forca ekonomike të mos akumulohet tek disa persona a grupe të caktuara. Dhe kjo sigurohet në këtë mënyrë: (a) Islami ndalon kamatën mbi kapitalin dhe e ka mbyllur mundësinë që pasuria të akumulohet pa punë ose pa bartur një pjesë të rrezikut. Rregulla e përgjithshme është që kush do që të marrë një pjesë të fitimit, duhet të bartë një pjesë të rrezikut. (b) Islami parashikon një shoqëri në të cilën një individ të mos jetë në vartësi nga tjetri; një shoqëri në të cilën një numër maksimal i njerëzve janë të pavarur në fitimet dhe jetën e tyre. Kjo përfshin edhe besimin në Zotin Një, i Cili është mbikëqyrës dhe furnizues i tërë universit. Zakonisht, shoqëritë myslimane kanë inkurajuar vetëpunësimin apo format e biznesit dhe investimit në formë partneriteti. Ekonomia islame preferon forma biznesi ku njerëzit  bashkojnë forcat; është më e pëlqyeshme mënyra e funksionimit në formë partneriteti dhe jo si punëdhënës e punëmarrës. Nëse një koncept i këtij lloji futet në funksion, atëherë kjo do të thotë se është bërë shpërndarja e rrezikut dhe e kapitalit dhe është shumë e qartë që kjo formë ndalon akumulimin e forcës ekonomike tek disa individë apo grupe të caktuara, siç ndodh në ekonominë kapitaliste.[5] (c) Ekonomia Islame ndalon disa veprime: largimin e prodhimeve të nevojshme për jetë nga përdorimi apo tregu për një kohë të caktuar, për shkak të ngritjes së çmimeve; marrëveshjen ndërmjet tregtarëve për të ofruar çmime false për të ngritur çmimet; tentimin për të ndaluar konkurrencën e vërtetë duke shkurajuar shitësin e prodhimeve që të arrijë në treg; ndërmjetësimin nga njerëz mashtrues për t'i larguar shitësit me çmimin më të mirë në treg.

## BANKIMI ISLAM

Një degë shumë e rëndësishme e ekonomisë, e cila luan një rol të pazëvendësueshëm për zhvillimin, është bankimi apo sistemi financiar në përgjithësi. Kjo do të jetë temë në vazhdim, ku do të shpjegohet rëndësia e bankimit dhe gjithashtu do të diskutohet se ç'e dallon bankimin islam prej atij shekullar apo konvencional, dhe cilat janë parimet dhe qëllimet e bankimit islam. •

(1)Waleed A.J. Addas, Methodology of Economics: Secular Versus Islamic, (Kuala Lumpur: International Islamic University Malaysia, 2008), f. 62. (2)Saad Abdul Sattar Al-Harran, Islamic Finance: Partnership financing, (Kuala Lumpur: Pelanduk Publications, 1993) f, 55-58. (3) Saad Abdul Sattar Al-Harran, Islamic Finance: Partnership financing, (Kuala Lumpur: Pelanduk Publications, 1993) f, 55-58. (4) Mohammad Ma'sum Billah, Islamic Law of Trade and Finance: A Selection of Issues, (Kuala Lumpur: Ilmiah Publishers, 2003), f. 215. (5)Kamal Khir, Lokesh Kupta and Bala Shanmugam, Islamic Banking: A Practical Perspective, (Petaling Jaya: Pearson Malaysia Sdn Bhd, 2008) f 7-10.

Besart Shala

# Ebu Xhafer el Hazini

Ebu Xhafer Muhamed ibn el Hasan el Hazini (900-971)[1] , ishte astronom dhe matematikan mysliman, me origjinë nga Persia. Nganjëherë në literaturë e hasim edhe me mbiemrin El Horosani, për shkak të qytetit Horosan, që ishte vendlindja e tij, krahinë kjo në Iranin e sotëm Lindor. Dinastia Buxhide, e cila kishte qeverisur Irakun dhe Iranin Perëndimor, arriti kulmin e fuqisë në kohën kur jetoi Hazini. Ajo ndërmori iniciativën për ndërtimin e spitaleve dhe infrastrukturës në tërësi, duke i dhënë përparësi zhvillimit të artit dhe shkencës. Qyteti Rexh, i cili gjendej në pjesën juglindore të Teheranit të sotëm, ishte një nga qendrat më të mëdha kulturore të dinastisë Buxhide. Shkrimtarët myslimanë Rexhin e përshkruajnë si:... qyteti me bukuri të jashtëzakonshme, i ndërtuar me tulla të pjekura dhe i stolisur shkëlqyeshëm me pllaka qeramike të kaltra e të lëmuara.

Hazini ishte njëri nga shkencëtarët që ishin sjellë në pallatin mbretëror në Rexh, nga sunduesi i dinastisë Buxhide, Adud ed-Devlah, i cili sundoi nga viti 949 deri më 983.[2] Këtu ai përfitoi nga patronazhi i Ebu el Fadl ibn el Amidit, i cili ishte vezir i Rukn el Davlasë, dhe kështu fama e tij arriti Bagdadin. Astronomët e mëvonshëm kanë përmendur vrojtimet astronomike që kishte bërë Hazini. Në vitin 960 ai kishte llogaritur pjerrtësinë e boshtit të Tokës nga qyteti i Rexhit. Kjo matje ishte urdhëruar nga veziri Ibn el Amidi, i cili po ashtu kishte urdhëruar konstruktimin e një kuadranti mural në Rej Rexh. Hazini, së bashku me një astronom tjetër, që quhej El Hiravi, me anë të atij instrumenti, llogaritën pjerrtësinë e boshtit të Tokës. Hazini, po ashtu me urdhër të autoriteteve, kishte përcaktuar lartësinë mbidetare të qytetit Hashan. Përveç që ishte vrojtues dhe llogaritës i mirë, Hazini ishte edhe teoricien. Në mesin e veprave të tij është edhe një punim ku Hazini përpiloi një model diellor pa ekscentrike dhe epicikle. Ky punim nuk ka mbijetuar; për të ka vetëm referime në disa nga veprat e dijetarit të famshëm El Biruni.[3] Modeli ishte homocentrik, ku Dielli lëvizte në mënyrë qarkore, që është koncentrik apo bashkëqendror dhe i ngjashëm me eliptiken, me një shpejtësi të ndryshueshme. Distancat në mes qendrave të këtyre dy qarkoreve, kanë vlerë të ngjashme me ekscentriken e Ptolemeut, mirëpo, në dallim prej tij, sistemi i Hazinit nuk kishte apogje[4], apo perigje[5], që është e kundërta e modeli të Ptolemeut. Ky sistem është rishfaqur, në një version më të kompletuar, në shekullin XIV, në punimet e astronomit Henri nga Langenshtajni, i titulluar De reprobatione ecentricorum et epiciclorum.

## VEPRA KRYESORE E HAZINIT ISHTE ZIXH EL SAFAIH (TABELAT E DISQEVE TË ASTROLABIT)

Vepra kryesore e Hazinit ishte doracaku i astronomisë, i titulluar Zixh el Safaih (Tabelat e disqeve të astrolabit), një punim që nga shkencëtarët e mëvonshëm ishte përshkruar si punimi më i mirë në këtë lëmë, dhe ata i referoheshin këtij punimi në një masë të madhe.[6] Ky punim që përshkruan disa mjete astronomike, dhe sidomos astrolabin dhe përdorimin e tij, është konsideruar i humbur për një kohë të gjatë, por në fund të viteve '90 në Bibliotekën për Hulumtime, të krahinës Srinagar të Indisë është gjetur një dorëshkrim së bashku me një kopje të pakompletuar të këtij traktati.[7] Në faqen e parë të këtij traktati, gjendet lista e përmbajtjes, që tregon se traktati ishte i ndarë në dy libra, siç është thënë nga autorët e mëvonshëm. Libri i parë i këtij traktati bën fjalë për përmasat e planeteve. Kësaj analize i paraprin një prezantim, kryesisht teorik.



Libri i dytë është i ndarë në shtatë kapituj dhe elaboron çështje nga astronomia, siç janë: kalkulimet në fushën e astronomisë sferike dhe trigonometrisë. Instrumenti i përshkruar përmban një tërësi vijash ortogonale, të cilat japin zgjidhje grafike për problemet e zakonshme astronomike, zakonisht të zgjidhura përmes Zigjeve (tabelave), apo astrolabit. Sidoqoftë, Hazini përdori Safihat el-jujub, një tabelë e sinuseve, në vend të astrolabit tradicional me tabelat e tij.

Një instrument i tillë ishte punuar nga Hibatallah ibn el Husejn el Astrulabi, një astrolabist i shekullit XII nga Bagdadi. Ai kishte konstruktuar këtë instrument në 1120; instrumenti ka ekzistuar në Gjermani deri në fillim të shekullit XX, por ishte zhdukur gjatë Luftës së Dytë Botërore, për t'u rishfaqur përsëri në fund të viteve '90 në Berlin. Hazini ishte autor edhe i veprës (tashmë të humbur) Kitab el-ab'ad ve-l- ajram, në të cilën diskutonte mbi yjet dhe jepte përmasat e tyre, por fatkeqësisht nuk disponohen të dhëna se si i kishte arritur ato vlera. Hazini shkroi një komentim mbi veprën Almagest të Ptolemeut, por ka mbijetuar vetëm një fragment i këtij komentimi, pjesa ku Hazini diskuton mbi argumentimet e Ptolemeut se gjithësia ka formën sferike. Hazini jep rreth 19 propozime lidhur me këtë pohim të Ptolemeut. Ai shquhej edhe për aftësitë e tij në fushën e matematikës. Është mjaft interesante se si kishte ardhur në përfundimin se trekëndëshi barabrinjës ka një sipërfaqe më të madhe se çdo trekëndësh tjetër, me të njëjtin perimetër. Punimi i Hazinit duket se ka qenë i motivuar nga puna e një matematikani tjetër të shquar mysliman, që quhej El-Huxhandi (940-1000). Huxhandi pohon të ketë dëshmuar se x3 + y3 = z3, është e pamundur për të gjithë numrat x, y dhe z, që natyrisht është n = 3, dhe ky rast është nga teoria e fundit e Fermatit (v.1665).[8]



HAZINI: E PASAKTË TEORIA E HUXHANDIT, DUKE THËNË SE SHUMA E DY NUMRAVE KUB, NUK ËSHTË NJË FUQI E TRETË, APO NUMËR KUB.

Kjo e motivoi Hazinin për një bashkëpunim të mëtutjeshëm me matematikanët e tjerë arabë, për sa u përket teorive numerike. Rezultatet e Hazinit janë mjaft interesante. Prova e tij kryesore ishte të tregonte që, nëse na është dhënë një numër, për të gjetur numrin në katror, në mënyrë që nëse numri i dhënë shumëzohet apo zbritet, - rezultati do të ishte katror. Në prezantimin modern, këtij problemi i është dhënë numri natyral a, pastaj për të gjetur x, y dhe z, në mënyrë që x2 + a = y2 dhe x2 - a = z2. Hazini tregon se ekzistimi i x, y dhe z, me këto karakteristika, është ekuivalent me ekzistimin e numrave natyrorë u dhe v me a = 2uv, dhe u2 + v2 është në katror (në fakt u2 + v2 = x2). Shembulli më i vogël që plotëson këto kushte, është 24, ku Hazini na jep: 52 + 24 = 72, 52 - 24 = 12. Ai po ashtu jep a = 96, me: 102 + 96 = 142, 102 - 96 = 22.Dhe se 62 + 82 = 102 nuk është kub primtiv pitagorian. Hazini ishte i pari që tregoi se ekuacioni kub i formës që x3 + c = ax2 mund të zgjidhej në mënyrë gjeometrike përmes pjesëve konike. Ai deklaroi se ekuacioni që x3 + y3 = z3 nuk kishte zgjidhje në numra të plotë.[9] Sipas shkencëtarit arab El Kifti, Hazini ishte ekspert i gjeometrisë dhe trigonometrisë sferike.[10] Hazini shkroi po ashtu mbi problemet izoperimetrike dhe një komentim të Elementeve të Euklidit, i cili elaboron problemet numerike dhe ato trigonometrike. ●

1. www.en.wikipedia.org. 2. Po aty. 3. Shiko, Dituria Islame nr.227, Besart Shala, Ebu Rejhan El Biruni, f. 45-47, Prishtinë, 2009. 4. Apogje, është pika e distancës më të largët të një trupi qiellor, i cili rrotullohet rreth planetit Tokë. 5. Perigje është pika e një trupi qiellor, kur e arrin afërsinë maksimale ndaj planetit Tokë. Nganjëherë përdoret si pikë referimi i Diellit në raport me Tokën. 6. www.en.wikipedia.org. 7. Thomas Hockey (red.), The Biographical Encyclopedia of Astronomers, faqe 628, botues Springer, 2007, Nju Jork. 8. Në teorinë numerike, teoria e fundit e Fermantit, thotë se asnjëri nga tre numrat e plotë pozitivë a,b dhe c, nuk mund të kënaqin ekuacionin an + bn = cn , për cilëndo vlerë të numrit të plotë n më të madhe se 2. Kjo teori i atribuohet shkencëtarit Pierre de Fermant më 1637, mirëpo pavarësisht nga përpjekjet e mëdha të matematikanëve, kjo është arritur të dëshmohet vetëm në 1995. 9. Thomas Hockey (red.), The Biographical Encyclopedia of Astronomers, faqe 628, botues Springer, 2007, Nju Jork. 10. N.K. Singh dhe M. Zaki Kirmani (red.), Encyclopaedia of Islamic Science and Scientists faqe 558, botues: Dr. N.K. Singh për Global Vision Publishing House, botimi i parë, 2005, Nju-Delhi.



Mr. Samir B. Ahmeti

# BRUNEI

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:
- Emri ndërkombëtar në anglisht: Brunei.
- Emri zyrtar: Brunei Darus-selam.
- Sistemi i qeverisjes: Sulltanat (lloj monarkie).
- Sipërfaqja: 5,770 km².
- Numri i banorëve: 391.450 (nëntor, 2007).
- Dendësia: 60,6 (banorë në 1 km²).
- Feja: Myslimanë 67%, budistë 13%, të krishterë 10 dhe përkatësi vendore fetare 10%.
- Kryeqyteti: Bender Seri Begavan, i cili llogaritet qyteti më i madh në vend.
- Qytetet (Ndarjet administrative) të tjera kryesore: Siria-Pekan, Kuala-Pilati, Pekan-Muara, Toteung.
- Grupet etnike: 67% malaj, kinezë 15%, grup tjetër vendës 6%, të tjerë 12%.
- Gjuhët kryesore: malaje (kryesore), angleze, kineze.
- Njësia monetare: Ringir (Dollar) i Bruneit (1.00 BND = 0.528497 EUR).
- Data e pavarësisë: 1 janar 1984.
- Festë kombëtare: 23 shkurt (1984).

POZITA GJEOGRAFIKE

Brunei është shtet aziatik, i cili shtrihet në pjesën juglindore të kontinentit. Është një shtet i vogël që ndodhet në brigjet veriore të ishullit Borneo dhe konsiderohet shteti më i vogël i ishullit. Brunei me Malejzinë kufizohet në një vijë kufitare prej 381 km, kurse shtrirja në bregdet arrin deri në 161 km.. Shumica e tokës së Bruneit është fushore, kurse zonat e brendshme janë të mbushura me pemë pyjesh. Brunei ka një zonë të posaçme për peshkim[2]. Universiteti më i vjetër dhe më i madh në vend është Universiteti i Bruneit Daru S-selam, i themeluar më 28 tetor 1985. Universiteti Sulltan Sherif Ali është themeluar më 1 janar 2007, i cili konsiderohet si një universitet islamik. Në vend ka edhe institucione të tjera të larta të arsimit[3]. Brunei ka 2 aeroporte. Vendi posedon disa porte detare dhe rrugë hekurudhore, kjo e fundit është private dhe ka një gjatësi vetëm 13 kilometra[4].

Bender Seri Begavan: Sipërfaqja e përgjithshme e këtij qyteti është 100, 36 km; dy të tretat e popullsisë në të janë malaj, shumë prej tyre e kanë origjinën nga Hadrami. Në këtë qytet jetojnë edhe kinezë, rreth 15% të popullatës, të cilët konsiderohen pakica më e madhe në vend. Shumica e popullit të Bruneit flasin gjuhën malaje, e cila është gjuhë zyrtare e vendit, por disa flasin edhe dy gjuhë të tjera, kineze dhe angleze. Pothuajse të gjithë malajtë janë muslimanë, ndërsa shumica e kinezëve janë të krishterë, përveç një përqindjeje të vogël të tyre, që janë budistë. Ky qytet prodhon tekstil, mobilje dhe prodhime të tjera druri; aty funksionojnë edhe artizanate të tjera, prej më të ndyshmeve. Sipas regjistrimit të vitit 2002, popullsia e këtij qyteti (duke përfshirë edhe popullsinë suburbane të tij) ka arritur në 27,285 banorë, ndërsa dendësia e popullsisë të njejtin vit ka qenë 272 në km². Ky qytet, mund të jetë kryeqyteti më i rëndësishëm i zonave turistike, ndoshta qyteti i vetëm në botë që është në gjendje të absorbojë një numër aq të madh të popullsisë deri në 60.000 njerëz (sa ka arritur kohën e fundit). Dhe pavarësisht nga numri relativisht i madh për rajonin, qeveria, edhe me ndihmën e qytetarëve të saj, ishin në gjendje të mbanin reputacionin si shumë të njohur në botë për sa i përket pastërtisë së rrugëve, rrethuar në të dy anët nga ndërtesa moderne. Nga ndërtesat më të famshme në vend, mund të jetë edhe xhamia "Umer Ali Sejfud-din", me kubenë e saj masive të artë, e cila bie në bregun e lumit Brunei. Gjithashtu, banorët vendës të kryeqytetit janë krenarë për godinën e pallatit shtetëror, i cili konsiderohet pallati më i madh në botë deri në ditët tona; numri i dhomave arrin deri në 1788, dhe ndodhet jo larg kryeqytetit. Ky pallat lejohet të vizitohet vetëm me ftesë zyrtare[5].

HISTORIA E BRUNEIT

Brunei gjatë historisë është përmendur qysh në shkrimet e lashta kineze, andej nga shekulli i shtatë i

erës sonë. Në atë kohë Brunei konsiderohej një qendër e rëndësishme tregtare. Sulltani i parë i Bruneit u ul në fron në shekullin i trembëdhjetë të erës sonë. Brunei u bë shumë i fuqishëm nga shekulli i katërmbëdhjetë e deri në shekullin e gjashtëmbëdhjetë.. Më vonë u bë një luftë e shkurtër me Spanjën, dhe atë e fitoi Brunei. Në shekujt XV e XVI, Brunei ishte një shtet i fuqishëm, i cili mori kontrollin e pjesës më të madhe të bregdetit verior të Borneos dhe pjesët jugore të Filipinës. Në vitin 1888 Brunei hyri nën protektoratin e Britanisë, kurse, më 1 janar 1984 Brunei fitoi pavarësinë nga Britania e Madhe, për të caktuar më pastaj datën 23 shkurt të të njëjtit vit, si festë kombëtare, ditën kur në mënyrë zyrtare iu hoq protektorati britanik[6].

HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË BRUNEI

Disa të dhëna historike theksojnë se feja islame në Brunei arriti kryesisht nëpërmjet predikuesve myslimanë, që nga shekulli i 8 hixhri (lunar) / i 14 miladi (gregorian). Prania e parë e Islamit në Brunei ka qenë në vitin 1370 m, kur sunduesi i parë i Bruneit, Unxh Alak Betata (Awang Wallach Petthar), së bashku me bashkëveprimtarët e tij, hynë në Fenë Islame, meqë ishte martuar me një grua myslimane nga Singapori. Pastaj, me kalimin e kohës, Sulltanati i Bruneit mori parametrat rrënjësorë të identitetit islam. Ndër faktorët më të rëndësishëm në përhapjen e Fesë Islame në Azinë Juglindore, është edhe arritja e arabëve myslimanë në këto rajone për tregti qysh në kohët e hershme, shumë prej të cilëve u bënë edhe banorë të atyre zonave, e të tjerë u bënë edhe predikuesë të Islamit, të cilët me vetëdëshirë kishin gjetur zgjidhje të kënaqshme për veten e tyre si thirrës për Njëshmërinë e Zotit xh.sh.. Kjo dëshmon për popullaritetin e madh të përfituar nga Feja Islame. Në Brunei u themelua një principatë islame e hershme, sundimtari i së cilës, Unxh Alak Betata, në vitin 828 h. kishte shkuar në Malaka, për të vizituar sundimtarin e këtij vendi - sulltanin Muhamed Shah ,dhe atje, në praninë e këtij të fundit, përqafoi Fenë Islame. Pastaj, Feja Islame filloi të përhapej me një hov të shpejtë tek populli i Bruneit. Ashtu siç kishin ardhur nga shtete arabe predikues (thirrës) të Islamit, ata qenë mirëpritur nga popullata, që për këtë u inkurajua edhe nga sunduesi i tyre. Pra, kështu u ngrit Principata Islame në Brunei, ndikimi i së cilës u zgjerua, për të përfshirë edhe ishujt Sulu dhe Filipinën. Fakti i historisë së përhapjes së Islamit në Azinë Juglindore është një nga rrëfimet më të mëdha të përhapjes së Islamit në botë. Kjo sepse myslimanët atje, në ato zona të gjera, nuk kishin shkuar me ushtri, për të synuar çlirimin e atyre rajoneve, dhe as që kishte ndodhur ndonjë luftë, që ta kishte përmendur historia. Veçse ata atje kishin shkuar si tregtarë dhe, duke bartur karakterin e Islamit, u interesuan për thirrjen islame për Njëshmërinë e Zotit, me bindje të butë dhe trajtim të mirëfilltë. Kjo ndikoi që Islami të depërtonte në zemrat e tyre dhe ata ta donin aq shumë Fenë Islame, saqë nuk shkoi kohë e gjatë, derisa e përqafuan atë me vetëdëshirë, dhe Islamin e konsideruan pjesë përbërëse të jetës së tyre, bile u rreshtuan ndër bijtë më besnikë të tij. Feja Islame në Brunei llogaritet boshti kryesor në jetën e përditshme të popullit, që ka arritur të sigurojë kujdesin e kryerjes së riteve fetare islame. Kështu, aty është realizuar që veshja e grave dhe e vajzave të jetë sipas parimeve islame, si dhe përshëndetja në mes burrave e grave të mos bëhet duke i dhënë dorën njëri-tjetrit. Gjithashtu, sa për kuriozitet, mund të përmendim se, prej zakoneve të popullit të Bruneit është mospërdorimi i gishtit tregues për pikë fokusimi dhe përdorimi i gishtit të madh në vend të tij[7].

KLIMA

Në Brunei mbizotëron klima tropikale detare që karakterizohet nga temperatura të larta, lagështi e madhe dhe nga të reshura të shumta, si dhe aty nuk ka stinë të caktuar për reshje atmosferike, por të reshura të veçanta vijnë kryesisht gjatë muajve nëntor – mars.. Terreni është bregdetar fushor, ana perëndimore karakterizohet për kodra të ulëta, kurse ajo lindore për pjesë malore[8].

GJENDJA EKONOMIKE

Burimi më i madh për ekonominë e Bruneit janë nafta dhe gazi natyror, njësoj sikur pyjet konsiderohen prej pasurive më të mëdha të vendit. Pjesa më e madhe e popullatës merret me bujqësi, kryesisht me prodhimin e orizit. Janë të njohura frutat e këtij vendi. Brunei prodhon kauçuk natyror dhe drurë të përpunuar, kurse në vend është e zhvilluar industria e lehtë, kryesisht ajo ushqimore dhe përpunimi i naftës. Po ashtu është e zhvilluar industria e metaleve, gomave, veshjeve dhe lëkurës. Prodhimtaria e Bruneit për eksport përfshin naftën, gazin natyror dhe kauçukun natyror. Brunei është prodhuesi i tretë më i madh i naftës në Azinë Jugore dhe prodhuesi i katërt më i madh i gazit të lëngshëm natyror në botë. Qeveria inkurajon zhvillimin e bujqësisë së vendit, për të reduktuar varësinë nga produktet ushqimore të importuara. ●

(1) - Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f:,38, 39. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f:. 92, 93. Logos-a, 2009, Shkup. ATLAS islamskoga svijeta / redakcija i autori tekstova Ahmet Alibasiç ...; f:, 54. Sarajevo, 2004. http://ar.wikipedia.org/wiki. http://www.marefa.org/index.php (2) - Vladimir Zoto., Ibid f, 38.. (3) – http://ar.wikipedia.org/wiki. http://en.wikipedia.org/wiki/Bandar_Seri_Begawan (4) - Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f,93. Logos-a, 2009, Shkup.(5) – http://ar.wikipedia.org/wiki. http://travel.maktoob.com/vb/travel64297/ (6) – http://ar.wikipedia.org/wiki. Vladimir Zoto, Ibid. f:. 39. (7) www.sifraltareekh.com/vb/attachment.php?attachmentid=258&d... Dr. Ismail Ahmed Jagi, Mahmud Shakir; Tarihu-l-Alemi-l-islami El hadithi ve-l-muasiri, f: 312. Darul Merih, Rijad – Mbretëria e Arabisë Saudite. http://kanzalarb.com/vb/t30957.html. http://www.m7abib.com/2006/06/26/brunei1/ (8) - Vladimir Zoto, Ibid f, 38.



Faik Miftari

# Frika e Pirro Mishës nga Turqia

Para ca ditësh lexova me vëmendje vështrimin e Pirro Mishës me titull ”Neo – otomanizmi dhe Shqipëria”, në të cilin autori analizon fjalimin e Ministrit të Jashtëm Turk Ahmet Davutoğlu të mbajtur në Sarajevë, në konferencën me titull: ”Trashëgimia osmane dhe bashkësitë myslimane në Ballkan sot”, kohë më parë, saktësisht në fund të vitit 2009. Është e drejtë e tij që të komentojë dhe analizojë fjalimin e tillë Pirro Mishës, për të cilin kam respekt si dhe çmoj lirinë e shprehjes së lirë të tij, por nuk mund të qëndroj indiferent ndaj disa tezave të gabuara apo të shtrembëruara në vështrimin në fjalë. Që në fillim të vështrimit autori shkruan: ”S'ka dyshim se teza si ato të Davutoğlusë përbëjnë një sfidë, e cila bëhet edhe më e madhe nëse vërtet pas tyre qëndron një shtet i fuqishëm siç është Turqia”. Nuk mund të kuptoj se si nuk e ka të qartë Pirro Misha, që fjalimi i tij i mbajtur në Sarajevë, shprehë pikëpamjet apo bindjet e tij personale, pasi atje ai nuk ka shkuar në cilësinë e një studiuesi, por në cilësinë e Ministrit të Punëve të Jashtme të Turqisë, dhe se ai prezanton qëndrimet e diplomacisë së jashtme turke, nuk e di që gjer tani administrata shtetërore turke të jetë distancuar nga fjalimi i tij. Lirisht mund të them se Ahmet Davutoglu është “truri” i diplomacisë turke dhe, një të tillë, Turqia nuk e ka pasur që nga themelimi i Republikës së Turqisë në vitin 1923 e gjer më sot, dhe se ai mund të krahasohet lirisht me ish-Sekretarin Shtetëror të SHBA-së Kisinxher, ose me ish-Shefin e diplomacisë ruse Gromiko.

### OSMANLINJTË I KANË PRANUAR SHQIPTARËT, TURQIT DHE BOSHNJAKËT QË ISHIN DETYRUAR ME DHUNË TË LARGOHESHIN NGA TROJET E TYRE

Më tutje ai e fajëson Turqinë si shkaktare të dëbimit të shqiptarëve, turqve dhe boshnjakëve nga hapësirat e ish-Jugosllavisë dhe Greqisë, me lidhjen e marrëveshjeve me palët jugosllave dhe greke. E vërteta është se ajo kishte pranuar shqiptarët, turqit dhe boshnjakët që me dhunë dhe nga një presion i paparë, ishin detyruar të largoheshin nga trojet e tyre etnike shekullore, ndjekje të programuara dhe të frymëzuara nga programet e Naçertanies serbe dhe Megalidesë greke dhe të zbatuara në praktikë nga qarqet e caktuara shtetërore shoviniste serbe dhe greke. Ia rikujtoj Pirro Mishës nga historia e largët se Perandoria Osmane kishte pranuar në gjirin e vet arabët (myslimanët) dhe çifutët( hebrenjtë) e dëbuar me dhunë nga Spanja nga mbreti Ferdinand dhe mbretëresha Izabela pas rënies së Granadës në vitin 1492.

Një tezë tjetër e shtrembëruar e Pirro Mishës është edhe kjo:"Në ndonjë rast ajo i përdori këto marrëveshje për të nxjerrë edhe përfitime të tjera, siç qe zëvendësimi i gjuhës shqipe me turqishten në Kosovë". Nuk e kam të qartë se çfarë aludon dhe për cilën kohë e thotë këtë tezë, që është e paqenë për Kosovën - zëvendësimi i gjuhës shqipe me gjuhën turke në Kosovë(?!). Si mund të ndodhte ky zëvendësim sa kohë që gjatë gjithë kohës në Kosovë kishte 1-2% turq, të kishin jetuar ose vazhdojnë të jetojnë në Kosovë?! Më tutje nuk e kuptoj se çfarë rreziku sheh z. Misha nga forcimi i Turqisë, dhe pse afrimi ynë me të, do të thotë largim nga Perëndimi. Duhet ta ketë të qartë Pirro Misha se ne jetojmë dhe gjendemi në Evropë, dhe, herët a vonë, do të bëhemi pjesë e Bashkimit Evropian dhe NATO – s, me kulturat që u përkasim, si me shumicën islame ashtu dhe me pakicën e krishterë. Gjithashtu më duhet t' ia kujtoj Pirro Mishës se Turqia është anëtare e NATO-së më shumë se 50 vjet, dhe se është kandidat potencial për të hyrë në Bashkimin Evropian, tash një kohë të gjatë. Le ta dijë Pirro Misha se, krahas faktorit amerikan (ShBA-së), që është kryesori për qëndrueshmërinë dhe stabilitetin e paqes në Ballkan, dhe sidomos për mbijetesën e popullit shqiptar, boshnjak dhe turk në Ballkan, - faktori turk (Turqia) në bashkëveprim me faktorin amerikan (ShBA-në) dita më ditë po merr rolin e një shteti të fuqishëm dhe me rritje të hovshme, si në fushën ekonomike, politike, ushtarake, shtu dhe strategjike në Ballkan, dhe se nuk është çudi që në një të ardhme të afërt të marrë primatin në Ballkan në bashkëveprim me faktorin amerikan, si faktor garantues i qëndrueshmërisë dhe mbijetesës së popullit turk në Bullgari, Greqi, Maqedoni, Kosovë, i popullit shqiptar në Shqipëri, Kosovë dhe Maqedoni, si dhe i popullit boshnjak në Bosnjë, (Sanxhak) Serbi e në Malin e Zi. Pajtohem me Pirro Mishën lidhur me faktin se në Perandorinë Osmane të gjithë myslimanët, pa marrë parasysh prejardhjen e tyre, kanë qenë pjesë e miletit osman (jo turk), të gjithë ortodoksët pjesë e miletit rum ( jo rom) si dhe çifutët pjesë e miletit hebre. Kështu ishte gjer në vitin 1908, kur dolën në skenë "genç türkler" (xhon-turqit a turqit e rinj) dhe hodhën idenë panturke dhe rrëzuan nga froni sulltan Hamidin e Dytë, mikun e madh të shqiptarëve, të cilin, në vlugun e kryengritjes shqiptare të vitit 1912 - Hasan Prishtina, Riza Kryeziu e Isa Boletini, - thurnin plane për ta shpëtuar sulltan Hamidin e Dytë, që ishte burgosur prej xhonturqve në atë kohë në Selanik. Po këtë gjë thekson edhe Rexhep Qosja në kujtimet e tij "Tronditja e shekullit I-II": " Sulltan Hamidi Kosovën e quante xhevahiri më i çmuar në gjerdanin e Perandorisë së tij". Revolucioni xhonturk i vitit 1908 ishte fillimi i shkatërrimit të Perandorisë Osmane, që do ta vuloste Mustafa Kemal Ataturku me krijimin e Republikës së Turqisë, në vitin 1923. Tezat e Ahmet Davutoglusë "përbëjnë epokën e artë të Ballkanit" në ditët e tanishme... Studiuesit dhe hulumtuesit e historisë theksojnë se Perandoria Osmane dhe Perandoria Austro-Hungareze kanë qenë dy perandori par exellence për shekuj me radhë për modelin dhe mënyrën e jetesës së popujve të ndryshëm me kultura të ndryshme, që mund të jetonin një kohë të gjatë në harmoni të plotë.

Sa për shkrimin e Arbër Xhaferit "Pasojat e akraballëkut", që e përmend autori, nuk dua të shfaq ndonjë mendim këtu, sepse atij i jam përgjigjur në kohën kur e pati shkruar, dhe ai mund të gjendet në internet.

### GJATË VITEVE 1997/1999, TURQIA QE NGA FAKTORËT KRYESORË QË MBROJTËN SHQIPTARËT NGA FQINJËT E KRISHTERË -NGA GREQIA DHE SERBIA.

Kulminacion i tezës së shtrembëruar të Pirro Mishës, është kjo që thekson ai: "Duhet shtuar se ky lloj ligjërimi më së shumti paraqitet nën një petk nacionalist, ku një vend të rëndësishëm e zë amplifikimi i stereotipave dhe dyshimeve ekzistuese ndaj fqinjëve tanë të krishterë, si armiqtë tanë historikë, nga kërcënimi i të cilëve na paska mbrojtur historikisht pikërisht Turqia dhe besimi ynë mysliman". Dua t'i kujtoja Pirro Mishës, ndonëse ai e di shumë mirë, por nuk do të pranojë një realitet të tillë, dëshmitar i së cilës edhe ka qenë vetë, sepse kjo nuk ndodhi para qindra vjetësh, por vetëm para

pak më shumë se 10 vjetësh, saktësisht në vitet 1997 /1999. Atëherë qe pikërisht Turqia mbrojtëse e shqiptarëve nga fqinjët e krishterë, pikërisht të Greqisë dhe Serbisë. Me rastin e rebelimit dhe rrëzimit të Qeverisë Shqiptare në vitin 1997, kur qe në rrezik edhe integriteti dhe sovraniteti i Shqipërisë, pikërisht ka qenë Turqia dhe ish kryeministrja e saj, Tansu Çiler, që pati siguruar Presidentin e atëhershëm Sali Berisha, se Turqia garantonte tërësinë territoriale dhe sovranitetin e Shqipërisë. Vetëm dy vjet më vonë, në vitin 1999, me rastin e fillimit të bombardimeve të NATO-s në Kosovë, ushtria serbe hyri në territorin shqiptar në thellësi gjer në 10 km... dhe ishte pikërisht Pandeli Majko, ish-Kryeministri shqiptar që shpresat i kishte kthyer plotësisht nga Turqia, që pati urdhëruar atasheun ushtarak më 29 mars 1999 në Ambasadën Shqiptare në Ankara me fjalët: "Zotni kolonel, realizoni një takim urgjent me Kryeministrin Exhevit dhe, mbasi t'ia shpjegoni situatën në Veri të Shqipërisë, ku forcat e ushtrisë serbe kanë bombarduar disa herë me artileri dhe nënrepartet ushtarake të saj vazhdojnë të hyjnë në thellësi të territorit tonë. I kërkoni atij të shprehë qartësisht mbështetjen reale të shtetit dhe forcave të armatosura të Turqisë në mbrojtje të sovranitetit të Shqipërisë...Në takim me atasheun ushtarak shqiptar në Ankara".

## KRYEMINISTRI THAÇI ISHTE NË KONTAKT 24 ORËSH PARA DHE GJATË DITËS SË SHPALLJES SË PAVARËSISË LIDHUR ME ECURINË E MBARËVAJTJES SË PROCESIT.

"Shteti dhe forcat e armatosura të Turqisë janë në krah të popullit vëlla shqiptar dhe nuk do të lejojmë askënd të prekë kufijtë dhe tërësinë territoriale të Shqipërisë. Në rast nevoje, Turqia do të mbrojë, së bashku me Shqipërinë, sovranitetin dhe pavarësinë e popullit mik dhe vëlla të Shqipërisë". Kishte shtypur butonin e kuq dhe menjëherë ishte paraqitur Komandanti i forcave të armatosura dhe shef i Shtatmadhorisë Turke, Gjeneral armate Hüsein Kıvrıkoğlu. Të nesërmen nga aeroporti ushtarak i Ankarasë qenë nisur drejt Shqipërisë avionët ushtarakë... Turqia qe i vetmi vend që, në atë kohë debatesh dhe diskutimesh për ndërhyrjen ose mosndërhyrjen ushtarake të NATO-s në Kosovë, garantoi Shqipërinë se do ta mbështeste drejtpëprdrejt me forca ushtarake dhe armatime për të mbrojtur sovranitetin e vendit. I vetmi vend aleat që iu përgjigj pozitivisht Kryeministrit Majko për të mbështetur një luftë të tillë, ishte Turqia".E sa për rolin e Turqisë lidhur me Kosovën, do të theksoj vetëm një detaj, edhe pse kam pritur dhe besuar se Turqia realisht ka qenë e para që kishte njohur zyrtarisht pavarësinë e Kosovës, por për shkaqe të njohura, herë qarkullonin lajmet se ajo qe e para që kishte njohur Pavarësinë e Kosovës, dhe herë Afganistani, ShBA-ja, herë Shqipëria e kështu me radhë...

Për herë të parë e ka pranuar haptazi gjatë fjalimit të tij në lagjen e Kurillës në Prizren gjatë fushatës zgjedhore për kryetar të Prizrenit, Ministri i Transportit dhe Telekomunikacionit të Kosovës, Fatmir Lima, se Turqia ishte e para që pati njohur Pavarësinë e Kosovës, dhe këtë më vonë e konfirmoi edhe Kryeministri aktual i Kosovës, Hashim Thaçi, gjatë një debati televiziv në Kosovë, i cili parafrazoi se "në momentin e mbajtjes së seancës së Parlamentit të Kosovës, është mbajtur edhe seanca e Parlamentit Turk, që kishte ndjekur "live" çastin e shpalljes së Pavarësisë së Kosovës, dhe menjëherë pas kësaj kishte njohur zyrtarisht Pavarësinë e Kosovës. Më tutje theksoi se me Kryeministrin e Turqisë, Rexheb Tajib Erdoğan, ai (z. Thaçi) kishte qenë në kontakt 24 orësh para dhe gjatë ditës së shpalljes së Pavarësisë lidhur me ecurinë e mbarëvajtjes së procesit".

Po ashtu do të ndalem edhe në një detaj, në Lëvizjen Gülen, që e cek Pirro Misha. Gjatë vitit 2009 Qendra Edukativo-Arsimore "Gülistan" (pjesë e Lëvizjes Gülen) shtroi kërkesën pranë kuvendit komunal të Prizrenit për t'i dhënë një truall prej 5 hektarësh për ndërtimin e kolegjit turk të Mehmet Akif Ersojit. Duke ditur paraprakisht se në mesin e kuvendarëve ishte një numër i konsiderueshëm i këshilltarëve kundër lejimit të kësaj kërkese për truallin e kolegjit, unë pata marrë në foltoren e kuvendit të Prizrenit dhe aty, përveç të tjerash, thashë:" Kërkesa e Qendrës Edukativo-Arsimore "Gülistan" për lejimin apo ndarjen e 5 hektarëve për ndërtimin e një kompleksi shkollor, duhet përshëndetur dhe aprovuar prej të gjithë neve kuvendarëve, pasi, si e tillë, ajo vetëm do të begatojë dhe avancojë sistemin arsimor jopublik, duke marrë parasysh se është edhe anëtare e komitetit evropian të shkollave ndërkombëtare dhe se e ka vargun zinxhiror të kolegjeve në mbi 100 shtete të botës, dhe është e njohur për rezultatet shumë të mira që nxënësit kanë treguar gjatë vijimit të procesit edukativo arsimor. Në një mes apo shoqëri me diversitet kulturor, veçanërisht në Prizren, që njihet si i tillë, ku është normale dhe njerëzore që të ndihesh krenar për kulturën së cilës i përket dhe të tregosh respekt për kultura të tjera, por të tregosh respekt të plotë për kulturën që nuk i përket, ndërsa të anashkalosh kulturën që i përket, me të vërtetë nuk është aspak njerëzore, morale dhe logjike"..

Si përfundim, lexuesi shqiptar do të dijë të vlerësoj se cili është interesi i tij kombëtar, dhe se nuk ka çka të humb por vetëm do përfitojë me një Turqi të fortë, e cila është një garantues shtesë për qëndrimin, zhvillimin dhe përparimin e shqiptarëve që gjenden në trojet e tyre etnike në Ballkan. ●



# KULTURORE

Prof. asoc. Dr. Abdullah Hamiti

## Poeti kombëtar turk me prejardhje shqiptare
### MEHMET AKIF ERSOJ

Mehmet Akif Ersoj vlerësohet si kryepoet i letërsisë turke, autor i Himnit kombëtar turk, kryeredaktor i revistës Sirat-i Mustekim, madje ishte njohës i mirë i disa gjuhëve (arabisht, frëngjisht e persisht), njeri me veti të larta morale e kishte karakter islam e kombëtar. Ai kishte përjetuar shumë luftëra e ndryshime të mëdha sociale dhe politike. Thjesht, ky konsiderohet poet kombëtar turk. Kështu Kemal Ilicak, në parathënien e librit të gazetës "Tercuman" me rastin e 50-vjetorit të vdekjes së Mehmet Akifit, shprehet: "Është mbushur gjysmë shekulli që kur e humbëm poetin tonë kombëtar, të ndjerin Mehmet Akif Ersoj. Me gjithë faktin se fizikisht është ndarë nga ne, personaliteti i tij shpirtëror, imani i tij, nacionalizmi i tij dhe shërbimet që i ka bërë popullit tonë, do të jetojnë përgjithmonë".[1]

Duke vlerësuar drejt veprat letrare të Mehmet Akif Ersojit, si një krijimtari të mirëfilltë të letërsisë turke përkrah veçorive letrare, shohim se Mehmet Akifi, si në shumë aspekte, edhe në planin e krijimit artistik qëndron në lartësi.Botëkuptimi i tij artistik përfshin: biseda nëpër mëhallë, shkencë, art, edukim, qytetërim, punë, përparim, moral dhe fe. Ai shkroi poezi klasike dhe përdori metrikën kuantitative -aruz (aruz vezn). Mehmet Akifi poezitë i botoi në shtatë libra, që, pas vdekjes së tij, janë përmbledhur e botuar në një libër të vetëm me titull "SAFAHAT" me alfabetin e ri turk - latin. Në këtë punim, do të paraqesim Mehmet Akifin si një poet që dha kontribut të çmueshëm për përshkrimin e shoqërisë së asaj kohe, e sidomos për shtresat sociale, që konsiston në formimin e personalitetit të tij në frymën islame qysh nga fëmijëria e tij, si bir hoxhe. Madje do të thoshim se, sado që Mehmet Akifi i takon periudhës së letërsisë moderne, ai nuk ndikohet shumë nga Perëndimi. Përkundrazi, në poezitë tij ai del qartë si islamist, duke shkruar për virtytet e Islamit, për moralin islam, për Pejgamberin Muhamed e trimat e tjerë të përhapjes së Islamit. Në poezitë që kishte filluar t'i botonte nëpër revista, që nga koha kur ishte nxënës dhe gjatë jetës së tij artistike, shihet ndikimi i madh i kulturës së thellë fetare që kishte nxënë në fëmijëri, veçmas nga babai i tij.

Mehmet A. Ersoj lindi në dhjetor 1873 në lagjen "Sarigüzel" në rrethinën e Fatihut në Stamboll dhe vdiq, po ashtu në Stamboll, në vitin 1936. Në këtë lagje ruhej dhe jetohej jeta tradicionale myslimane, dhe dallohej shumë nga "jeta e përgjithshme", e cila çdo ditë nga pak bëhej allafranga. Akifi, në disa poezi të tij, herë pas here, do t'i përshkruante ato çaste të lezetshme që kishte jetuar në fëmijërinë e tij në lagjen Sarigüzel.

Babai i tij ishte Tahir Efendi Pejani (me prejardhje shqiptare), i cili kryente punën e profesorit në medresenë e Fatihut, - Mehmet Akifin qysh në fëmijëri e pajisi me dituri fetare-islame. Në moshën 14 vjeç Akifi përjetoi dhembjen shpirtërore për shkak të vdekjes së babait të tij. Kështu në shpirtin e Akifit u krijua një dhembje dhe zbrazëti e thellë, ngase, me vdekjen e babait të tij, atij i vdiq edhe shoku e mësuesi më i mirë, siç e pohon edhe vetë: "Pejanin Tahir Efendiu e kisha edhe baba edhe mësues, çkado që di, e kam mësuar prej tij"[2]. Me gjithë pengesat me të cilat përballej, ai gjeti forcën dhe vullnetin për të vazhduar studimin e lartë në Fakultetin e Veterinarisë, që ato kohë ishte një drejtim shumë i kërkuar, të cilin e mbaroi me sukses të lartë në moshën njëzet vjeç. Pas përfundimit të studimeve, menjëherë zuri punë në sektorin e veterinarisë dhe pastaj, për t'u marrë me sëmundjet infektive të kafshëve, shëtiti për afro katër vjet në Rumeli, Anadolli e Arabi. Ndërkohë, gjatë këtyre shëtitjeve i kishte njohur njerëz që jetonin në vise të ndryshme të Perandorisë Osmane, në mënyrë të veçantë i kishte njohur thellë



fshatarët, dhe ajo përvojë në të ardhmen do t'i hynte në punë shumë.Gjatë kryerjes se çfarëdo funksioni e detyre, Mehmet Akifi dallohej si dashamirës i arsimit, si poet që favorizonte sidomos motivin revolucionar dhe, hiç më pak atë fetar e atë realist e social. Janë të njohura poezitë e tij sociale, në të cilat ai përshkruan jetën e vështirë të masave turke. Dhe, po qe se vështrohen me kujdes poezitë e Mehmet Akifit, do të shihet se ai në to ka pasqyruar me sukses karakteristikat dhe atmosferën vendore.

## MOTIVI SOCIAL NË POEZITË E MEHMET AKIFIT

Mehmet Akifi është një poet që dha një kontribut të çmueshëm për përshkrimin e shoqërisë së asaj kohe, sidomos për shtresat sociale, që konsiston në formimin e personalitetit të tij në frymën islame qysh nga fëmijëria e tij si bir hoxhe.

Mehmet Akif Ersoj ishte i ndikuar drejtpërsëdrejti nga fryma fetare, dhe kjo e shtyri të shkruante për shtresat e varfra si dhe për kushtet e vështira që zotëronin atë kohë në Turqi, saqë kjo mund të vërehet gjatë gjithë krijimtarisë së tij, dhe sidomos në poezitë e permbledhura në "Safahat", siç janë ato: "Kufe"(Shporta), "Kocakarı ile Ömer" (Gruaja plakë dhe Omeri), "Mahalle Kahvesi" (Kafeneja e mëhallës), "Hasta" (I sëmuri) etj., në të cilat kemi përshkrime shumë reale të mjerimit social. Po ashtu do theksuar se përmbledhja "Safahat" është e mbushur përplot me terma dhe nocione me karakter social e fetar, madje shumë prej poezive të tij fillojnë me ajete kur'anore ose me hadithe të Pejgamberit.

Kështu, në poezinë "Gruaja plakë dhe Omeri" shprehet një mistifikim i ngjarjes, me karakter social, por edhe një pesimizëm intim.

Poezia "Gruaja plakë dhe Omeri", si poezi, i ngjan, mund të themi, një tregimi apo novele të shkurtër.

Struktura e saj nuk është e ndarë në strofa, por vargjet e saj nuk reshtin së treguari për ngjarjen. Poeti nuk

pushon së rrëfyeri, pra kemi të bëjmë me një rrëfim të panderprerë.

Eshtë poezi me karakter social, dhe në të gjitha vargjet e saj përshkruhet gjendja e vështirë sociale e gruas së vetmuar, që rri e vetme, e heshtur në krye të oxhakut, që tymon, sa kohë që femijët klithnin, bërtisnin, qanin me lotë; fëmijet për ditë e ditë nuk kishin futur asgjë në gojë, - varfëri, skamje kishte në familjen e gruas së moshuar. Ushqim për të ngrënë kërkonin, por nuk kishte. Shprehjet "duam bukë, duam bukë" janë shprehje rrëqethëse të mjerimit social, të cilat u ngjajnë thirrjeve që bënte edhe Migjeni ynë.

Pavarësisht nga të gjitha hallet e vuajtjet jeta vazhdon.

Është merita e poetit që poezinë e bën më interesante.

Mirësia te kjo familje shfaqet papritur: Omeri ndez oxhakun, gjella gatuhet, femijët nxehen, ndihet një ngrohtësi familjare dhe në mëngjes Omeri largohet nga shtëpia, dhe kështu vazhdon rrugëtimi …Kjo domethënë se Turqia asokohe kishte probleme të mëdha sociale, dhe kjo e kishte shtyrë poetin për të shkruar atoprobleme dhe, me figurën e halifes Omer, ai aludon nevojën e një sundimtari të drejtë si Omeri, i cili do të kujdesej për varfanjakët.

Në poezi vuajtjet sociale janë tmerruese; e vetmja shpresë që kjo familje shihte ishte mbështetja tek Allahu xh.sh., çka domethënë se kjo familje ishte një familje vërtet e vuajtur, por me besim të plotë tek Allahu. Dhe krejt ngjarja zhvillohet para syve të gruas plakë.

Poezia ka motiv të plotë social, dhe të gjitha figurat stilistike i gjejmë në këtë poezi, dhe sidomos: metaforën, krahasimin, hiperbolën, antitezën, simbolin. Tematika është me karakter liriko-social.

Motivin social te Mehmet Akifi e gjejmë të shprehur shumë mirë edhe në poezinë "Hamall". Kjo poezi ka një elegancë e një ndjeshmëri të stërtheksuar të motivit social dhe shpreh ndjenjën e prekshme të çastit nga takimi i djalit pa prind, hamallit që bredh i vetmuar e që kërkon jetë, po jeta nuk i jep bukuri, dritë, prandaj është i zhytur në mendimet për babanë e vdekur dhe përveç tij nuk dëshiron askënd; arsyeja është se fëmija vetëm nga prindi siguron bukën e gojës dhe kushtet për një jetë më të mirë.

Në fillim të poezisë, poeti paraqet qytetin e madh të Stambollit, të mbushur me ujë; me vete ka edhe një shkop në duar që të ruhet dhe të mos bjerë në ndonjë pusetë uji, të cilat ishin të bollshme në rrugët e Stambollit.

*U bënë pesë ditë që shprehi më është bërë kokulja*
*E mëngjeseve dal herët nga shtëpia.*
*Në lagjen tonë, në periferi të Stambollit pra:*
*Rrugëve nuk kalohet nëse not nuk di!*

Djali me emrin Hasan është i tmerruar nga rrethanat e kohës, i stresuar e nuk gjen qetësi, puna si hamall e mundon shumë, dhe poeti, me fjalët që shpreh, mundohet ta qetësojë duke ia bërë me dije se edhe ai është pjesë e asaj shoqërie në atë gjendje. Pra, është kohë e hamejve, kohë kur njerëzit vetëm për ta siguruar bukën bëjnë çfarëdo lloj pune: qymyrxhinj, hamej, sharraxhinj etj..

*- Oh biri im, eja mos vepro ashtu, mos u shkatërro!*
*Ç' deshe prej shportës, biri im? Ajo gojë s'ka, gjuhë s'ka,*
*Babai yt tetë vjet e ka perdorur . . . dhe thoshte se:*
*Është një shportë shumë e mirë, sa s' kam mbetur pa barrë ….*
*Me vdekjen e babait tënd, domethënë ka mbetur jetim!*
*Me atë do t'i ushqesh nënën dhe vëllezërit e tu.*
*A fëmijë je a, a ende nuk e kuptove punën tënde?*

Dhe këtu poeti prek mu në zemër motivin social, problemet që kishin të gjithë: mjerimin, varfërinë e vuajtjet e asaj shoqërie.

Nuk mund të jetë më prekëse sesa kur një katërmbëdhjetëvjeçar kërkon ndihmë për të përballuar jetën e brishtë, djali me xhepat bosh, i harruar nga shoqëria, e thënë nga autori me një figuracion shumë të pasur.

Hasani është kryepersonazhi, është djali i mjerë i kësaj poezie me motiv social dhe tepër domethënëse.

Ngjarja zhvillohet në një hidhërim të skajshëm dhe monoton, që shpreh autori nëpërmjet gjuhës së Hasanit. Poezia ka në vete një brengë, dhe kjo brengë është e pranishme që në rreshtat e parë e deri tek ata të fundit. Pasi që poezia ka motivin social, vazhdon për ta zgjidhur problemin si në të gjitha poezitë e tjera të autorit me motive sociale.

Si shumë poezi të Mehmet Akifit, edhe poema "Vefasiz Kosova" kushtuar Kosovës, bart në vete një motiv të fortë social, dhe mbase e gjithë letërsia e asaj periudhe ka qenë e orientuar nga motive dhe probleme sociale, edhe poeti ynë këtë motiv e ka trajtuar mirë me stilin e tij artistik shumë të gjallë.

Edhe studiuesit turq e kanë trajtuar shumë realizmin në poezitë e Mehmet Akifit, meqë shprehja e tij është pasqyrim i një realiteti trajtuar në tema nga më të ndryshmet, po të lidhura kryesisht me kulturën dhe traditën e popullit turk dhe të atyre myslimanë në përgjithësi. Dhe kjo është bota e artit, e cila e nxorri në shesh idealin estetik dhe e mbajti gjallë. Kjo botë e Mehmet Akifit, e ekspozuar në faza të ndryshme dhe të shumanshme, ka nxjerrë në shesh aventurën shtatëperdëshe të dramës së Safahatit. Prandaj, duke ndjekur hap pas hapi botën e tij në veprën e tij, një studiues turk shkruan: "Arti i Akifit në fillim ishte realist. Në Safahatin e parë dominojnë spekulimi i fjalëve dhe mjeshtëritë e vargënimit. Këtu del se artisti është një piktor i shkathët i realitetit, një moralist shoqëror, i cili shtrihet deri tek mjerimet shoqërore/sociale", dhe shton: "thuajse do të bëhet Emil Zola i Turqisë".[3]

Më pastaj, ky studiues, duke e vlerësuar qasjen e Akifit ndaj jetës sociale të shoqërisë turke, shkruan: "Në letërsinë turke është e pamundur të haset një poet që është thelluar dhe ka derdhur kaq shumë lotë për jetën tonë të dërrmuar, për mjerimin e njeriut. Viktor Hygo kishte portretizuar hartën shpirtërore të francezëve, Mehmet Akifi me gjakun e një zemre të copëtuar me dhembje, kishte portretizuar tablonë e zemrës, të atdheut tonë, që është bërë copë-copë, me një mijë e një vuajtje.

Pjesët poetike të emërtuara "Bayram", "Seyf' Baba" "Istibdad (Absolutizmi)", "Hüriyet (Liria)", "Mahalle Kahvesi (Kafeneja e mëhallës)", "Köse Imam" - janë kryeveprа të një relizimi që në vargënim tërheqin dhe bashkojnë Sadiun dhe Balzakun apo Zolanë. Në këto pjesë të tij poetike, duket hapur ashku i vërtetë dhe në to e gjejmë Sadiun e popullit turk, i cili jeton në shekullin e njëzetë. Kuptohet se Akifi kërkon një jetë në të cilën do të strehohej. Por, jeta që kërkon ai, nuk është jeta jonë e padrejtë dhe e pamëshirshme.

Tek ai, në shpresat për jetë ka ideal të zbulimit. Ky ideal është zbulimi i mëshirës hyjnore që i është kthyer ymetit të Pejgamberit. Sikur morali i krishterë, edhe morali islam lidhet me principin e merhametit".[4]

Në kohën kur filloi të krijonte Mehmet Akifi, intelektualët, të ndikuar nga Perëndimi mbështeteshin tek botëkuptimi "Arti për art". Mehmet Akifi, në vend të devizës "Arti për art" përkrah devizën "Arti për shoqërinë". Akifi, në art nuk kërkon objektivin, po në objektiv kërkon artin. Dhe, siç shprehet kritika turke, në këtë drejtim ishte shumë i suksesshëm.

Dhe, duke përmbledhur botëkuptimin e Akifit ndaj artit, kritika turke shkruan: "Mehmet Akifi, i cili me vëzhgimin e tij të mrekullueshëm shëtit gjithnjë në pamjet e trishtueshme të atdheut dhe kujdesin e tij e përqendron në jetën turke, në poezinë e tij fut mëhallën, sokakun, kafenetë, mejhanet dhe gati çdo tip të njeriut; me vetëdije e pasqyron shoqërinë turke me të gjitha mangësitë e saj, me mjerimet, besimet e kota të sajat dhe me veprat e mbetura në gjysmë të rrugës, domethënë i paraqet "turpet shoqërore turke".[5]

Pra, me sa mund të shihet edhe nga përshkrimet që dalin nga poezitë që i sollëm këtu, Mehmet Akifi bënte një përshkrim shumë realist të shoqërisë së atëhershme turke. Dhe sipas tij, arti ka tri baza: Jeta, e vërteta dhe vrojtimi.6 Prandaj edhe poezitë e tij letërsisë turke i sjellin një zë krejtësisht të ri. Dhe ky zë, s'do mend, ka zgjuar një interesim të madh.

Nga gjithë ajo që u trajtua në këtë shkrim, Mehmet Akifin e shohim si një poet idealist e të pathyeshëm në krijimtarinë e tij, që herë-herë paraqitet si një mendimtar që, me pikëpamjet e tij, pasqyron gjithë realitetin. Krahas poezive, ai kishte shkruar edhe shkrime teorike rreth artit poetik e filozofisë. Prandaj, Akifi aq sa ishte artist, njëkohësisht po aq ishte edhe



mendimtar. Në jetën e tij dominon edhe dinamizmi mendor (intelektual), edhe ai veprues faktik. Ai ishte një njeri i aksionit, të cilin do ta preokuponin çështje, probleme dhe brenga të vendit shumë më tepër sesa do të preokuponin një qytetar a një intelektual të rëndomtë.

Mund të thuhet se shoqëria turke ditët e saj më kritike i kishte kaluar në kohën kur kishte jetuar Mehmet Akifi. Prandaj edhe poezitë edhe prozat e tij janë në cilësi të një panorame të periudhës në fjalë. Prof. Dr. K. Yetish, duke vlerësuar poezinë e tij, thotë:

"Siç shihet, Akifi, letërsinë dhe shoqërinë i konsideron të njëjta. Ngjashëm si në poezinë e tij, shoqëria në letërsi, do të duhej të mund ta sodisë veten që t'i shohë ku janë gabimet, të metat anët që çalojnë, dhe të mundohet të mos i bëjë ato".[7]

Por Mehmet Akifi ishte i preokupuar nga probleme të kohës, të cilat i ka trajtuar e reflektuar me sukses në poezinë e tij, e kjo në të njëjtën kohë, në kohën kur kishte jetuar Akifi, nxirrte në shesh temën sociale dhe politike të letërsisë së re turke.

Meqenëse tash kemi të botuar shqip veprën e tij poetike komplet[8], sigurisht që mbetet detyrë e studiuesve tanë të merren më drejtpërdrejt me autorin dhe me krijimtarinë e tij poetike. ●

(1) Kemal Ilicik, Mehmet Akif ve Sefahat, Tercüman, Istanbul, 1986, Önsöz, s. 3. (2) Türk Edebiyatı Tarihi; f.1152-1157. (3) Nurettin Topçu, Mehmet Akif, Istanbul, 1970. s. 78. (4) Nurettin Topçu, Mehmet Akif, Istanbul, 1970. s. 78. (5) Mehmet Akif ve Sefahat, Tercüman, Istanbul, 1986, Önsöz, s. 21.(6) Mehmet Akif ve Sefahat, Tercüman, Istanbul, 1986, Önsöz, s. 22.(7) Prof. Dr. Kazim Yetiş, Mehet Akif'in Sanat-Edebiyat ve Fikir Dünyasından Çizgiler, Atatürk Kültür Merkezi, Ankara – 1992, s. 3. (8) Mehmet Akif Ersoj, FLETËT, përktheu Mithat Hoxha, botoi Logos-A, 2009,Shkup. F. 696.

Doc.dr. Xhabir Hamiti

# Edukimi i imamëve në Gjermani

Gjermania, pas Francës, është vendi i dytë sot në Evropë me më shumë pjesëtarë të komunitetit mysliman. Numri i qytetarëve evropianë me përkatësi fetare islame është në rritje të vazhdueshme, kurse në shumë qytete dhe shtete evropiane feja islame, pas Krishterimit, tani renditet në vendin e dytë. Rritja e numrit të qytetarëve të rinj me përkatësi fetare islame në Evropë, me tendencë rritjeje të vazhdueshme, ka ndryshuar përbërjen demografike të këtij kontinenti dekadat e fundit, mirëpo në të njëjtën kohë ka ngjallur shqetësime frikë-fobi, si tek qytetarët autoktonë ashtu edhe te vetë qeveritë evropiane. Sulmet terroriste në ShBA , pastaj të tjerat në disa qendra evropiane, si në Madrid, Londër, Stamboll, Indi etj., si dhe deklaratat pompoze të kohëpaskohshme të disa "prijësve fetarë" për luftë kundër pabesimtarëve, kanë ndikuar në perceptimet e shumë evropianëve, por edhe të të tjerëve, që të krijojnë paragjykime ndaj Islamit dhe myslimanëve, duke i parë ata si shqetësim dhe kërcënim për të ardhmen e shoqërive civile dhe demokratike. Një ndikim të madh negativ në këtë drejtim, pa dyshim, kanë pasur dhe kanë edhe mediet botërore me nam, të cilat kohë pas kohe kanë sjellë dhe po sjellin në faqet e tyre vetëm anët negative të Botës Islame, që ushtrojnë grupe të vogla të caktuara të njerëzve, po që në veprimet e tyre identifikohen si mysliman. Mirëpo, jo të gjithë qytetarët e Evropës myslimanët i shohin me këto paragjykime.

Shumë studiues dhe intelektualë sot e pranojnë se ka pasur dhe ka ekzagjerime dhe teprime të paragjykimeve karshi Islamit dhe myslimanëve, prandaj, nisur nga ky fakt, shumë qendra studimi dhe universitete anekënd Evropës, por edhe tej Atlantikut, po themelojnë në vazhdimësi departamente dhe katedra, përmes së cilave po u mundësojnë kuadrove të reja, që në mënyrë akademike të studiojnë mësimet dhe filozofinë islame.

ISLAMI ME PARIMET E TIJ ORIGJINALE, TË PASHTREMBËRUARA DHE TË PAKEQINTERPRETUARA, ASNJËHERË NUK MUND TË QUHET FE E DHUNËS

Këto studime të reja bashkëkohore ritheksojnë dhe rinxjerrin në pah faktin se Islami nuk është një fe e cila parim të tij kishte ose ka dhunën, ashtu siç po paraqitet kohë pas kohe nga qarqe të caktuara me qëllime tendencioze. Islami si fe hyjnore, me parimet e tij origjinale (in it`s pure principle) , të pashtrembëruara dhe të pakeqinterpretuara , asnjëherë nuk mund të quhet fe e dhunës, dhe në këtë kontekst mund të gjykohet me shumë bindje se ata që e quajnë fenë burimore islame si të tillë, bëjnë mëkat, si para njerëzve të kësaj bote po ashtu edhe para Zotit. Faji i keqmenaxhimit dhe mosorganizimit të duhur të vetë myslimanëve, nuk mund t`i atribuohet Islamit, dhe pikërisht këtu duhet të bëhet dallimi nga të gjithë. Shumë veprime, sjellje, tradita dhe kultura të popujve myslimanë janë larg mësimeve dhe porosive të vërteta islame. Islami nuk mund të identifikohet me kulturën e popujve myslimanë ngado që ata janë, sepse Islami është mbi kulturat e vendeve, rajoneve dhe popujve të caktuar. Si duket, këtë realitet e kanë kuptuar edhe qarqet akademike dhe vendimmarrëse të Gjermanisë, po edhe të shumë vendeve të tjera evropiane. Në qytetin me peshë historike gjermane dhe evropiane, Osnabruck, nga data 25-27 shkurt 2010 u zhvillua konferenca me temën: " Edukimi i Imamit në Gjermani ", në të cilën merrnin pjesë profesorë dhe akademikë nga vende të ndryshme evropiane. Qëllimi i konferencës ishte parapërgatitja për fillimin e edukimit universitar të imamëve në Gjermani si dhe për futjen e fesë islame si pjesë të kulturës fetare gjermane. Konferenca ishte organizuar nga Universiteti i Osnabruckut, mbështetur drejtpërdrejt nga Ministri i Brendshëm i Landit Niedersachsen Uwe Schonemann. Gjermania shumë shpejt do të hapë katedra në universitetet më të njohura të saj, për përgatitjen/ngritjen arsimore të imamëve, të cilët do të shërbejnë në këtë vend në të ardhmen.

IMAMI NË PUNËN E TIJ NUK PËRFAQËSON VETËM VETEN DHE INTERESAT E NGUSHTA PERSONALE, PËRDERISA AI ËSHTË PERSON PUBLIK,
- QE NJË NGA KONKLUZIONET E KONFERENCËS.-

Në cilësinë e të ftuarit, edhe unë pata rastin të merrja fjalën në një nga seancat dyditore të kësaj konference, me temën " Tradita e edukimit të imamëve në trojet shqiptare në gjysmën e dytë të shekullit XX". Referimi im u fokusua kryesisht në rolin që kanë luajtur institucionet edukative fetare islame në edukimin e imamëve në mesin e shqiptarëve në të kaluarën dhe aktualisht, si: medreseja e mesme "Aluaddin" e Prishtinës, medreseja "Isa Beg" e Shkupit dhe medreseja "H.Mahmud Dashi" e Tiranës, pastaj edhe institucionet e larta universitare, si FSI i Prishtinës dhe FSHI i Shkupit. Shumë të pranishëm, pas paraqitjes sime, shfaqën interesim për një bashkëpunim më të ngjeshur me institucionet tona fetare arsimore, për



të cilat shumë prej tyre as që dinin se kishin ekzistuar dhe ekzistojnë. Imami në punën e tij nuk përfaqëson vetëm veten dhe interesat e ngushta personale , përderisa ai është person publik, - ishte një nga konkluzionet e konferencës. Prandaj edhe, nisur nga ky fakt, ai duhet të jetë i vetëdijshëm për vendin dhe rrethin në të cilin punon dhe vepron. Për të pasur sukses dhe për të ruajtur paqen fetare në mes njerëzve, imami duhet të jetë po ashtu i njohur mirë me sistemin, mentalitetin dhe traditat e vendit ku shërben, - qe konkluzioni tjetër. Shteti gjerman, si duket, është i interesuar të mos lejojë që në të ardhmen, në territorin e tij, të veprojnë imamë të cilët, përmes predikimeve të tyre, mund të ngjallin urrejtje e dhunë në mesin e qytetarëve, në emër të fesë. Evropa tanimë ka kuptuar dhe ka pranuar realitetin se Islami është bërë pjesë e identiteti të shumë qytetarëve evropianë, një fakt që nuk mund të zhbëhet dhe të anashkalohet, pikërisht për këtë arsye po punon për gjetjen e formave më të mira për integrimin e qytetarëve të vet myslimanë në shoqërinë e gjerë evropiane. Mendoj se e vetmja zgjedhje për të ruajtur qetësinë fetare në këtë kontinent të vjetër, është respekti dhe toleranca ndaj pakicës shumicë të myslimanëve në Evropë sot. Nuk mund të ketë rehati dhe qetësi në mes njerëzve në përgjithësi përderisa të mos ketë respekt të ndërsjellë për besimin e tyre shpirtëror, i cili duhet të kultivohet përmes dialogut të hapur e të sinqertë. Në fund të fundit, fetë hyjnore nuk janë shpërfaqur në këtë botë që njerëzit, në emër të tyre, të luftojnë në mes tyre. Diversiteti dhe laramania në mes njerëzve, deshëm s'deshëm të pranojmë, është vullnet dhe ligj i Zotit dhe, si i tillë, duhet të pranohet. Ajo që mund të shtohet në këtë kontekst, është se në mësimet islame raportet ndërnjerëzore janë sqaruar në formë shumë të avancuar. Qetësia dhe rehatia e asnjë njeriu nuk bën të lëndohet dhe të abuzohet në bazë të pikëpamjeve fetare. •

# Islami

Njeriu i parë, Ademi a.s., u krijua nga lloje të ndryshme dheu, dhe si krijesë e Allahut ishte e padijshme dhe pa njohuri për botën që kishte përpara, ashtu siç është një foshnjë/ose një fëmijë, që është impulsiv dhe dinamik, për të njohur të panjohurën. Ashtu Allahu i dërgoi melaiket tek Ademi, babai i njerëzimit , në mënyrë që ato t'ia mësonin emrat e sendeve. Islami është dituri për njeriun; shpalljet hyjnore janë të drejta nga Krijuesi i gjithësisë, Allahu xh.sh., i Cili ua dërgoi radhazi profetëve, si p.sh. Davudit a.s. (Zeburin) , Musait a.s. (Tevratin), Isait a.s. (Inxhilin), Muhamedit a.s. (Kur'anin). Gjithë këta libra hyjnorë janë Fjala e Allahut, e cila iu përshtat kohës dhe rrethanave ekzistuese të shoqërive të çdo brezi dhe sistemi. Në secilin libër hyjnor kemi udhëzimet e jetës për larmi të shumta të fushave që ndjek krijesa njeri, si fjala vjen: shkencën, ligjet. rregullat, moralin, udhëzimet dhe çdo gjë që i nevojitet njeriut në jetë.

## DALLIMI DHE DIFERENCIMI

Librat hyjnorë të përmendur më lart, ishin për shoqëritë e mëhershme, duke u ndar në stade dhe cikle jetësore periudhash, me përjashtim të librit hyjnor të fundit – Kur'anit, i cili është i vlefshëm dhe për kohën tonë, sepse i takon periudhës së fundit të përmbylljes së kapitullit të njerëzimit, ashtu siç ishte profeti Muhamed a.s. si përmbyllës i pejgamberëve dhe vulë e tyre. Kur'ani, në dallim prej librave të mëhershëm, nuk u ndryshua, u ruajt nga ana e Krijuesit, sepse si i tillë ishte dhe është destinuar të përmbledhë gjithë vëllezërit e tij dhe ai vetë, si i fundit, të na udhëheqë gjer në fundin e kësaj bote. Leximi logjik i gjithë librave të mëhershëm dallon dhe vëren kundërthënie të mëdha,si në Tevratin e ndryshuar apo Torën, ashtu dhe në Inxhilin e ndryshuar apo Biblën, që dhe emrin e merr nga Byblos i fenikasve në rajonin e Libanit të sotëm, ku panteon apo kryezot i zotave ishte Hyu Baal. Kur'ani e permend në kohën e Iljasit a.s.

Për sa i takon Tevratit apo Torës, ajo manifeston dhunën dhe terrorin e ekstremistëve hebrenj, duke shprehur këtë qartazi: "ata që nuk janë në lidhje gjaku hebrenj, duhet të vriten si derra e më keq".Rrënjët shekullariste, edhe pse nocioni është modern, madje edhe vetë fjala modernizëm u përdor nga priftërinjtë për t'i dalluar shkrimet e tyre të vjetra nga ato të rejat. Shekullarizimi ose, siç njihet në fjalorin e sociologjisë "lëvizja kundër feve apo fesë", është shfaqur në kohë dhe më të hershme se ajo e shek XX.

Arbër Berisha

# dhe Shekullarizmi

Nga të gjitha religjionet e mëdha të botës, vetëm Krishterimi selinë e vet nga Jerusalemi e vendosi në Romë, duke simbolizuar kështu perëndimëzimin e Krishterimit dhe përfshirjen shkallë-shkallë dhe të vazhdueshme të elementeve të Perëndimit, të cilat në histori kanë prodhuar dhe përshpejtuar momentumin e shekullarizimit.

## KU LINDIN PASOJAT

Perëndimëzimi dhe ngjallja e ideve pagane artistike apo iluministe përmes artit vizual me shtatoret dhe idetë monstruoze të shoqërive, solli pasoja ndikuese të mëdha.Popujt filluan të mos adhuronin idetë burimore dhe të sakta, porse ato të ndikuara nga filozofia laike, mitike, shekullariste, e përzier në traumat e shoqërive xhahile apo injorante e të padijshme, në ngarendje pas këtyre ideve, siç vraponin barbarët dhe sllavët pas pasurive e plaçkës, duke djegur e rrënuar kultura me vlera tejet të çmueshme. Shprehja "Jepni Çezarit atë që i takon, dhe jepni Jezuit at që i takon" - është një slogan a parullë që shekularistët e përdorin kinse si ndarje të fesë nga shteti. Kjo shprehje është kokë e këmbë politeizëm filozofik i indoktrinuar dhe i injektuar tek masat e gjera, duke e krijuar vendin e vet si temë absolute dhe e padiskutueshme. Ne jemi dëshmitarë se njeriun i Madhi Allah e mësoi të shkruajë, e mësoi dhe e krijoi në formën më të bukur, prandaj ta mënjanosh këtë dhe ta ndash një të vërtetë që përmban të gjitha të vërtetat, - në dy, pra në atë "Laike dhe Fetare", që më shumë tek shtetet dhe masat e gjera globale madje ka filluar të mbizotërojë e para, - vetvetiu krijohet një idhull, e ai është adhurimi i simboleve shekullariste laiciste, apo siç e quan bibla, Cezareske publike, dhe lihet pasdore ajo e shenjta dhe, mbi të gjitha, ajo që e udhëheq sistemin e gjithë kësaj krijature që ka një Krijues dhe Rregullator. Atdheu a flamuri, një ide e rrënjosur tek masa, theksohet tepër, duke u adhuruar dhe duke harruar kështu konceptin hyjnor, dhe tek disa fe kyçe, idetë e saja i dirigjon si të dojë pushteti laik.

## ISLAMI - E VËRTETA DHE SHEKULLARIZMI - E PAVËRTETA E ARRITUR

E vetmja fe që nuk ka pësuar ndryshime, dhe i vetmi libër që u ka rezistuar kohëve, është Kur'ani. Allahu xh.sh. thotë: "Ne e zbritëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij ". Shekullarizmi u shfaq në periudha të ndryshme, po kulmin e arriti në kohët moderne, bashkëkohore, duke luftuar politikisht dhe në mënyrë diplomatike për ta ndarë pushtetin nga feja, gjë që arriti ta bënte. Origjina e tij rrjedh nga hyjnitë pagane dhe mendimet e lashta të popujve benu-izraelitë, që luftuan të vërtetën, i rrahën, i keqtrajtuan, i vranë dhe masakruan profetët dhe ishin të pabindur ndaj Urdhrave të Zotit, që iu shpallën pejgamberëve, ishin mosbesues dhe mohuan e pësuan hidhërimin e të Madhit Allah xh.sh., sepse e tepruan me mohimin dhe abuzimin në mospërmbajtjen dhe teprimin e tyre kundër rregullave hyjnore gjatë ecejakeve kohore, që nga gjeneza e njerëzimit, të pabindur plotësisht. •





Ahmed Ebu Zejd

# Mrekulli e arkitekturës islame moderne

## Xhamia e Mbretit Fajsal

Xhamia e Mbretit Fajsal në kryeqytetin pakistanez Islamabad, ka arkitekturë të veçantë dhe po kalon një çerek shekulli, konsiderohet mrekulli e mrekullive të arkitekturës islame moderne, pikërisht për shkak se dallohet për cilësi arkitekturale tejet të bukura dhe të goditura. Kjo asaj i jep një bukuri të mahnitshme, sepse shquhet për një disenj të veçantë dhe punim të mrekullueshëm.Është ndërtuar në formë të çadrës arabe dhe nuk ka kupolë; është nga xhamitë më të mëdha në botë, me sipërfaqe prej 5000 metrash katrorë, dhe në brendinë e saj dhe në hapësirat jashtë mund të falen afro 100.000 vetë. Ideja për këtë xhami i lindi mbretit saudit, Fajsal bin Abdul Aziz, pas vizitës së tij në Pakistan, në vitin 1966. Më pastaj kjo ide u hodh në tender botëror, ku morën pjesë arkitektë të rangut të lartë nga 17 shtete, të cilët ofruan 43 modele të ndryshme xhamish, e pas konsultimeve dhe bisedimeve, prej tyre qe zgjedhur projekt-propozimi i arkitektit turk, Vedat Dalokay, ndonëse në fillim zgjoi disa kundërshtime, sepse ishte një punim jotradicional - nuk kishte kupolë dhe as formë tradicionale sikur xhamitë e Pakistanit.

### 130 MILIONË RIALË KOSTOJA E KËSAJ XHAMIE

Punimet në këtë xhami filluan në vitin 1976 me donacion nga Qeveria e Arabisë Saudite, dhe zgjatën për 10 vjet, përfunduan në vitin 1986. Bashkë me të u ndërtuan edhe Universiteti Islamik, Instituti i Hulumtimeve Islame, salla konferencash dhe objekte shoqëruese të këtij kulti të madh islam. Kostoja e këtij projekti madhor, i cili konsiderohet nga projektet më të mëdha islame në botë, arriti shifrën afro 130 milionë rialë, donacion i Mbretit Fajsal, që, në kohën kur u ndërtua kishin vlerën rreth 40 milionë dollarë.Hapja e kësaj xhamie është realizuar ditën e Bajramit të vogël Eid Al Adha në vitin 1408 h – 1987, dhe ajo u emërtua “Xhamia e Mbretit Fajsal”, sikurse u emërtua edhe

rruga që çon pranë kësaj xhamie, në shenjë respekti për punën dhe kontributin e Mbretit Fajsal për ndërtimin e kësaj xhamie.

## POZITA GJEOGRAFIKE E SHKËLQYER

Xhamia ndodhet afër një pylli në afërsi të një zinxhiri kodrash Margila në Islamabad, një prej lagjeve më prestigjioze dhe të preferuara të kryeqytetit Islamabad. Duke u ngjitur në kodrën përballë xhamisë, mund t'i shohësh tiparet e qytetit, dhe ajo që dallon dhe u jep bukurinë këtyre tipareve të bukura të kryeqytetit pakistanez – Islamabad, është kjo xhami e mrekullueshme. Nga kodrina përballë, e shikuar nga lart, kjo xhami duket si një vepër e rrallë artistike, njësoj edhe nga pjesa e poshtme e xhamisë, kurse bukuria e mrekullueshme e kësaj fotografie kompletohet nga pamja magjepsëse e xhamisë me të gjitha objektet shoqëruese, si dhe rrugët që çojnë te kjo xhami.

## NDËRTESË ME ARKITEKTURË TË MREKULLUESHME

Duke analizuar ndërtimin e kësaj xhamie, mund të vërejmë një delinj që harmonizohet dhe përputhet me natyrën e bukur përreth saj, duke filluar që nga kodra dhe malet e larta të bukura, ku disenji i jashtëm i xhamisë duket si një çadër e madhe arabe, me tetë pjesë të mbuluara me mermer të bardhë, që mbahen nga katër shtylla të mëdha betoni, kurse në mesin e projektit gjendet një gjysmëhënë e madhe me diametër 14 metra. Për këto cilësi, kjo xhami dhe ky disenj nuk u ngjajnë disenjeve tradicionale të xhamive dhe sidomos jo të nënkontinentit të Indisë, të cilat zakonisht dallohen për kupola të shumta e të ndryshme. Ky disenj paraqiti një sfidë për arkitektët të cilët mbikëqyrën këtë projekt madhor dhe e bëri një vepër unikale të artit në botë. Në këtë xhami në formë të një çadre arabe, është përdorur një rrjet hapësinor në të cilin muret e saj janë vendosur mbi një bazament katror në gjatësi 61 metra, që formon sallën kryesore të faljes së namazit, ku mund të falen 15 mijë njerëz, ndërsa hapësira e jashtme është rregulluar për t'u falur më shumë se 85 mijë vetë, për t'u ofruar mundësi për falje gjatë manifestimeve të ndryshme, siç janë namazet e xhumasë dhe të bajramit. Të katër supet e mëdha të kulmit të çadrës, të cilat përbëhen nga tre trekëndësha, njeri nga të cilët është i drejtuar nga Kibla, dhe të gjitha takohen në një pikë në lartësinë 40 metra në sallën kryesore të faljes. Në brendinë e xhamisë, mbi hyrjen kryesore pranë murit të drejtuar nga Kibla, është ndërtuar një sipërfaqe ku mund të falen afër 1500 femra. Ndarjet e pllakave të mureve dhe të kulmit janë zbukuruar me xham të ngjyrosur me glazurë, për të lejuar depërtimin e dritës natyrale, e cila krijon një pamje të mrekullueshme brenda xhamisë si dhe një ambient të devotshëm për t'u falur.Në katin përdhes gjendet abdest-hania, e cila përbëhet nga 200 ulëse të veshura me mermer të bardhë me një shatërvan të madh dhe të bukur në mes, ndërsa muret janë të mbuluara me qeramikë të ngjyrosur, me piktura të thjeshta,sa kohë që hapësira e jashtme kryesore është e veshur me gurë stralli, e rrethuar me disa korridore të harmonizuara me disenjin e xhamisë, të cilat shtojnë bukurinë e saj.

## BRENDIA E XHAMISË PA SHTYLLA MBAJTËSE

Bukuria e disenjit dhe mrekullia e veprës nuk marrin përfund vetëm në pamjen e saj të jashtme, por depërtojnë në brendinë e xhamisë, duke filluar nga salla kryesore e faljes, e cila ka një shatërvan të mrekullueshëm, dhe dallohet gjithashtu se e gjithë kjo hapësirë, me sipërfaqe prej 490 metra katrorë dhe me lartësinë 45 metra, nuk ka fare shtylla mbajtëse, vetëm në mesin e saj është një llambadar tejet i bukur dhe i mrekullueshëm me peshë 6,5 tonë dhe ndriçohet me 1100 llamba elektrike. Në këtë hapësirë mund të falen 15.000 vetë. Në veri të sallës kryesore gjendet një pishinë me 7 shatërvanë me madhësi mesatare për të formuar së bashku me xhaminë, një pikturë artistike shumë të bukur e tërheqëse. Në ballë të xhamisë, nga Kibla, gjendet gjithashtu një pishinë me 18 shatërvanë të vegjël, të cilët shtrihen nga jashtë në brendësinë e xhamisë, për të freskuar xhaminë me ajër të ftohtë.Murin në drejtim të Kibles e zbukuron një lloj qeramike nga Turqia, e ngjyrosur dhe e punuar me glazurë, në të cilën është gdhendur Shehadeti me kaligrafi-shkrim arab të llojit "Kufi", nga artisti i njohur pakistanez -Sadikjan.Mihrabi është punuar nga mermeri i bardhë në formë të librit të hapur, në të dy faqet e të cilit janë gdhendur emrat e Allahut xh.sh., kurse në mes është gdhendur surja "Rrahman" me bakër të flakruar me ar. Në mes të mihrabit është gdhendur emri "Allah" me gurë të çmuar në një kallëp nga bakri i flakruar me ar.Mimberi është ndërtuar në formë të minares, në mesin e së cilës është gdhendur surja "Al-Fatiha" me gurë të çmuar në një kornizë nga bakri i flakuar me ar dhe ka tetë shkallë të punuara nga mermeri i bardhë. Xhamia ka gjithsej katër minare të gjera në të katër këndet e sallës kryesore të faljes të xhamisë në një formë ku mbizotëron struktura e minareve turke; në majë janë vendosur gjysmëhëna të punuara nga bakri i flakruar me ar dhe lartësia e minareve është 90 metra, dhe prej tyre mund të shihet rrethina e xhamisë e afërt ku mund të falen 250 mijë vetë, si dhe prej andej shihet qartë i gjithë kryeqyteti pakistanez.Kjo xhami është bërë vepër unikale, prandaj secili nga vizituesit e Islamabadit dëshiron ta shohë atë nga afër. ●

(Marrë nga revista mujore "Haj dhe Umra", nëntor Nr. 12 f.76 , 2009)Përktheu nga arabishtja, Besim Mehmeti




# Mehmet Akif Ersoj

## 1873-1936

U lind mes datave 22 nëntor – 20 dhjetor 1873 në Stamboll. Ishte biri i Tahir Efendiut (1826-1888), myderris në medresenë Fatih, i cili pat ardhur në Stamboll për të marrë arsim nga fshati Shushicë i kazasë së Pejës (Kosovë).
Filloren e mbaroi në Fatih – Stamboll, studoi të mesmen në Bajtar, ndërsa u diplomua në fakultetin e veterinarisë më 22 dhjetor 1893.
Ndërkohë e kishte mësuar arabishten, persishten dhe frëngjishten dhe njëherazi ishte bërë hafiz i Kur'anit.
Punoi si mësues, gazetar, përkthyes, botues, një kohë u mor edhe me politikë, ishte edhe deputet, por gjithnjë mbeti shkrimtar.
Ai është edhe autor i himnit bashkëkohor turk "İstiklal Marshı" (Marshi i Pavarësisë).
Veprat e Mehmet Akif Ersojit mund të klasifikohen kryesisht në dy grupe të mëdha: në vepra të shkruara në vargje ose, shkurt, poetike, dhe në vepra të shkruara në prozë ose, shkurt, prozaike.
Vepra e tij më kolosale pa dyshim mbetet Safahati, që ka filluar të botohet qysh më 1911, ndërsa botimi i saj ka përfunduar më 1933. Safahat do të thotë fletët (e kohës e të çështjeve), etapat, fazat, periudhat dhe, me një kuptim më të gjerë, dukjet, pamjet.
M. Akifi u martua më 1 shtator 1898 me Ismet Hanëmin, me të cilën i pati shtatë fëmijë.
Ndërroi jetë më 27 dhjetor 1936.

*Për t'ju copëtuar në fillim, pastaj për t'ju gëlltitur;*
*Ndërsa keni shembull shqiptarët, ç'është ende*
*Kjo politikë e ngatërruar, kjo çështje pa kuptim?*
*Më duket se biri juaj nuk e njeh rrugën kah kalon...*
*Përzejeni, më në fund, hajdutin që ju udhëzon!*
*Dëgjomëni mua që po, jam shqiptar...*
*S'kam tjetër ç'them... Vendi im i mjerë!..*

## *Përsëri për Kosovën dhe qytetet e saj*

*Do të zbresë nga këto male poshtë një popull të gjallë*
*Që atë shpagim pa dyshim ka për ta marrë!*

*Ç'është ajo fushë e shkretë që duket atje larg*
*E që rri ashtu e hidhëruar?*
*- A s'e njeh? Kosova!*
*Po si mund ta njihje? Po, edhe pse s'e njeh, ke të drejtë,*
*S'ka lënë gur mbi gur egërsira e tërbuar!*
*Po qe se më parë të ka sjellë rruga e nga kjo shkretëtirë ke kaluar,*
*A po sheh tani ndonjë shenjë nga e kaluara?*
*Ç'janë bërë gjërat që të japin kënaqësi? Gjithë ato vende të ba¬nu¬a¬ra?*
*Si janë zhdukur ato vepra që s'kishin të numëruar?*
*Si është shkatërruar, o Zot, me një të kthyer,*
*Ajo luginë, në qiellin e së cilës ka kumbuar*
*Zëri tronditës i mbretërve trima si Bajaziti Rrufe,*
*Por mbi çdo gur të së cilës tani një korb ulet e rri?*
*Pa shih tani se nën këmbë të kujt rënkon toka*
*Që Muratin e Parë e fsheh në gji!*
*Në dorë të kujt e lamë amanetin e kujt!*
*Atë varrin tronditës të atij mbreti dëshmor*
*A do ta shkelnin, më në fund, ushtritë serbe,*
*Fanfara e tyre ushtarake në ballë e pirë?*
*O ti dëshmor i madh që shpirti yt i begatë dëgjon*
*Se ç'po heqin gërmadhat e mbetura mbi dhé,*
*Zbrit mbi ne të paktën një frymë nga ai shpirt,*
*Se ndryshe nuk zgjohen këta të vdekur që sheh!..*

*- Ç'janë ato hije që ecin atje përballë?*
*- Ushtria popullore fitimtare tani po vritet.*
*Popullsia muslimane qenka shtuar shumë,*
*Pra nga jomuslimanët nuk mund të qeveriset...*
*Muslimanët vriten që të sigurohet drejtpeshimi;*
*Pastaj vrasje muslimanësh më nuk do të ketë!..*
*Siç duket, ende nuk është drejtpeshuar që çdo anë digjet,*
*Mijra jetë priten sikur të priteshin dru në pyll!*
*Ç'hije e zezë ka rënë mbi atë Kosovë të blertë!*
*Drejt veriut, Prizreni, Peja, Gjakova*
*Janë kthyer në qiell të ditës së fundit nga klithmat e zisë...*
*Dhe një ditë e tillë kur nuk ka ndërmjetësi për shpëtim!*
*As e drejtë jete për të pafajshmit në djep,*
*As e drejtë jete për pleqtë tetëdhjetëvjeçarë në prag të shtëpisë!..*
*Ky, i prerë me sëpatë, ai i shpuar me bajonetë,*
*Grumbuj-grumbuj kocka përzjerë me gjak të ngrirë bashkë!*
*Gjithçka shihet, oxhaqe të shembura, jo gjë tjetër,*
*Oxhaqet e shuar u bënë njëqind e pesëdhjetë mijë!*
*O ju pesë-gjashtë të poshtër që e përgatitët këtë zjarr,*
*Që na turpëruat ne para kroatëve e serbëve,*
*Pse e ndatë Shqipërinë e lidhur me Kur'an pas hilafetit*
*Dhe e shkatërruat tërë vendin?*
*Kuptoni se ç'qenka të pretendosh për racë!*
*Shihni se në ç'rrugë u asgjësoka një komb!*
*O ju të patru që të parët e vollët këtë helm,*
*Pandehët se ikët e shpëtuat... Por sa gabim!*
*Po qe se sot ende s'e keni gjetur belanë,*
*Nesër rrufetë do t'ju plasin mbi krye pa dyshim!*

*O Vardar që ecën duke u fryrë e fryrë,*
*Burrat e gratë që ke mbytur, a kanë të numëruar?*
*Akoma nuk kanë të ngopur dallgët e tua*
*Së gëlltituri kufoma megjithëse e kanë një varr?*

*Minaretë u shtrinë për tokë, xhamitë heshtën,*
*Medresetë u shembën, tyrbet u rrafshuan.*
*Shumica e faltoreve s'janë më, kurse ato që kanë mbetur,*
*Ja mejhane janë, siç i ke parë, ja kishë.*
*Shtëpitë në qytete u bastisën, populli në fshatra u vra,*
*Nuk mbeti nder pa u fëlliqur! Dhe kush i bëri të gjitha këto?*

*A e di se cili vend po rënkon kështu?*

*Nga Safahat, botoi Logos-A 2009, përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*



# FAMILIARE

Nermine Kopriva - Jonuzi

# Fëmijët tanë dhe Kur'ani

Edukimi i fëmijëve ka një rol të pazëvendësueshëm në edukimin e një shoqërie, sepse ata janë ardhmëria e saj dhe ardhmëria e një vendi. Shkolla e parë në të cilën edukohet fëmija, është shtëpia e tij, ose më konkretisht, prindërit e tij, prandaj në mendjen e tij të pastër nguliten fotografitë e para të edukatës konkrete, të cilat i sheh dhe i përjeton në familjen e tij .Imam Gazaliu thotë: "Fëmija është emanet tek prindërit e tij, zemra e tij është e dëlirë dhe e ndritur, e pastër nga çdo gërvishje, e cila i nënshtrohet çdo mësimi. Nëse edukohet në mirësi, do të jetojë me të, dhe prindërit e tij do t'i bëjë të lumtur në këtë botë dhe në Botën e ardhme, sepse çdo i mësuar ka mësuesin dhe pedagogun e tij.Ndërsa, nëse

mësohet në mëkate dhe nuk përkujdesemi për të, ashtu siç nuk përkujdesen kafshët për të vegjëlit e tyre, do të jetë mëkatar dhe i dëmshëm, madje mëkati i tij do të vihet mbi supet e kujdestarit të tij".[1] Pejgamberi a.s.: "Çdo fëmijë lind në natyrshmërinë e pastër të Islamit, mirëpo prindërit e bëjnë hebre, zjarrputist ose të krishterë". Çështja e parë që duhet t'i mësojmë fëmijës, është besimi në Allahun e Lartësuar, se Ai është Zot, Krijues Suprem i gjithësisë dhe i njerëzimit. Pastaj duhet t'i mësojmë Kur'anin nga fëmijëria e hershme, duke i rikujtuar se Kur'ani është Fjala e Allahut xh.sh. drejtuar njerëzimit, është kushtetutë dhe legjislacion për besimtarët, ashtu që të edukohet sipas frymëzimit dhe dritës së tij, dhe të mbërthehet në mendimet dhe shqisat e tij. Me një fjalë, fëmija duhet të zhvillohet dhe të rritet me dashurinë ndaj Kur'anit, të lidhet me të, të zbatojë urdhrat e tij dhe të largohet nga ndalesat e tij, si dhe të edukohet në edukimin dhe moralin e tij. Ndërsa Sujutiu thotë:"Mësimi i Kur'anit për fëmijët është prej bazave të Islamit, në të cilin edukohen fëmijët me dëlirësi dhe natyrë të pastër, e urtësia të futet në zemrat e tyre, para se ajo të udhëhiqet nga epshet e mëkateve dhe devijimeve".[2] Pejgamberi a.s. nxiste besimtarët që të edukonin fëmijët e tyre në leximin e Kur'anit, për se u thoshte: "Edukoni fëmijët në tri veti: të duan Pejgamberin a.s., familjen e tij dhe leximin e Kur'anit, sepse me të vërtetë bartësit e Kur'anit (hafëzët) do të jenë nën hijen e arshit të Allahut, atë ditë kur nuk do të ketë hije përveç hijes së Tij, ku do të qëndrojnë me pejgamberët dhe të dashurit e Allahut xh.sh.". Këtë porosi të Pejgamberit e ndoqën myslimanët që nga gjeneratat e para, prandaj ishin të kujdesshëm në udhëzimin e fëmijëve të tyre për të mësuar Kur'anin, si dhe praktikimin e urdhrave dhe ndalesave të tij.Transmetohet se ibn Abasi një personi i kishte thënë: "A të tregoj një hadith, i cili do të të gëzojë? Tha: Po. Ibn Abasi tha: Lexo "tebareke ledhi bijedihil mulk" (suretul Mulk), ua mëso bashkëshortes dhe të gjithë fëmijëve të tu, si dhe fëmijëve të shtëpisë (nipave e mbesave), dhe fëmijëve të fqinjit tënd, sepse kjo sure është shpëtimtare dhe mbrojtëse, e cila do ta mbrojë lexuesin e saj Ditën e Gjykimit tek Allahu, dhe do të kërkojë që ta shpëtojë atë nga ndëshkimi i zjarrit. Ndërsa Pejgamberi ka thënë: "Do të kisha dashur që kjo sure të jetë në zemrën e çdo personi të Ymetit tim"[3]. Ibn Abasi r.a. krenohej se e kishte lexuar Kur'anin si fëmijë në kohën e Pejgamberit alejhi selam, për se thotë: Pejgamberi alejhi selam vdiq kur unë isha 10 vjeç, ndërsa unë vetëm sa e kisha lexuar tërë Kur'anin .Prandaj, leximi i Kur'anit nga fëmijët është shkak i ngritjes së sprovave dhe ndëshkimeve nga familja, si dhe nga shoqëria në tërësi. Transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Allahu nuk dëshiron të dërgojë ndëshkim të caktuar mbi një popull, përderisa dëgjon ndonjë fëmijë duke lexuar "Elhamdulilahi rabil alemin" (Falënderimi I takon Allahut, Zotit të botëve). Allahu subhanehu ve teala, gjersa e dëgjon këtë, nga ai popull ngre ndëshkimin për 40 vjet, për shkak të këtij fëmije.

## SHPËRBLIMI I PRINDËRVE NËSE U MËSOJNË KUR'ANIN FËMIJËVE TË TYRE

Nga sa u cek më lart, shohim se prindërit do të shpërblehen dhe do të gradohen në pozita të larta, nëse ua mësojnë Kur'anin fëmijëve të tyre. Transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ai që lexon Kur'an, mëson dhe punon me të, Allahu –xh.sh. në Ditën e Gjykimit do t'u vërë prindërve të tij një kurorë nga drita (nuri), e cila do të shndrisë sikurse Dielli, dhe do t'u veshë dy rroba të bukura që vlejnë më shumë se kjo botë, ndërsa ata do të pyesin: Përse e merituam këtë? Do t'u thuhet: Për shkak se fëmija juaj përfitoi nga Kur'ani". Lusim Allahun xh.sh. që të arrijmë këtë kurorë dhe veshjen e saj Ditën e Gjykimit.Prindërit duhet të mundohen patjetër që fëmijës, gjatë leximit të Kur'anit, t'i shpjegojnë dhe komentojnë sipërfaqësisht e thjesht atë që lexon ai në Kur'an, në mënyrë që kuptimet kur'anore të thellohen dalngadalë në zemrën dhe mendjen e tij. Disa mendojnë se fëmija është i vogël dhe nuk kupton, ose nuk ka nevojë t'i jepet rëndësi e madhe kësaj kohe për shkak të moshës që ka, mirëpo ajo që shohim nga praktika e myslimanëve të parë, dhe kjo është vërtetuar në psikologjinë bashkëkohore, - është se fëmija, çuditërisht, ka mundësi të përmbledhë njohuri dhe informacione, ashtu siç ka mundësi të përmbledhë një kompjuter i kohës së sotme. Kjo vërtetohet nga ajo që transmetohet se Ibn Abasi ka thënë:" Më pyetni për suren Nisa, sepse e kam lexuar (mësuar) kur isha i vogël".

## NDIKIMI I KUR'ANIT TEK FËMIJA

Kur'ani ka një ndikim të mahnitshëm në shpirtin e njeriut në përgjithësi, por ndikimi i tij është më i madh kur zemra dhe brendësia e tij është më e pastër. Ndërsa fëmija është njeriu më i pastër në brendësinë e tij, prandaj edhe ndikimi i Kur'anit tek ai është shumë më i madh. Nëse shikojmë ajetet dhe suret mekase, shohim se ato janë të shkurtra e përmbledhëse, trajtojnë tema me pak fjalë, janë më të lehta për t'i mbajtur në mend dhe ndikimi i tyre është jashtëzakonisht i lartë, e të gjitha këto përshtaten me shpirtin e vogël të fëmijës, prandaj edhe këshillohet që fëmijëve në fillim t'u lexojmë dhe t'ua shpjegojmë më shumë këto sure .

## DISA KËSHILLA PËR MËSIMIN PËRMENDSH TË KUR'ANIT

Mësimi përmendsh i Kur'anit duhet të fillojë qysh në moshën e vogël, duke filluar nga suret e shkurtra

për të kaluar tek ato që janë më të gjata. Imam Shafiu thotë: "Kur'anin e kam mësuar përmendsh kur isha 7 vjeç". Madje është shumë e arsyeshme që fëmija të fillojë të mësoj pjesë nga Kur'ani qysh në moshën 3 vjeç. Ebu Asim, njëri prej kolosëve të Islamit, thotë: "Rekomandohet që fëmija të fillojë të mësojë Kur'anin dhe hadithin nga mosha 3 vjeç".[4] Prindërit në fillim fëmijës duhet t'ia mësojnë suret e shkurtra të Kur'anit,sepse kjo është më inkurajuese për të. Dhe, nëse nuk kanë mundësi, atëherë duhet të gjejnë një mësues të përshtatshëm, i cili ka urtësi dhe përvojë në edukimin dhe mësimin pëmendsh të Kur'anit për fëmijët. Fëmija duhet të nxitet dhe të përgatitet moralisht për të nmësuar Kur'anin përmendsh, madje rekomandohet edhe inkurajimi material, në mënyrë që fëmija të ketë vullnet sa më të madh për ta mësuar Kur'anin përmendsh.Mësuesi i fëmijës duhet të shpërblehet për punën e madhe që bën. Kështu kishte vepruar Ebu Hanife kur Hamadi, djali i tij, kishte mësuar suren Fatiha, dhe ai kishte shpërblyer mësuesin e fëmijës së tij me 500 dërhemë -kur një dash blihej me një dërhem-, e mësuesi ishte prekur nga ajo shumë e madhe, dhe i paska thënë se nuk i kishte mësuar fëmijës veçse suren Fatiha. Ndërsa Ebu Hanifja i paska thënë:"Mos nënvlerëso atë që i mësove fëmijës tim, sepse, sikur të kisha më shumë, do të të kisha dhënë ende".[5] Rekomandohet që fëmija të shpërblehet gjatë leximit ose mësimi përmendsh të Kur'anit. Këtë e vërteton ngjarja e Salahudin Ejubit, i cili, para një beteje, kishte dalë të shëtiste në mesin e ushtarëve të tij, kur papritmas kishte parë një fëmijë duke lexuar Kur'an bukur e rjedhshëm para babait të tij. Për këtë arsye ai atyre u caktoi ushqim të veçantë nga ushqimi i tij, dhe gjithashtu fëmijës dhe babait të tij u dhuroi një pjesë të kopshtit të tij.[6] Prindër të dashur, fëmija në kohën tonë ballafaqohet me sprova të ndryshme bashkëkohore, si në shtëpi, në rrugë, në shkollë e gjetiu, shumica e të cilëve janë në kundërshtim me parimet kur'anore dhe metodologjinë e tij. Prandaj, fëmija duhet të mësohet të sakrifikojë në rrugën e Allahut dhe të qëndrojë pa u lëkundur në programin dhe metodologjinë islame. Dhe mu në këtë gjendje, do të arrijë të shijojë ëmbëlsinë e imanit dhe do të ngrihet lart me devotshmëri. Kështu, përveç kujdesit që duhet të kemi ndaj fëmijëve, gjithashtu duhet t'i nxisim ata në rrugë të mirësisë, duke u sjellë shembuj praktikë nga jeta e fëmijëve që kanë jetuar në kohën e Pejgamberit a.s. dhe të gjeneratave të arta, në mënyrë që të ketë model se si duhet të sakrifikojnë, dhe si duhet t'i përkushtohen rrugës së drejtë islame, duke mos iu frikësuar askujt përveç Allahut xh.sh.. ●

(1)Muhamed Nur Suvejd, Menhexh terbije nebevije litifl , f 25.(2) Abdullah Seraxhudin, Tilavetul kur'anil mexhid,f. 64.(3)-Nasirudin Albani, Silsiletul ehadith sahihah, nr.1140.(4) Kifaje fi ilmi rivajeh, Hatib Bagdadi, faqe 116.(5)Feth babul inajeh , Abdulfetah Ebu Gude,f. 19. (6)Nevadir sulltanije,Tevamudin Ebu Feth f. 9.

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME DRENAS**

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Drenasit, në mbledhjen e vet mbajtur më 11. 03. 2010 vendosi të shpallë:**

# KONKURS

**Për plotësimin e vendeve të lira të punës - për imam, hatib dhe mual-lim në:**

1. Xhaminë e fshatit Gllobar,
2. Xhaminë e fshatit Dobroshec,
3. Xhaminë e fshatit Damanek,
4. Mesxhidit në "Feronikel".

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë kryer FSI-në ose fakultetin e studimeve islame jashtë vendit (diplomë të nostrifikuar nga Kryesia), ose të kenë mbaruar medresenë e mesme;
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese me xhematin;
4. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse kanë punuar më përpara.
5. • Për xhaminë në fshatin Gllobar (është kushtë që) të falen së paku tri kohë të namazit.

**Dokumentacioni i nevojshëm :**

• Kërkesës për punësim i duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore.
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Diploma e fakultetit,
- Dëshmia për karakteristikat në punë ( nëse ka punuar më përpara),
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare.

**Vërejtje :**

- Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Drenas.
- Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

Mr. Zymer Ramadani

# Llojet e zemrave të liga sipas Kuranit

Pikësëpari, duhet të dimë se edhe zemra, sikurse çdo organ tjetër i trupit, rritet e zhvillohet, hapet e zgjerohet, mbyllet e shtrëngohet. Ajo qan sikur syri, por edhe qesh sikurse fytyra e gëzuar. Ajo nuk është tjetër përveçse burimi i dashurisë dhe lumturisë; ajo është burimi i adhurimit dhe përkuljes ndaj Allahut xh. sh.. Nuk mund të themi për të se është vetëm një copë mishi dhe asgjë më shumë; nëse mendojmë kështu, atëherë e kemi humbur lidhjen tonë me të gjitha këto që u thanë. Allahu i Madhëruar në Kuranin fisnik, në një ajet të sures Mutaffifin, flet rreth ndotjes dhe ndryshkjes së zemrave... Ai refuzon haptazi se veprat e këqija që bën njeriu, e prishin zemrën, e vdesin atë dhe e sjellin në një gjendje të mjerueshme, ngase ajo është pjesë e trupit nga e cila buron gjithçka për të vepruar a për të mos vepruar. Allahu thotë: "Jo, nuk është ashtu! Por të këqijat që punuan, zemrat e tyre ua mbuluan (u ndryshkën)". Sa vështirë është që Allahu të përshkruajë ndryshkun e zemrave të njerëzve. Të mjerët ata që janë të këtillë, ngase, po u ndryshk dhe u forcua zemra nga mëkatet, atëherë nuk ka ilaç që ta shërojë përveç adhurimit që bën ndaj Allahut xh. sh.. Zemra sëmuret sikur sëmuret trupi, dhe ilaç për të është mbrojtja nga mëkatet dhe pendimi për mëkatet E ky ilaç fitohet vetvetiu duke iu drejtuar krijuesit dhe i ky ilaç nuk u ngjason kurrsesi të tjerave që blihen dhe me anë të të cilave përballohen sëmundjet. Ajo ndryshket sikur ndryshket dhe ndotet një pasqyrë, dhe qartësia e saj humbet tërësisht apo arrihet me anët të kujtimit. Ajo zhvishet siç zhvishet trupi, ndërsa zbukurim i saj janë sinqeriteti dhe devotshmëria. Ajo uritet dhe etet siç uritet dhe etet trupi, kurse ushqimi dhe pija e saj janë dija, dashuria, mbështetja në Allahun, pendimi dhe robërimi (ndaj Allahut). Kur zbriti ky ajet, disa nga shokët/ashabët e Pejgamberit a. s. nuk e kuptuan metaforën e tij. Sipas një hadithi që ka transmetuar Ebu Hurejre r. a., Pejgamberi a.s. ka thënë:"Kur një mysliman bën një mëkat, në zemrën e tij shtohet një pikë e zezë. Nëse pendohet dhe largohet nga ai mëkat dhe bën istigfar (kërkon falje), zemra e tij shkëlqen. Nëse ai vazhdon të bëjë mëkate të tjera, pikat e zeza shtohen dhe ato e pushtojnë tërë zemrën".[1] Kjo pra është ajo që donte të thoshte Allahu në ajetin : "Jo, nuk është ashtu! Por të këqijat që punuan, zemrat e tyre ua mbuluan (u ndryshkën)"; ky pra është ndryshku i zemrës dhe nuk ka shërim mjekësor përveç atij shpirtëror, që bëhet me anë ibadetesh.

## NË KURANIN FISNIK THEKSOHET SE ATA KANË ZEMRA EDHE MË TË FORTA SE GURI

Allahu xh. sh. në mënyrë të vazhdueshme na ofron mënyrat e kalimit të zemrës së shëndoshë në zemra të sëmura, në zemra të çrregullta dhe në zemra që nuk kanë ndonjë efekt njerëzor.

A) Në Kuranin fisnik theksohet se ata kanë zemra edhe më të forta se guri. "Edhe pas (fakteve të qarta) zemrat tuaja u bënë më pastaj të forta si guri, e edhe më të forta, sepse ka nga gurët prej të cilëve gufojnë lumenj, e ka disa prej tyre që çahen dhe prej tyre buron ujë, madje ka prej tyre që, nga frika ndaj Zotit, rrokullisen tatëpjetë (nga maja e kodrës). All-llahu nuk është i pakujdesshëm ndaj asaj që veproni ju". ( Bekare, 74).

B) Zemrat e lidhura me dry: "A nuk e studiojnë me vëmendje Kur'anin? Por jo, ata janë që zemrat e tyre kanë drynat e vet!" (Muhammed, 24); Fraza pyetëse në një aspekt ata tregon se janë të ulët në karakter, dhe kjo pyetje njerëzit e tillë i nënçmon. Apo zemrat e tyre u mbyllën me një dry të hekurt, dry të ndryshkur, dhe në atë zemër është e vështirë të depërtojë drita po as besimi, ato janë të errëta dhe nuk ndriçohen. Dijetari Fahruddin er-Raziu thotë: "Zemra është e krijuar për ta njohur të vërtetën. Nëse në të humb kjo veti, atëherë ndodh si të mos ekzistojë zemra. Nëse dikush e sulmon dikë, të tjerët, por edhe i sulmuari, do të thonë që ky nuk është njeri po një kafshë e egër". Ndërsa sipas një transmetimi që ceket në Tefsirin e Imam Taberiut, Halid ibni Ma'dan thotë: "Njeriu ka katër sy; dy që i ka në kokë dhe shihen nga të gjithë, e që shërbejnë për të siguruar orientimin dhe jetesën e kësaj bote. Dhe dy të tjerë janë në zemër. Këta janë sytë që merren me çështjet fetare dhe janë vetëm në pritje të mirësive të Allahut. Kur Allahu dëshiron diçka të mirë për një rob, Ai ia hap këta sy. E nëse nuk i dëshiron të mirë, atëherë ia lidh dhe ia verbëron ata".[2]

C) Zemrat e mbyllura që nuk kuptojnë këshilla: "A nuk e kanë të qartë ata që trashëguan tokën pas banorëve të saj (që u shkaktërruan) se, nëse dëshirojmë, Ne i godasim (i dënojmë) për mëkatet e tyre, ua mbyllim zemrat e tyre, dhe ata nuk i dëgjojnë (këshillat)". ( A'raf, 100) O ju mushrikë, o ju pabesimtarë: popujt që ishin më herët në këtë zonë, nga gabimet që bënë, Ne i shkatërruam, a nuk e vëreni se edhe ju po i bëni të njëjtat gabime? Kini

kujdes, i njëjti dënim do t'ju përfshijë edhe ju. Derisa ju e dini se ata janë eliminuar nga ky vend, pse nuk dëgjojnë zemrat tuaja këshillë, dhe pse nuk zbuten për t'u kthyer në të vërtetën. Trashëgues në këtë rast janë mushrikët e Mekës. Dihet se fragmentet historike që na ofron Kurani, nuk kanë për qëllim që ato të shënohen vetëm si ngjarje që kanë ndodhur më parë dhe kanë marrë fund, jo, ato neve na e bëjnë të ditur se, nëse ecim drejt hapave të tyre, e njëjta gjë mund të na gjejë edhe ne.

Ç) Zemrat që kanë perde: "Ata thanë: "Zemrat tona janë të mbyllura nga ajo për se ti na thërret, dhe në veshët tanë kemi shurdhim të rëndë, kështu që ndërmjet nesh edhe ndërmjet teje ekziston një perde, prandaj, ti vepro sipas sates e ne vazhdojmë tonën!". (Fussilet, 5) Ata i thanë Pejgamberit a. s. që të mos mundohej, sepse këshillat e tij nuk arrijnë në zemra po mbesin jashtë tyre, sepse ata thanë që zemrat i kishin të mbuluara me perde. Kurse, për sa u përket veshëve, përsëri ka një pengesë dhe shurdhim. Kjo pengesë është vetëm që ata nuk pranojnë fjalë për besimin tek Allahu. Prandaj ata iu drejtuan Pejgamberit a. s. duke i thënë që ta vazhdonte punën e tij, sepse ata do të vazhdonin të tyren. "Mos na shqetëso, - sikur thanë ata, - me këso gjërash, sepse ne nuk dëshirojmë të pranojmë atë që thua". Sipas mushrikëve, Pejgamberi a. s. ishte një njeri që po bënte magji, ose ndonjëherë i thanë atij poet, i cili me fjalët e tij, mundohej t'i pushtonte zemrat e pabesimtarëve. Po ashtu ata menduan se Pejgamberi a. s. ato (frymëzimet) nuk po i merrte nga Allahu, veçse i kishte mësuar tek ndonjë magjistar, mirëpo, në anën tjetër, të gjithë e dinin se Muhamedi a. s. nuk kishte shkuar ndonjëherë tek magjistarët.

D) Zemra të futura në këllëf: "Ndërsa (jehudët e kohës së Muhammedit) thonë: "Zemrat tona janë në këllëf!" Jo, por për shkak të mosbesimit të tyre, All-llahu i ka mallkuar, andaj janë pak që besojnë (ose: pak send besojnë)". (Bekare, 88)Kishte nga pabesimtarët e kohës së Muhamedit a. s. që mundoheshin të talleshin me të, mirëpo Allahu xh. sh. nuk i lejoi të talleshin me të dërguarin e tij, dhe menjëherë e informoi duke i thënë që ata nuk do ta besonin, vetëm jetonin kot, sepse zemrat e tyre ishin të futura në një këllëf që asgjë tjetër nuk mund të hyjë në to, përveç gjërave që kishin pranuar. E Muhamedit i tha të mos mërzitej për ta, sepse Allahu ata i nënçmoi, i mallkoi, ua mori të mirat, i la në vetmi. Në këtë mënyrë Allahu i refuzoi thëniet e tyre fyese, sepse ata e kishin marrë si lojë Librin e Allahut, një pjesë e besonin e tjetrën e mohonin. Jo, assesi në këtë mënyrë Allahu nuk pranoi të talleshin ata.

Dh) Zemrat e sëmura: "Në zemrat e tyre kanë sëmudje, e All-llahu u shton sëmundje edhe më shumë, e për shkak se ata përgënjeshtruan, pësojnë dënim të dhembshëm". ( Bekare, 10) Dihet fortë mirë se sot mjekësia shumë sëmundje të zemrës i ka zbuluar dhe mundohet të gjejë shërimin e tyre. Këto janë sëmundje biologjike, për të cilat mund të gjendet shërim ose jo. Mirëpo ajeti në fjalë aludon në një lloj tjetër sëmundjeje. Kjo pra është një sëmundje shkakun e së cilës e di vetëm Allahu, ajo zemër është e nxirë në aspektin e mosbesimit; këto janë zemra të sëmura nga mospranimi i së vërtetës. Është e vështirë të shërohen ato zemra, sepse çdo të vërtetë refuzuan ato, kështu që Allahu, për këtë shkak, ua shtoi sëmundjen edhe më tepër. Zemra e cila anon vazhdimisht nga një mohim, ajo gjithmonë do të ketë një virus që edhe më tepër do ta shtoje mohimin ndaj të mirave dhe, më në fund, ajo kalon në gjendje të ligë. Si rezultat i përgënjeshtrimeve që bën, Allahu për ta ka përgatitur një dënim që nuk e kanë përjetuar kurrë më parë.

E) Zemra të verbra: "A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të kenë zemra me të cilat do të kuptojnë, dhe veshë me të cilët do të dëgjojnë? Pse në të vërtetë sytë nuk verbërohen, por verbërohen zemrat në kraharorë". (Haxh, 46) Këtu duhet të bëjmë ndarjen e verbërisë së syrit dhe verbërisë së zemrës. Siç e dimë, me lëndimin e syrit, ai humb pamjen, e nëse lëndohet zemra e dikujt, ai vetëm sa hidhërohet. Me kalimin e kohës, ajo zemër humb hidhërimin dhe kthehet në gjendjen e mëparshme. Kjo do me thënë se mospajtimi në mes dy personave për çështjet e kësaj bote, e lëndon zemrën, po nuk e verbëron, kurse verbërimi i saj ndodh atëherë kur ajo përballet me të vërtetën hyjnore dhe nuk e kupton atë. Allahu xh. sh. të tillëve po u thotë: O ju njerëz, ju keni udhëtuar, shëtitur dhe keni bredhur anë e kënd, kështu që ju keni parë gjëra pozitive dhe sosh negative, ju i keni kuptuar shkaqet e përparimit dhe ngecjes së një populli. Mos harroni, për këtë keni njohuri, mirëpo, për fat të keq, ju nuk dëshironi as t'i kujtoni fatkeqësitë e atyre, sepse jeni dhënë pas kënaqësive të kësaj bote. Në këtë mënyrë zemrat tuaja nuk kuptojnë, veshët tuaj nuk dëgjojnë dhe, si shpërblim i kësaj, Allahu nuk jua verbëroi sytë e tyre, por i verbëroi zemrat e tyre në kraharorë.

F) Zemra që adhurojnë egon dhe epshet e tyre;
"A e ke parë ti (Muhammed) atë që, duke e ditur, dëshirën e vet e respekton si zot të vetin, atë All-llahu e ka humbur, ia ka mbyllur të dëgjuarit dhe zemrën e tij, i ka vënë perde mbi të parët e tij, më thuaj, përveç All-llahut, kush mund ta udhëzojë atë? A nuk merrni mësim?". (Xhathije, 23) Si përfundim, për të gjitha llojet e zemrave të këqija, shërimin nuk mund ta bëjë askush dhe asgjë përveç dhikrit- përkujtimit të Allahut, përuljes nda Tij, braktisjes së veprave të liga, leximit të Kuranit dhe pasimit në rrugën e Pejgamberit a. s., ose, thënë më mirë, t'i shërojmë zemrat sipas asaj që na tha Pejgamberi a. s. në hadithin e mësipërm. ●

(1) Ibni Maxhe, Zuhd, 29; Ibni Hanbel, Musned, II/297.(2) Tefsiru't-Taberi, Ebu Xha'fer ibni Xherir et-Taberi)

Mr.sc. Saad Riza Gashi

# Sjelljet devijante të të rinjve

## Riaktivizimi i mejtepeve, nevojë imediate

Ardhmëria e një populli nuk janë resurset ekonomike, por rinia e atij populli. Përhapja e fesë islame në kohën e Muhamedit a.s më së shumti ishte bërë me ndihmën e rinisë. Prandaj Muhamedi a.s. kishte thënë: "Jam ndihmuar më së shumti nga rinia". Grupi i besimtarëve të parë, i cili u vendos në shtëpinë e Erkamit dhe që më vonë vendosën bazat e Shtetit Islam, ishte rinia. Në historinë e njerëzimit gjurmë të pashlyera kanë lënë: Ali b. Ebu Talibi, Muadh b. Xhebeli, Abdullah b. Abbasi, Ammar b. Jesiri, Halid b. Velidi, Usame b. Zejdi, e shumë të tjerë. Në mesin e tyre kishte dijetarë (intelektualë) të shquar, transmetues të haditheve, komentatorë të Kur'anit, misionarë, diplomatë, juristë, komandantë, asketë, etj. etj.. Pejgamberi a.s., duke ditur se çfarë barre mund të bartte mbi supet e veta kjo kategori, u kishte kushtuar kujdes të veçantë. Frytet e kësaj rinie, e cila u edukua në medresenë-mejtepin e Muhamedit a.s., bota është duke i gëzuar mbi 14 shekuj. Këto mejtepe kanë ekzistuar gjer para pak dekadash edhe tek ne, prandaj kemi pasur një rini të shëndoshë, me të cilën jemi mburrur. Pikërisht disa fëmijë që kishin vijuar këto mejtepe, ishin bërthama apo pionierët e lëvizjes së shëndoshë islame në Kosovë. Prandaj një shoqëri e cila planifikon një ardhmëri të gjatë dhe të suksesshme, duhet të kujdeset dhe të investojë shumë, pikërisht në këtë kategori të shoqërisë. Delikuenca aktuale e të miturve është një parashikues i kriminalitetit në përgjithësi. Ky lloj kriminaliteti është pjesë përbërëse e kriminalitetit të përgjithshëm. Sipas një hulumtimi që është bërë në v. 2006, përqindja e krimeve të kryera nga të miturit në raport me numrin e përgjithshëm të kriminalitetit, është 7.8%, kurse në v. 2007, kemi një rritje në 9.5 %.[1] Statistikat tregojnë se të miturit në Kosovë, nën moshën 18 vjeç, gjatë një periudhe 12 muajshe (1 korrik 2006-30 qershor 2007), ishin të dyshuar për kryerjen e 4723 veprave penale. Hulumtimi i Nëntë i Kombeve të Bashkuara mbi Trendet e Krimit (2003-2004), tregon se shkalla e krimeve të kryera nga të miturit në Kosovë, është dukshëm më e lartë se ajo në shtete të tjera të Ballkanit Perëndimor. Numri i veprave penale të kryera nga të miturit, sipas numrit të të dyshuarve në Kosovë, është 228.17, në Kroaci 77.11, në Slloveni 97.21, në Bullgari 142.51, ndërsa ky numër është më i vogël se në disa shtete të Evropës Perëndimore, si p.sh. në Holandë 405.20, në Francë 309.08, në Gjermani 500.39, etj.

Të miturit veprojnë jashtë kujdesit dhe dashurisë së duhur të prindërve, mësimdhënësve dhe të shoqërisë në përgjithësi

Prandaj, specialistë fushash të ndryshme merren me dukurinë e devijimit në mesin e rinisë, për ta luftuar këtë dukuri, sepse rinia është shpresa dhe ardhmëria e popullit. Mirëpo familja, shkolla dhe institucionet e tjera shoqërore, të cilave u është besuar funksioni i edukimit dhe riedukimit të të miturve, duhet të jenë më aktive në rolin e tyre, në mënyrë që të miturit të kenë energji dhe orientime kriminale më të vogla.

Sot të miturit, sidomos në vendet më të urbanizuara, veprojnë jashtë kujdesit dhe dashurisë së duhur të prindërve, mësimdhënësve dhe të shoqërisë në përgjithësi. Kështu, të miturit gjenden në një udhëkryq të pasigurt që të humbin hapi e rrjedhave normale të kohës. Kjo dukuri është shfaqur dhe rritur sidomos pas luftës në Kosovë, kur kemi pasur një migrim të pakontrolluar të popullatës, nga viset rurale në drejtim të viseve urbane. Duhet theksuar se ky rrezik është më i madh, në këtë fazë të transicionit, që, ashtu si gjithë rajoni, po e përjeton edhe Kosova me të gjitha pasojat. Dihet se në këtë fazë krijohen dallime shumë të mëdha sociale, kështu që të miturit e shtresave më të ulëta sociale, fatkeqësisht këto kohë i përjetojnë më vështirë dhe shpesh, nën ndikimin e varfërisë dhe të një gjendjeje të vështirë ekonomike e shoqërore, gjenden në një pozitë "pa shpresë", kështu që jetën e kalojnë duke ardhur shpesh në konflikt me ligjin. Mirëpo, dihet se nuk janë vetëm të varfrit ata që vendosin të bëjnë veprime kriminale, veçse edhe një numër i konsiderueshëm i fëmijëve që rrjedhin nga familjet me gjendje të mesme dhe nga ato të pasura ekonomikisht, merren me veprime të ndryshme kriminale. P. sh., sipas një hulumtimi të bërë në Gjykatën e Qarkut të Mitrovicës, për periudhën 1999-2005, shihet se numri i të miturve autorë veprash penale me gjendje ekonomike të mesme, është më i madh (58 %) se numri i autorëve me gjendje të varfër ekonomike (42 %)[2] Gjithashtu edhe fëmijët që rrjedhin nga familje të pasura, shpesh gjenden nëpër evidencat policore. Prej kushteve të mira materiale që gëzojnë, shpesh ata nuk dinë ç'të bëjnë, kështu që, nga kureshtja, fillojnë të provojnë edhe ndonjë dozë të pijeve alkoolike, mjeteve narkotike, të blejnë ndonjë armë, të cilat, sidomos pas luftërave, shiten më lirë dhe sosh ka më shumë, e kështu bëhen një kategori e rrezikshme shoqërore. Këtë e ilustron fakti se në territorin e Gjykatës së Qarkut të Mitrovicës, në periudhën e cekur të hulumtimit, të miturit, 48 % të veprave penale i kanë kryer me armë zjarri! Prandaj nuk duhet harruar se kjo kategori në vendet më të zhvilluara, duke shprehur frustrimet e tyre ndaj prindërve të pakënaqur dhe të cilët janë vazhdimisht në garë për prestigj dhe pasuri, shumë shpesh vendosin

të marrin një rrugë pa kthim apo, siç thuhet në perëndim, "One way ticket" (Biletë njëdrejtimëshe)[3]!

E kush ngjall (shpëton) një njeri, është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit…" (El-Maide, 32)

Paraqiten pyetje: Sa janë të rrezikuara këto gjenerata? Sa mund t'u ndihmohet këtyre? etj. Nëse shoqëria punon dhe interesohet më tepër për këtë kategori me sjellje devijante, nëse të gjithë, këta të mitur i konsiderojnë dhe i trajtojnë si ardhmërinë e vendit, atëherë pa dyshim që gjasat për ndërrim pozitiv të gjërave janë mjaftë të mëdha. Në Kur'an thuhet: "..E kush e ngjall (shpëton) një njeri, është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit…" (El Maide, 32). Mirëpo ato që e njohin këtë parim, nuk janë institucionet shoqërore, prandaj prej tyre nuk duhet pritur një gjë e tillë. Duhet falënderuar Allahu xh.sh. që tash jemi të lirë dhe nuk të pengon kush në predikimin e lirë. Hoxhallarët e vjetër, madje edhe në kohën e komunizmit, pavarësisht nga kërcënimet dhe rreziqet e shumta, kanë mbajtur mejtepe dhe vazhdimisht kanë mësuar fëmijë nëpër xhami. Ata konsideronin me të vërtetë si amanet edhe fenë, por edhe rininë. Duhet aktivizuar bashkëpunimi në trekëndëshin hoxhë-prind-fëmijë. Për këtë qëllim nuk nevojitet asnjë kusht i veçantë, asnjë leje, asnjë dekret, asnjë referendum, por vetëm vullneti dhe iniciativa. Secili hoxhë njeh lagjen ku shërben, i njeh prindërit dhe duhet t'i organizojë fëmijët e të fillon punën me ta. Pastaj, duhen ndërmarrë aktivitete të ndryshme që zvogëlojnë shkallën e devijimeve të ndryshme. Duhet kanalizuar energjia e tyre, duke zbuluar dhe stimuluar talente, si p.sh. në sport, art, si dhe aktivitete të ndryshme të lira, etj.. Në këtë mënyrë, jeta e rinisë nuk do të ishte një lëvizje pa qëllim, ku ai do të sillej rrugëve pa asnjë aktivitet. Në bazë të hulumtimit të lartcekur, është konstatuar se 44 % të veprave penale të rinjtë i kanë kryer në rrugë. Gjithashtu edhe koha e tepërt e lirë krijon rrezikun që të rinjtë të merren me sjellje asociale. Në këtë hulumtim është konstatuar se të rinjtë, në mbrëmje prej orës 18-24, kanë kryer 34 % të veprave penale. Prandaj secili le ta pyesë veten - se një fëmijë që ka kaluar një orë në mësimbesim (mejtep) te hoxha, pastaj shkon në shkollë, e në pjesën tjetër të ditës merret me ndonjë sport, aktivitet të lirë ose mëson ndonjë gjuhë të huaj etj. – a do të ketë, vallë, kohë dhe mundësi t'i eksponohet rrezikut për të kryer ndonjë sjellje devijante dhe, sidomos, ndonjë vepër kriminale?

## NËPËRMES LËNDËS FETARE , DO TË FLITEJ EDHE PËR ZEMRËN E JO VETËM PËR MENDJEN-ARSYEN

Një problem tjetër, që meriton një qasje më serioze, mendoj se është në kompetencë të institucioneve shtetërore, respektivisht kuvendeve komunale. Komunat, me qëllim të parandalimit të sjelljeve asociale ose veprave penale, dhe të ngritjes së nivelit të mësimit, duhet të merrnin një qëndrim që në rrethin e shkollave ekzistuese të mos jepnin leje për hapjen e kafiterive. Në të vërtetë në Mitrovicë, numri më i madh i kafiterive dhe lokaleve hotelierike është i koncentruar pikërisht afër gjimnazit "Frang Bardhi" dhe shkollës ekonomike "Hasan Prishtina", dhe shumica dërrmuese e nxënësve, duke ikur nga orë mësimi, janë vizitorë të këtyre lokaleve, një numër i mirë i të cilëve konsumojnë pije alkoolike, e disa madje edhe substanca narkotike! Gjithashtu duhet theksuar se 12 % të veprave penale që janë kryer në periudhën hulumtuese, janë kryer pikërisht nëpër lokalet hotelierike. Gjithashtu, një çështje që meriton një trajtim të posaçëm, mendoj se është futja në programe mësimore e lëndës së mësimbesimit. Nëpërmes kësaj lënde, do të flitej edhe për zemrën e jo vetëm për mendjen-arsyen. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Në trupin e njeriut është një organ (zemra), i cili, nëse është i shëndoshë, tërë trupi është i shëndoshë". Zemra thuhet se dikton, e gjymtyrët i binden. Veprat tona janë përkthyesi më i mirë i zemrës. Në një anketë që kishte bërë autori i këtij shkrimi me 30 prindër të nxënësve në një shkollë fillore të Mitrovicës, të gjithë ishin të mendimit se, po të kishte mësimbesim nëpër shkolla, "fëmijët do të ishin shumë më të edukuar"; disa kishin deklaruar: "Ai fëmijë që E njeh Zotin, do të ketë shumë më tepër respekt për krijesat e Zotit"; disa të tjerë thoshin: "Fëmija që është besimtar, është e pamundur që të ketë sjellje devijante" etj. etj..

## HOXHALLARËT JANË TRASHËGIMTARËT E PEJGAMBERËVE, ATA JANË TË VETMIT QË MUND T'IA OFROJNË KËTË POPULLIT

Kjo është dëshmuar historikisht, se nëse aty mësojnë fëmijët ndarazi nga moshatarët e tyre të gjinisë tjetër, serioziteti është tjetër, mosha për absorbimin e njohurive është ideale, kultivimi i dashurisë për punë të mira dhe urrejtja nga punët e këqija, - do të sillte shumë më shumë rezultate. Prandaj, Llukmani a.s. kishte këshilluar të birin e tij : "O djali im, fale namazin, urdhëro për punë të mira, e ndalo nga të këqijat, përballo me durim çdo gjë që të godet, vërtet këto janë nga çështjet më të pëlqyeshme". (Lukman:17). Absolutisht është e vërtetë se një fëmijë që ka vijuar mejtepin "…përballon me durim çdo gjë që e godet…. Ai fëmijë gjatë jetës së tij qëndron shumë larg nga sjelljet asociale, alkooli, veprat e ndryshme penale, prostitucioni, vetëvrasja, - të gjitha këto që fatkeqësisht janë dukuri të përditshme në Kosovë. Ebu Hanifja ka thënë: "Më vjen turp t'i shtrij këmbët në shtëpi në drejtim të mësuesit tim, edhe pse në mes të shtëpisë sime dhe të mësuesit tim ka 7 rrugica". Nga respekti dhe dashuria që kishte për mësuesin e tij, Hammadin, kur i lindi djalë, ai i vuri emrin e Hammadit. ●

(1)Raporti i Drejtësisë për të mitur - Unicef, zyra në Kosovë, këtë raport e kemi përgatitur katër hulumtues, dy nga Britania e Madhe dhe dy nga Kosova.(2) Hulumtimin e kam bërë në Gjykatën e Qarkut të Mitrovicës, në v. 2006. (3)Me këtë nënkuptohet akti i vetëvrasjes (pl. i autorit)

**Deputetëve të Kuvendit të Republikës së Kosovës,**

# Inkorporimi i lëndës EDUKATA

Të vetëdijshëm se po jetojmë në një kohë mjaft dinamike, kohë kur kanë filluar të dobësohen e të zbehen vlerat shpirtërore tek njeriu..., kur shumë dukuri negative kanë mbërthyer shoqërinë tonë, sidomos pjesën më vitale – RININË, e cila pothuajse është zhveshur tërësisht nga ndjenja shpirtërore e besimit...; kur kjo rini ka filluar të bëhet pre e drogës, prostitucionit, alkoolit, mosrespektimit ndaj më të vjetërve, mosrespektimit ndaj arsimtarëve dhe profesorëve...; kur shumë nxënës shkollimin nuk e kuptojnë si diçka të shenjtë..., - kërkojmë nga Ju të na përkrahni në nismën tonë për të futur lëndën "Edukata fetare" në sistemin e arsimit publik në Kosovë, të bindur plotësisht se inkorporimi i një lënde të tillë edukative, do t'i vetëdijësonte të rinjtë për të pasur një qasje më reale ndaj botës dhe shoqërisë...

## QËLLIMET (SYNIMET) E EDUKATËS FETARE

Qëllimi i mësimit të edukatës fetare (të feve tradicionale në Kosovë: islame, katolike dhe ortodokse) në arsimin fillor e të mesëm, është që nxënësit gjatë rritës dhe zhvillimit të tyre, të fitojnë njohuri për fenë e tyre, me të gjitha dimensionet e saj, duke filluar nga ana shpirtërore, morale, edukative, sociale dhe humane. Në këtë mënyrë, duke i ofruar nxënësit këto njohuri, duhet të kihet kujdes që të gjitha këto njohuri rreth fesë, të paraqiten nëpërmjet një dialogu të hapur e tolerant, duke i gërshetuar në këtë rast edhe teoritë dhe njohuritë e tjera shkencore, sepse feja dhe shkenca në fakt veçse përplotësojnë njëra-tjetrën.Në përpilimin e kurrikulave dhe planprogrameve të "Edukatës fetare", ekspertë nga Ministria e Arsimit, në bashkëpunim me ekspertët që do të caktohen nga Bashkësitë Fetare në Kosovë, do të kenë parasysh që kjo lëndë të përfshijë të gjitha përvojat pozitive të njerëzve, pa marrë parasysh dallimet e tyre në baza nacionale, fetare apo në arsimimin fetar. Ofrimi i këtyre njohurive fetare, në të njëjtën kohë është informim dhe përjetim real i fesë, duke u përpjekur që dispozitat edukativo-morale, të cilat gjenden në religjionet e këtij nënqielli, të mishërohen tek të rinjtë tanë, të cilët nesër do të bartin barrën e ndërtimit të atdheut tonë-Kosovës.

## ARSYETIM

- BIK-ja aplikimin e lëndës "Edukata fetare" në shkollat fillore dhe të mesme, e sheh si një projekt me interes jetik dhe me rëndësi shoqërore e kombëtare.

- Edukata fetare në shkollat publike do të ketë për qëllim ofrimin e informacioneve të gjera për gjeneratat e reja mbi religjionet në përgjithësi, e sidomos mbi religjionet të cilave u përkasin popujt e rajonit dhe të Kosovës.

- Ofrimi i informacioneve mbi religjionet botërore, kurrsesi nuk duhet të kuptohet si imponim i ndonjë religjioni të caktuar dhe as me ndonjë prapavijë a paragjykim.

- Lënda "Edukata fetare" duhet të studiohet mirë dhe të analizohet me mençuri e maturi, dhe si rezultat i këtij studimi duhet të përpunohen kurrikula të mirëfillta dhe planprograme bashkëkohore, të cilat në radhë të parë do të kenë karakter informativo-edukativ, dhe si përkrahje shoqërisë në parandalimin e dukurive negative që kanë përfshirë shkollarët tanë në shkollat fillore dhe të mesme.

- Mësimet bazë mbi fenë duhet të jenë një arsye më shumë që të rinjtë të edukohen dhe të arsimohen mirë e shëndeteshëm dhe të bëhen të dobishëm për veten dhe për mbarë shoqërinë.

- Në mungesë të mësimit të mirëfilltë të njohurive fetare, shumë prej këtyre parimeve fetare i ofrohen shoqërisë në mënyrë të pasistemuar, të pastudiuar dhe të paverifikuar. Për këtë shkak lindin indoktrinime, shtrembërime dhe forma të ndryshme të ekstremizmit fetar.

- Institucionet kosovare në përgjithësi, dhe ato arsimore në veçanti, duhet t'i qasen këtij fenomeni me urtësi dhe mençuri, ashtu siç i janë qasur dhe e kanë rregulluar këtë çështje shumë shtete evropiane dhe të rajonit, siç janë: Austria, Belgjika, Kroacia, Bosnja, Gjermania. Anglia..., me përvojë të gjatë të jetës demokratike.

Nga: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

# FETARE në arsimin fillor dhe të mesëm

- Siç jeni në dijeni, shumë vende evropiane, mësimin fetar e kanë paraparë me kushtetutat e tyre, shumë të tjera me amendamente ose rregullore mbi arsimin fillor e të mesëm, prandaj, mendojmë se edhe Kosova, duhet ta ndjekë një rrugë të tillë.

- Lënda e "Edukatës fetare" në fillim do të kishte karakter zgjedhor.

- Jemi plotësisht të bindur se kjo lëndë edukative dhe informative mbi religjionet botërore, nuk do t'i bëjë të rinjtë tanë as hoxhallarë dhe as priftërinj. Përkundrazi, ajo do t'u ofronte atyre një mori informacionesh të dobishme rreth jetës, në mënyrë që pastaj ata vetë, gjatë arsimimit të tyre të mëvonshëm, të binden se ç'është e dobishme dhe ç'është e dëmshme për ta.

- Konsiderojmë se njohuritë fetare do të jenë një begati për të rinjtë tanë dhe kurrsesi nuk duhet të paragjykojmë e të marrim vendime të pastudiuara, që do të jenë në dëm të gjeneratave të ardhme.

- Dëshirojmë që Rinia jonë të jetë një rini e shëndetshme, e arsimuar, e edukuar dhe e pajisur edhe me njohuri morale e edukative fetare. Këto njohuri vetëmsa do ta kompletojnë personalitetin e të rinjve tanë.

- Dëshirojmë që Rinia jonë të jetë sa më larg drogës, alkoolit dhe prostitucionit, e feja është ajo që mund t'i parandalojë më së miri këto dukuri degjeneruese dhe negative.

- Dëshirojmë që fëmijët tanë të mësojnë lirshëm dhe pa kurrfarë imponimi për fenë e tyre. Edukata fetare nëpër shkolla do të ndikojë pozitivisht në rritën, mbrojtjen dhe zhvillimin intelektual të tyre.

- Dëshirojmë që, me një edukim të mirëfilltë fetar, t'i rikthejmë në një jetë normale të gjithë njerëzit e pashpresë, për t'u kthyer atyre vetëbesimin e humbur, nga vështirësitë e jetës.

- Dëshirojmë që Kosova të jetë një oazë paqeje dhe harmonie ndërfetare, që secili person ta kultivojë dashurinë e tij ndaj Zotit, sipas bindjeve të tij dhe pa kurrfarë imponimi.

- Duke u nisur nga këto premisa, për rëndësinë dhe rolin e fesë në jetën e njeriut, jemi të bindur se aplikimi i "Edukatës fetare" në sistemin arsimor të Kosovës, jo vetëm që nuk do të pengonte ecurinë e suksesshme të edukimit, po, përkundrazi, do të ishte një shtytës pozitiv drejt sukseseve në formimin e gjeneratave të shëndosha, edhe fetarisht edhe intelektualisht.

- Dhe, në fund, dëshirojmë që edhe në praktikë të jemi pjesë e qytetërimit evropian dhe botëror, qytetërimit i cili bazën e tij e ka në konceptin e besimit në Zotin e Gjithëmëshirshëm.

I nderuari z. Deputet, mbesim me shpresë se kësaj radhe, kjo kërkesë Jona, do të shqyrtohet pozitivisht nga Institucionet relevante dhe kompetente. Prandaj kërkojmë nga Ju që, me autoritetin Tuaj, të na përkrahni në këtë nismë, në mënyrë që sa më parë që të jetë e mundshme, ekspertë nga Ministria e Arsimit, ekspertë tanë si dhe të Bashkësive të tjera Fetare, të bisedonim më shtruar rreth kësaj kërkese Tonë, duke shpalosur para Jush një Elaborat të thukët rreth qëllimeve parësore të Edukatës fetare.

*Me respekt*
*Myftiu, Mr. Naim Tërnava*
*Kryetar i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës*

Fejsal Rr. Spahiu

# A duhet të futet edukata fetare në shkollat publike dhe si?

Çështja se a duhet dhe si të futet edukata fetare në shkollat publike, si në Evropë ashtu edhe tek ne dhe në demokracitë liberale në përgjithësi, tashmë është bërë mjaft e diskutueshme. Fëmijët kanë nevojë të marrin njohuri të nevojshme për të kuptuar rolin e fesë në shoqërinë e tyre dhe në botë, por në të njëjtën kohë ata edhe duhet të mbrohen nga indoktrinimi, nga mësuesit e tyre ose nga zyrtarë të shkollës. Ky artikull vlerëson parimet ndërkombëtare të të drejtave të njeriut dhe praktikat e disa shteteve evropiane, si një standard që argumenton se arsimimi 'fetar' është qasje e fesë në shkollat publike, dhe se është në përputhshmëri me të mirat dhe standardet ndërkombëtare të të drejtave të njeriut, hartuar kohët e fundit. Në një udhëzues të saj të miratuar në vitin 2007, i njohur si programi "Toledo", OSBE publikoi programin e saj "Toledo si udhëzues të mësimdhënies së fesë dhe besimit në shkolla publike". (ISBN 83-60190-48-8). Ky udhëzues ishte përgatitur nga një panel ekspertësh të OSBE-së për lirinë e fesë dhe besimit. Parimet udhëzuese "Toledo" bazohen në përfundimet e përgjithshme që janë të mbështetura me një konsensus në rritje midis juristëve dhe edukatorëve, të cilat duhet të merren në konsideratë nga të gjitha shtetet e OSBE-së. Përfundimet dhe Rekomandimet e këtij udhëzuesi, janë:[1].Njohuritë rreth feve dhe besimeve mund të forcojnë vlerësimin dhe rëndësinë e respektit për të drejtën e gjithkujt, për lirinë e fesë apo besimit; ato arrijnë të nxitin të kuptuarit e diversitetit shoqëror dhe, në të njëjtën kohë, rritjen e kohezionit social.[2]. Njohuritë rreth feve dhe besimeve kanë potenciale të vlefshme për të zvogëluar konfliktet që bazohen në mungesën e mirëkuptimit për bindjet e të tjerëve dhe inkurajimin e respektit për të drejtat e tyre.[3] Njohuria rreth feve dhe besimeve është një pjesë thelbësore e një arsimimi cilësor. Është e nevojshme për të kuptuarit më të mirë të historisë, letërsisë dhe artit të kombeve, dhe mund të jetë e dobishme për zgjerimin e horizonteve kulturore dhe për thellimin dhe një depërtim në kompleksitetin e së kaluarës dhe të tashmes. Përveç këtyre argumentimeve, ka edhe dy marrëveshje të mira në të Drejtat e Njeriut në lidhje me fetë, e që kanë të bëjnë edhe me fëmijët dhe arsimimin e tyre. Krahas Deklaratës së Përgjithshme të të Drejtave të Njeriut të OKB-së ( 1948) dhe Konventës Evropiane për të Drejtat e Njeriut dhe Liritë Fondamentale (1950), ekzistojnë edhe dy dokumente të tjera të rëndësishme - Konventa e OKB-së mbi të Drejtat e Fëmijës (1989) dhe Deklarata e KB mbi eliminimin e të gjitha formave të intolerancës dhe diskriminimit, në bazë të fesë ose besimit (1981).

## DOKUMENTETNDËRKOMBËTAREAFIRMOJNËTË DREJTËN E FËMIJËVE PËR ARSIMIN FETAR

Të gjitha këto marrëveshje të rëndësishme ndërkombëtare të të drejtave të njeriut, afirmojnë dhe garantojnë të drejtën e lirisë së mendimit, ndërgjegjes, besimit dhe fesë, duke përfshirë këtu edhe të drejtën e personave "për të manifestuar fenë e tyre" (me fjalë të tjera, të drejtën për një fe dhe për ta shprehur atë në mënyra të ndryshme, duke përfshirë edhe mënyrën me anë të mësimit) si dhe të drejtën për të ndryshuar fenë, kurse shteti mban përgjegjësinë për të siguruar që këto të drejta të respektohen dhe të mbrohen (UDHR, nenet 18 e 19; ECHRFF,nenet 9 e 10).Në lidhje me fëmijët dhe edukimin e tyre, të gjitha dokumentet dhe marrëveshjet ndërkombëtare afirmojnë të drejtën e fëmijëve për arsimin dhe theksojnë se rritja e tyre duhet bazuar: "Në frymën e mirëkuptimit, paqes, tolerancës, barazisë së gjinive, dhe miqësisë midis të gjithë popujve, grupeve etnike, kombëtare dhe fetare". (E shprehur në nenin 29 të Konventës mbi të Drejtat e Fëmijës; shih edhe UDHR, neni 26). Pra, neni 29 i UNCRC tregon rëndësinë e arsimit të fëmijëve, që të respektojnë prindërit e tyre dhe kulturat e të tjerëve, duke i përgatitur ata që të jetojnë në mënyrë paqësore në një shoqëri të lirë. Artikujt e mësipërm të këtyre konventave afirmuan të drejtën e fëmijës për lirinë e shprehjes, duke përfshirë lirinë për të kërkuar, për të marrë e për të dhënë ide të çdo lloji (neni13), dhe çdo shtet duhet të respektojë të drejtën e fëmijës për lirinë e mendimit, ndërgjegjes dhe fesë. (neni14) Në vitin 2001, në konferencën botërore të OKB-së kundër racizmit, diskriminimit racor, ksenofobisë dhe intolerancës, u theksua rëndësia e shteteve për të minimizuar dallimet midis popujve …. Në veçanti nëpërmjet informacionit publik dhe programeve të edukimit dhe të kuptuarit e përfitimeve nga diversitete kulturore. (OKB, Konferenca Botërore, 2001, paragrafi 59). Ky dokument u vazhdua më vonë me një numër rekomandimesh, duke përfshirë edhe këto paragrafe:

-Çdo shtet duhet të promovojë dhe të respektojë politikën arsimore që ka për qëllim forcimin dhe promovimin e të drejtave të njeriut dhe zhdukjen e paragjykimeve, duke siguruar respektimin dhe



pranimin e pluralizmit e të diversitetit në fushën e fesë dhe besimit (para.4). Ata që janë të angazhuar në mësimdhënie, inkurajohen për të kultivuar respektin për fetë dhe besimet, duke nxitur mirëkuptimin reciprok dhe tolerancën.

-MËSUESIT DHE NXËNËSIT DUHET TË PAJISEN ME MUNDËSI PËR TAKIME DHE SHKËMBIME ME HOMOLOGËT E TYRE TË FEVE DHE BESIMEVE TË NDRYSHME (PAR. 10).

Të marra së bashku, këto deklarata duhet të sigurojnë një themel të fortë për programe arsimore që promovojnë njohuritë, ndërgjegjësimin, ndjeshmërinë dhe mirëkuptimin reciprok në lidhje me besimet e popujve të ndryshëm në botë. Ky është në fakt një EDUKIM FETAR, që është në lidhje të ngushtë me/ose si një dimension me edukimin ndërkulturor, global, edukimin moral e social. Bazuar në këto të drejta themelore të njeriut për liri të fesë dhe besimit, si dhe për lirinë e tij dhe atë të fëmijëve për arsimim, një varg shtetesh kanë miratuar lëndën fetare si një prej lëndëve mësimore në shkollat publike.

NORVEGJI. Më 3 maj 1995, një komision i emëruar nga Ministri i Kishës, Arsimit dhe Shkencës, paraqiti një raport të qeverisë, e cila sugjeroi që të gjithë nxënësit - qoftë të krishterë, myslimanë ose hebrenj, duhet të marrin një edukim fetar, që duhet të jetë i përbashkët për të gjithë. Komiteti u udhëhoq nga zotëri Erling Pettersen, i cili në atë kohë ishte kreu i Institutit të Edukimi të Krishterë. (Dhe unë mund të shtoj: Në një fazë të mëvonshme - Janar 1996 - ai është emëruar menaxher i Këshillit të Kishës. Ndoshta, si një shenjë vlerësimi nga bashkësia e krishterë për punën e mirë bërë të krishterëve, me sa duket për t'u bërë i mirë për të gjithë fëmijët e shkollave norvegjeze?)

IZRAEL. Fëmijët marrin një edukim tradicional hebraik, që ka të bëjë me mësimin biblik hebraisht, si dhe me mësimin e fragmenteve nga Teurati dhe Talmudi (koment mbi shkrimet e shenjta). Me aplikimin e kësaj metode besohet se studentët do të mbajnë edhe një kujtim të mirë të historisë së kulturës së tyre dhe një ndjenjë më të fortë të identitetit kulturor.

AUSTRI. Për shkak të historisë së Austrisë si një perandori shumëkombëshe, pjesëtarët e besimit sunit islam mësojnë krah për krahu me katolikë, protestantë apo ortodoksë, për fetë e tyre që nga shekulli i 19. Megjithatë, për fëmijët që u përkasin feve të pakicave, si çifute, budiste dhe Shenjtorëve të Ditëve të Mëvonshme, mësimi i tyre bëhet nëpërmjet lëndëve të tjera alternative, si etika dhe filozofia.

GREQI. Nxënësit në shkollat ortodokse greke mësojnë në mënyrë tipike bazat e besimit ortodoks grek

GJERMANI. Shumica e shteteve federale të Gjermanisë, e cila ka një histori të gjatë të ndarjes pothuajse edhe në mes Katolicizmit e Protestantizmit, kanë një marrëveshje, sipas së cilës organet fetare mbikëqyrin trajnimin e mësuesve të arsimit fetar për nxënësit protestantë, katolikë, hebrenj. Në një nga shtetet federale kjo përfshin mësuesit e krishterë ortodoksë. Ky trajnim është menduar të kryhet sipas standardeve moderne për shkencat humane, kryesisht në kolegje dhe universitete shtetërore. Mësuesit që japin mësim feje në shkolla publike, paguhen nga shteti, por mbajnë përgjegjësi ndaj kishave në lidhje me përmbajtjen e mësimdhënies së tyre. Fëmijët që nuk u përkasin këtyre feve ose nuk dëshirojnë t'i zgjedhin ato për një arsye a një tjetër, zakonisht duhet të ndjekin mësimet neutrale të "Etikës" ose të "Filozofisë", në vend të tyre. Aktualisht ka një kundërshtim të vazhdueshëm për futjen e arsimit fetar islam në Gjermani, sa kohë që ka rreth tre milionë myslimanë, kryesisht me origjinë turke, tani atje, shumë prej të cilëve nuk janë anëtarë të organeve të mëdha fetare, me të cilat shtetet mund të rregullojnë këto çështje. Megjithatë, ithtarët e arsimit fetar islam në shkollat publike, thonë se ajo është më e mirë sesa fëmijët të shkojnë tek ndonjë fundamentalist për të mësuar nëpër shkollat e tyre (për mësimin e Kur'anit).

MBRETËRIA E BASHKUAR. Arsimi fetar është një subjekt ligjor, që duhet ta mësojnë të gjitha shkollat në Mbretërinë e Bashkuar. "Kërkesat ligjore për rregullimin e arsimit fetar (RE) ishin vendosur në ligjin e arsimit në vitin 1988 dhe u konfirmuan me 1996 e 1998". ●

Mr. Qemajl Morina

# Manifestimi i së kaluarës te shqiptarët dhe serbët

Më 17 mars, në të gjitha kishat ortodokse serbe, si në Kosovë ashtu dhe në tërë Serbinë, u mbajtën mesha me rastin e gjashtëvjetorit të trazirave të vitit 2004, me qëllim sensibilizimin e popullit serb për kauzën e Kosovës. Sipas medieve serbe (Blic, 18.03.2010), "gjatë tri ditëve nga sulmet e ekstremistëve shqiptarë janë dëbuar 4.000 serbë, janë vrarë 19 veta, janë shkatërruar e djegur 35 kisha e manastire serbe si dhe mbi 800 shtëpi në pronësi të serbëve". Në mesin e të vrarëve ishin 11 shqiptarë, por për mediet serbe, kur duan të luajnë rolin e viktimës, dallimi i etnitetit nuk është me rëndësi. Me rastin e trazirave, të gjitha institucionet e Kosovës u distancuan nga organizatorët dhe pjesëmarrësit e trazirave. Në shenjë të ndjenjës së përgjegjësisë për dëmet e shkaktuara, institucionet e Kosovës patën siguruar shumën 5.7 milionë euro për meremetimin e objekteve fetare serbe të dëmtuara. Kështu që sot, sipas statistikave më të reja, vetëm dy objekte kanë mbetur pa u rinovuar. Gjatë muajve të kaluar u bë rihapja e kishave serbe të renovuara në Prishtinë, Prizren, Fushë-Kosovë etj., por pa asnjë fjalë miradie për institucionet e Kosovës që siguruan mjete dhe mund për renovimin e tyre.

PRIFTËRINJTË SERBË MOBILIZUAN TËRË POPULLATËN SERBE, SI NË KOSOVË ASHTU DHE NË SERBI, PËR TA RIKUJTUAR ATË QË ATA E QUAJNË "TMERRI I MARSIT 2004".

Kështu, i pari i Kishës Ortodokse Serbe, patriku Irinej, me rastin e hapjes së ekspozitës së relikteve dhe afreskeve nga Kosova me titullin "Të mos harrohet" (Politika, 18.03.2010), deklaroi se Kosova është "toka e shenjtë serbe, ku ka lindur dhe është krijuar historia dhe kultura jonë. Atje janë shenjtëritë më të mëdha serbe, dhe aty kanë lindur shenjtërit tanë më të mëdhenj"."Këtë e dimë ne, por duhet ta dijë edhe bota, se Serbia pa Kosovën nuk është Serbi, ashtu siç nuk është trupi pa kokë qenie njerëzore," - deklaronte patriku serb para besimtarëve në tempullin e Shën-Savës në Beograd. Ai pohoi se i vjen mirë që kjo ekspozitë tashmë është bërë tradicionale dhe ajo duhet të jetë një mesazh i fuqishëm për Kosovën."Nëse atë e bartim në zemër, në shpirt dhe në mendjet tona, asnjëherë nuk do ta humbim" - pohonte patriku Irinej.

Në hapjen e ekspozitës merrnin pjesë ministri për Kosovë, Goran Bogdanoviç dhe si dhe sekretari i shtetit i kësaj ministrie, Oliver Ivanoviç.Organizatore e ekspozitës ishte Shkolla e Lartë e Akademisë së Kishës Ortodokse Serbe në Beograd, dhe ajo do të jetë e hapur për shtatë ditë. Ekspozita "Të mos harrohet" organizohet tash pesë vjet, kurse kjo ishte hera e dytë që po organizohej në tempullin e Shën-Savës në Beograd. Kjo ekspozitë ishte hapur edhe në Bjelinë, kurse dje është hapur në Kralevë, Sarajevë dhe Han Pesak. Shtrohet pyetja: Ku jemi ne, ku janë dhembjet tona, njerëzit tanë të vrarë e të masakruar, xhenazet e mbi 1500 viktimave të pagjetura? Dhe më tutje: Mbi 220 xhami të rrënuara e të djegura nga forcat e rregullta serbe; mbi 120.000 shtëpi të djegura e të granatuara.

QEVERIA E BEOGRADIT, NË BAZË TË KONVENTAVE NDËRKOMBËTARE, ËSHTË E OBLIGUAR TË PAGUAJË DËMSHPËRBLIMET MORALE DHE MATERIALE NDAJ POPULLIT TË KOSOVËS

A nuk duhet të kërkojmë llogari nga Qeveria Serbe për të gjitha këto të këqija që na ka shkaktuar? Po të kishim vizion dhe strategji të duhur, Qeverinë e Beogradit, pavrësisht se kush është në pushtet, duhet ta mbajmë në shënjestër si shtet kriminal e gjenocidial dhe kontaktet me të duhet të bëhen vetëm atëherë kur Beogradi të kërkojë falje për krimet që ka bërë në llogari të popullit të Kosovës, dhe thesarit të saj fetar dhe kulturor. Qeveria e Beogradit, në bazë të konventave ndërkombëtare, është e obliguar të paguajë dëmshpërblimet morale dhe materiale ndaj popullit të Kosovës, sepse ajo kishte bërë agresion ndaj një vendi të pambrojtur dhe popullatës civile. Deklaratat e patrikut serb Irinej, si ato të mëhershmet, por edhe këto që cituam më lart, nuk çojnë në ndërtimin e urave në mes shqiptarëve dhe popullit serb. Ato çojnë në thellimin e hendekut, mbjellin urrejtje dhe mosbesim në mes popujve tanë. Objektet fetare, qofshin ato xhami, kisha apo sinagoga, duhet të jenë vende ku predikohet respekti dhe dashuria ndaj njerëzve e jo mosdurimi, përjashtimi dhe jotoleranca. Prijësit fetarë do të jenë në nivel të misionit të tyre vetëm kur të ndiejnë dhembjet e të tjerëve sikur të jenë të tyret. ●

Nexhmi Maksuti

# Mbyllja e xhamisë apo dezinformimi?

## Nostalgjia e Qemajl Morines imazh i keq për Kosovën!

Jam dakord me ju se shiriti i policisë jo vetëm në xhaminë e Morinës por edhe në çdo objekt tjetër jep një sinjal se gjërat nuk janë ashtu si duhet të jenë. Por zotëria juaj duke pas parasysh se keni qenë përgjegjës për informim pranë BIK –ut me vite të tëra dhe jeni njëri ndër personat më përgjegjës që në cilësinë e zyrtarëve të BIK në vitin 2001 pas instalimit të dhunshëm të ashtuquajturit imam në xhaminë e Morinës, ju vetë keni qenë në takimin që KBI e Skenderajt kishte organizuar me qytetarët e fshatit Morinë dhe jeni njoftuar nga vendi i ngjarjes për formën se si Kastriot Duka kishte ardhur në xhami sikur të pikte nga qielli dhe pa përfillur aspak kushtetutën e BIK-ut. Prandaj shkrimi i juaj jep me kuptua se ju ose nuk keni dijeni të mjaftueshme për problemin e xhamisë së Morinës ose duke pas parasysh faktin se ju ishit pjesëmarrës në emër të BIK-ut në takimin në fjalë, del se ju qëllimisht po i shtrembëroni faktet nga ndonjë nostalgji që mund ta keni për dukën dhe tipat e ngjashëm me të. Është e vërtetë së paku sipas të dhënave dhe deklaratave se Duka e përfaqësonte shoqatën bamirëse " RAHMA MERSY " ku donatorët janë nga vendi siç ju e quani vend demokratikë për çfarë edhe nuk kam ndonjë kundërshtim, por ju po harroni se si shoqatë në Kosovë ka filluar të veproj vetëm nga viti 2003, pra dy vite pas instalimit të dhunshëm të Dukës si imam në xhaminë e Marinës. Këtë e konfirmoj edhe vet Khaled Patten në emisionin që ju i dedikoheni. Shtrohet pyetja: Si erdhi Duka në Marinë dhe çfarë ishte qëllimi i tij, nëse vërtet qëllimi i tij ishte humanitar përse shoqata që ai e përfaqësonte "RAHMA MERSY",ndonëse sipas të dhënave në ueb faqen e saj tregon se është themeluar në vitin 1999,përse ajo doli në skenë vetëm nga viti 2003 e këndej??!!.

Kur ju flisni për iniciativën e dëbimit të hoxhës siç ju e quani,se kjo iniciativë ishte ndërmarrë pas shfaqjes së pamjeve në You Tube, po bëni edhe një lëshim me qëllim apo pa qëllim,duke harruar se kërkesa e KBI-së në Skenderaj ishte bërë në organet përgjegjëse të Komunës që xhamia e Marinës të hynte në juridiksionin e BIK-ut, që nga viti 2001, dhe më pas ishte nënshkruar edhe memorandum mirëkuptimi i datës 17.02.2003 përmes të cilit garantohej se me përfundimin e ndërtimit të xhamisë,kjo xhami do të hynte nën juridiksionin e BIK-ut dhe detyrën e imamit do ta kryen personi zyrtar që emërohet nga KBI-ja, gjegjësisht nga BIK-u. Ndërsa personi që në mënyrë ilegale po kryente detyrën e imamit,pra Kastriot Duka do të dëbohej nga xhamia. Pra kjo ishte marrëveshja me qytetarët dhe udhëheqësit e fshatit dhe si garantuese e kësaj marrëveshje ishte edhe Kuvendi Komunal i Skenderajt. Ju me siguri keni lexuar edhe përmbajtjen e peticionit të organizuar nga OJQ-ja "Prehja" dhe aty fare nuk kërkohet që të mbyllet xhamia,aty kërkohet për largimin e Dukës nga xhamia për shkaqet që përmenden në peticion. Kurse sa i përket qëndrimit të tij legal apo ilegal në Kosovë kam bindjen se ju më së paku keni dijeni për këtë çështje. Por edhe nëse ishte qëndrim legal, leje qëndrimi që ai kishte, nuk kishte të bënte fare me jetën dhe veprimtarinë fetare. Sa i përket akuzave të bëra në llogari të Dukës, nuk jam ndonjë ekspert i kësaj fushe që të jap vlerësimin se kush do të duhej të merret me to, por një gjë e di se ato akuza që janë përmendur në peticion, kanë qenë përditshmëri nga shumica e njerëzve të Drenicës e në veçanti nga banorët e fshatit Marinë dhe fshatrave për rreth dhe kanë qarkulluar me vite të tëra. Dhe unë nuk dua ta akuzoj atë për abuzime por dua ta shtroj një pyetje:Çfarë veprimtarie fetare mund të ushtrohet në xhami deri në orët e vona të natës gjegjësisht deri në ora 01:00-02:00 dhe me prezencë të një numri të vajzave? A thua se çfarë daëveti është bërë aty?? Edhe nëse nuk ka ndonjë të vërtetë rreth akuzave të bëra,vet natyra e qëndrimit në xhami deri në kohët e pa zakonta të bënë të dyshosh. Siç thotë edhe një fjalë popullore "Mos i zbrit nga bishti se dyshimi është me vend". Kurse sa i përket nostalgjisë që kemi fituar për Halid Paten vetëm nga pamja e tij në një emision në TV Klan Kosova se ai ka përdorur praktikat e modeleve të organizatave krishtere mund të jenë shkas për ju dhe ndoshta edhe mund ta kenë efektin e tyre pozitiv. Por sikur kjo derë t'u hapej shoqatave humanitare qofshin islame apo krishtere që të veprojnë lirshëm edhe në Kosovë kjo do të ndikonte që në Kosovë më mos të jenë tre fe (ndonëse ato janë dy)siç ju shpesh e përdorni këtë shprehje, por do të krijohen fe e shoqatë!!!. Profesor i nderuar sikur ju vërtet të kishit për qëllim pasqyrimin real të "Dosjes Duka" do të kishit marrë informacione të sakta dhe detale për këtë dosje nga personat që janë në rrjedh të ngjarjes që nga dita e parë e këtij problem,e jo të bëni një elaborat për këtë problem vetëm nga nostalgjia që Halid Paten ua ngjalli juve. Është e vërtetë se shoqata "RAHMA MARSY" ka dhënë një kontribut të mirë duke ndihmuar qytetarët e Drenicës në veçanti banorët e fshatit Marinë, por ju duhet ta dini mirë se e tërë Kosova e pas luftës është e ndërtuar apo e rindërtuar nga ndihmat që kanë dhënë shtetet mike dhe shoqatat e ndryshme humanitare, dhe ndihmat që ata kanë dhënë dhe po japin për Kosovën nuk ju jep të drejtën që të bëhen zot shtëpie në Kosovë. Ju e dini fortë mirë se në Kosovë kanë ndihmuar në ndërtimin e xhamive edhe disa shoqata krishtere dhe sikur të shkohej sipas logjikës së investitorit atëherë në xhaminë e fshatit Shqiponjë do të duhej të instalohej imam një prift apo rabin e jo hoxha!!.

Është e vërtetë se z. Halid Paten së paku sipas informatave që ne kemi, ka ndihmuar në ndërtimin e xhamisë së Marinës por duhet ditur faktin se materialin ndërtimor për ndërtim të kësaj xhamie fillimisht e ka dhënë KFOR-I i E.B.A siç ka vepruar edhe me disa xhami të tjera. Pastaj për punën e mëtutjeshme është përkujdesur fillimisht shoqata bamirëse "Kalliri i Mirësisë" e më pastaj edhe "RAHMA MERSY". Mbyllja e xhamisë së Marinës mund të trumbetoj si një ogurzi për Kosovën në kohën aktuale duke marrë parasysh kontributin tënd dhe bashkëmendimtarëve tuaj me shtrembërim të fakteve rreth problemit të xhamisë së Marinës. Por një thënie e huaj thotë:"çdo çudi zgjatë tre ditë" ndërsa problemet dhe telashet që ka mbjellë fara e Dukës ka zgjatur me vite dhe do të ketë pasoja edhe më vonë. Prandaj njerëzit e provincës kanë qenë shumë të aftë t'i peshojnë gjërat sikur çdo herë, e edhe prapë do të jenë, këtë gajle po ta marrë unë dhe mos e rëndo vetën pa nevojë. Besoj se shkrimi i juaj ka qenë lëshim i pa qëllimit si shkak i nostalgjisë për Halid Paten dhe shumë shpejt do të kalon, dhe nuk do të ndikoj që si një intelektual i dëshmuari ta përsërisni një gabim të tillë. ●

*Autori është Kryetar i KBI-së, Skënderaj*



## MYFTIU TËRNAVA PRITI MINISTRIN PAJAZITI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti më 18 mars, në selinë e Kryesisë së BIK-së, Ministrin e Punëve të Brendshme, Zenun Pajazitin, me të cilin bisedoj për bashkëpunimin e këtyre dy institucioneve.
Pas takimit ministri Pajazit tha: "Ishte një takim në frymën e bashkëpunimit të rregullt që e kemi me Bashkësinë Islame të Kosovës, e cila është kontribuuese jashtëzakonisht e mirë në konsolidimin e shoqërisë kosovare, sidomos në sigurinë e qytetarëve. Kemi biseduar për shumë çështje që kanë të bëjnë me sigurinë, jemi dakorduar që të vazhdohet bashkëpunimi i mirë që ka qenë, dhe që është me Bashkësinë Islame në Kosovë, dhe po ashtu, jemi dakorduar që në periudhën vijues të kemi edhe takime të rregullta në nivele të ndryshme që kanë për qëllim edhe mbështetjen e Bashkësisë Islame".
Ndërsa myftiu Tërnava tha: "Biseduam për mundësinë e një bashkëpunimi të mëtutjeshëm në mes Bashkësisë Islame, si institucion i vetëm i cili mbron interesat e myslimanëve në Kosovë, duke e ditur që institucioni si Bashkësia Islame e Kosovës ballafaqohet edhe me probleme të natyrave të ndryshme dhe ka nevojë që të shtrij bashkëpunimin me të gjitha institucionet e Kosovës".
I pyetur për pengimin e nxënëses nga Vitia që shkaku i mbulesës nuk lejohet të shkoj në shkollë, Myftiu u shpreh duke e pasur parasysh që konventat ndërkombëtare lejojnë një gjë të tillë, e të cilat janë të aplikueshme edhe në Kosovë, vajzës i është bërë e padrejtë që nuk i është lejuar dhe ende nuk po i lejohet të shkojë në shkollë me mbulesë. "Ditë më parë edhe në Shqipëri tashmë një problem i tillë është tejkaluar, por shpresoj që në të ardhmen e afërt do të zgjidhet edhe tek ne, në Kosovë"- tha Myftiu Tërnava.
Ndërsa, ministri Pajaziti i pyetur se a rrezikohet Kosova nga ekstremizmi tha: "Kosova është një vend stabl, me gjithë sfidat që kemi pas viteve të fundit, Kosova është prezantuar si shtet i konsoliduar. Nuk kemi pasë aktivitete që kanë cenuar sigurinë e vendit tonë, dhe kjo është një ndër arritjet më të mëdha që konsiderohet për vendin. Megjithatë, ka pasur raste kur kanë sjell shqetësime dhe dyshime se do të mund të paraqiten në të ardhmen edhe aktivitete me elemente ekstremiste. Edhe takimi i sotëm me Myftiun është për të biseduar që të jemi bashkërisht më të konsoliduar, që në të ardhmen mos të ketë prezencë aktivitete të tilla ose të individëve që mund të shfaqen me ide të tilla".
respektohen vlerat pozitive të komuniteteve që jetojnë e veprojë në Kosovë.
Myftiu më tutje tha "Koha e mendimeve uniformë, sistemit monist i ngritur mbi një ideologji ka perënduar dhe tani duhet krijuar mundësi për një shoqëri të ngritur mbi bazë të kushtetutshmërisë e ligjshmërisë".
Myftiu tha se edhe dy vjet pasi që Kosova ka miratuar kushtetutën e saj, ka individ në institucione publike që marrin drejtësinë në dorë dhe atë e interpretojnë sipas bindjeve të tyre, pa qa fare kokën që shkelin



## MYFTIU TËRNAVA PRITI AVOKATIN E POPULLIT SAMI KURTESHI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti më 30 mars, Avokatin e popullit Sami Kurteshin, me të cilin bisedoi për sfidat e shoqërisë kosovare në përgjithësi e në këtë rast për sfidat që ka Bashkësia Islame , punonjësit e saj e posaçërisht besimtarët.
Myftiu Tërnava tha se Bashkësia Islame angazhohet që në Kosovë të mbi të drejtat themelore të njeriut të garantuara me konventa ndërkombëtare, madje pa qa fare kokën që shkelin mbi kushtetutën e vendit .
Myftiu me këtë rast përmendi rastin e ndalimit të vijimit të shkollimit të vajzës nga Vitia, myftiu gjithashtu shprehu shqetësimin se femrave me mbulesë, përpos që diskriminohen në të drejtën e tyre në shkollim, ato diskriminohen edhe në punësim dhe këtë nga

institucionet publike.
Myftiu avokatin e popullit e njohu edhe me mos zgjidhjen e pozitës juridike të bashkësive fetare, si dhe e njohu edhe me iniciativën e BIK për futjen e lëndës së edukatës fetare në sistemin e rregullt të arsimit.
Avokati i populli, Sami Kurteshi, tha se ai dhe institucioni që e drejton ai është në dijeni për shqetësimet që ka Bashkësia Islame, dhe u shpreh se ai do të angazhohet që në Kosovë mos të ketë shkelje apo mohim të të drejtave të njeriut dhe të respektohen ligjet në fuqi. Avokati i popullit, Sami Kurteshi tha se për ne si shoqëri tani e tutje nuk do të duhej të ketë tema tabu, ai më tutje tha se e drejta e arsimimit, e drejta e punësimit, dhe e drejta e shpërfaqjes së besimit janë që nga karta e të drejtave të njeriut, si dhe me Kushtetutën e Kosovës.



## MYFTIU TËRNAVA NË TAKIM ME KRYETARIN E KDTP MAHIR JAKXHILLAR

Mësimi i edukatës fetare në shkolla është një e drejtë elementare që duhet mundësuar edhe nxënësve tanë
Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava priti më 26 mars, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, kryetarin e Partisë Demokratike Turke të Kosovës (KDTP), Mahir Jakxhilar me të cilin bisedoi për iniciativën e Bashkësisë Islame për futjen e lëndës së edukatës fetare në sistemin e rregull publik të arsimit fillor dhe atë të mesëm .
Myftiu Tërnava tha se është nevojë e kohës që edhe fëmijët tanë, të marrin njohuritë themelor për fenë në kuadër të arsimit të rregull. “Mësimi i edukatës fetare në shkolla është një e drejtë elementare që duhet mundësuar edhe nxënësve tanë, që të mësojnë për mësimet tradicionale të feve tek ne”- tha myftiu Tërnava.
Myftiu kërkoi nga Jakxhillari që të mbështes iniciativën e BIK, që kërkesa për edukatën fetare të marrë udhën e duhur.
Kryetari Jagxhiral në bisedë me Myftiun u shpreh se partia e tij do e përkrah këtë nismë të BIK.



## MYFTIU TËRNAVA TAKOI XHEZAIR MURATIN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava në vazhdën e takimeve që po bënë me subjektet politike për t’i njohur me iniciativën e Bashkësisë Islame të Kosovës për futjen e lëndës së Edukatës fetare në sistemin e rregullt të arsimit të Kosovës, më 28 mars, takoi kryetarin e koalicionin “Vakat” z. Xhezair Murati.
Myftiu Tërnava pasi e njohu kryetarin e “Vakatit”, z. Xhezair Muratin, me riaktualizimin e iniciativës së BIK për futjen e lëndës së edukatës fetar në shkollat publike të Kosovës, kërkoi nga ai që “Vakati” dhe grupi parlamentar 7 plus, të përkrahin iniciativën e BIK në Kuvendin e Kosovës.
Myftiu tha se është koha që edhe nxënësit tanë të marrin njohuri elementare për fenë që i përkasin në shkollat publike.
Xhezair Murati –kryetari i koalicionit “Vakat” dhe shef i grupit parlamentar 7 plus, pasi falënderoi Myftiun për vizitën tha se ndihet mirë që sot takohen me iniciativën e Myftiut. Ai më tutja tha se shumica boshnjake, “Vakati” dhe grupi parlamentar 7 plus do të përkrahin iniciativën e BIK për futjen e edukatës fetare në sistemin e rregullt të arsimit. Z. Murati tha se “Vakat” dhe grupi parlamentar 7 plus, do të jetë përkrah BIK edhe në procedurat parlamentare që kjo çështja të procedohet sa më parë në Kuvendin e Kosovës.
Myftiu u tha bashkëbiseduesve se për këtë iniciativë BIK ka përgatit një elaborat dhe strategji të veprimit.
Dy bashkëbiseduesit u dakorduan që edukata fetare në sistemin e rregullt të arsimit është tashmë një nevojë e kohës.
Në takim Myftiu u shoqëruar nga kryeimami, Sabri Bajgora dhe shefi i kabinetit, Ejup Ramadani, ndërsa Xhezair Murati nga Raif Elezi, dhe Qamil Smajli.



## NË PRISHTINË U ORGANIZUA MANIFESTIMI PËRMBYLLËS KUSHTUAR DATËLINDJES SË PEJGAMBERIT, MUHAMEDIT A.S.

Të martën , më 23 mars në Prishtinë në një ambient të bukur në Sallën e Kuqe të Pallatit të Rinisë dhe Sporteve, organizuar nga Departamenti i të Rinjve të Bashkësisë Islame të Kosovës, në bashkëpunim me Këshillin e BI të Prishtinës, u mbajt manifestimi përmbyllës kushtuar datëlindjes së Pejgamberi, Muhamedit a.s. me moton "Muhamedi a.s. shëmbëlltyrë për mbarrë njerëzimin". Në këtë manifestim qenë të pranishëm një numër i madh i besimtarëve nga të gjitha qendrat e Kosovës. Manifestimi në Prishtinë qe përmbyllje e aktiviteteve të organizuara nga Këshillat e Bashkësisë Islame anë e kënd Kosovës që nga 12 rebiuleveli e këndej.

Në shënim përmbyllës kushtuar datëlindjes së pejgamberit fillimisht për shëmbëlltyrën e tij, Muhamedit a.s. foli, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili fillimisht tha: "Jemi tubuar sot, në këtë sallë për të rikujtuar edhe njëherë Muhamedin a s. edhe pse prezenca e tij në vazhdimësi është tek qindra miliona besimtarë anë e këndë botës.

Edhe me këtë rast le të madhërojmë Allahun dhe të kërkojmë begatitë e Tij, le t'i dërgojmë përshëndetje Pejgamberit fisnik. Të gjitha lavdërimet tona janë për Allahun, favoret e të Cilit janë shkaku i vetëm i të gjitha arritjeve dhe veprave të mira, begatitë qofshin për krijesën e Tij më të lartë, gjithashtu, bekimet qofshin mbi shokët e ndjekësit e tij deri në Ditën e Ringjalljes".

Ndërsa, duke folur për traditën e kremtimit të datëlindjes së pejgamberit, Muhamedit a.s. te ne, Myftiu Tërnava tha: "Bota islame i gëzohet ardhjes në këtë jetë të Muhamed Mustafasë nëpërmjet rikujtimit të ditëlindjes së tij. Kur myslimanët në këtë apo atë mënyrë festojnë në shenjë respekti ditëlindjen e Muhamedit a.s. Kur mbahen manifestime të shumta kushtuar shëmbëlltyrës së tij, jetës e veprës së tij. Kur Allahu e melaiket luten për të në vazhdimësi. Kur myslimanët e mbarë botës luten për Muhamed Mustafanë.

Kur festat islame edhe më ia shtojnë krenarinë fesë sonë. Kur myslimanët në shenjë respekti lexojnë e këndojnë poezi-mevlud në gjuhë të ndryshme të botës. Kur kujtojmë sistemin komunist dhe rolin e mevludit në shoqërinë kosovare.

Vërtetë me plot gojën themi se mevludi në Kosovë pati një domethënie të madhe në ruajtjen e identitetit islam, ndaj me krenari të madhe këndojmë e lexojmë mevlude e mbajmë tubime për këtë shëmbëlltyrë të pa përsëritshme në historinë njerëzore.

Festën e mevludit, të Isra e Miraxhit etj".

Aktori Basri Lushtaku para të pranishëmve u paraqit me monologun kushtuar Pejgamberit, ndërsa kori i imamëve në përbërje Hasan ef. Salihu- imam nga Prizreni, Selim Buzolli-haxhi nga Mitrovica, Ferat Gërguri - imam nga Vushtrria, Jahir Beqiri - imam nga Prishtina, Sallah Feta - imam nga Prishtina, Mustafë Dervisholli – imam nga Prishtina kënduan pjesë nga Mevludi i rilindësit tonë të njohur Tahir ef. Popova, apo siç njihet tek ne mevludi tradicional. Ndërsa, Avdush Krosa nga Ferizaj dhe Hfz. Abdurrahini nga Shkupi – kënduan ashere nga Kur'ani. Organizatorët u shprehën se një manifestim i tillë do të jetë tradicional.







### NË PEJË U PËRURUA XHAMIA "DEFTERDAR"

Më 23 mars, në Pejë është përuruar Defterdar Xhamia, një ndër objektet më të vjetra islame në shkallë vendi. Pas punimeve 2 vjeçare ky objekt është bërë i njëjtë me variantin e parë të ndërtuar në vitin e largët 1570. Përfaqësuesja e Ministrisë së Punëve të Jashtme të Italisë, Ana Zambrano, ka thënë se monumentet kulturore e fetare në Kosovë janë pronë e të gjithëve, prandaj qeveria e vendit të saj, edhe në të ardhmen do të investojë në objekte të këtilla. "Shteti im beson se nuk ka liri në një vend nëse nuk ekziston edhe liria kulturore", ka thënë ajo, duke pohuar se vendi nga vjen e di gjendjen e objekteve kulturore në Kosovë. "Ky vend ishte masakruar në formën më të vrazhdtë viteve të kaluara, prandaj ne insistojmë që të ndihmojmë edhe më tej që të ndodhë restaurimi i këtyre objekteve", ka thënë zonja Zambrano. Italia, tha ajo, dëshiron që Kosovën ta shndërrojë në një vend të njohur për kulturë dhe turizëm. Ndërkaq, zv.kryeministri i Kosovës, Ramë Manaj, ka theksuar se ndihma e Italisë ka bërë që pas luftës shumë objekte të kultit dhe të trashëgimisë të rikthehen në gjendjen e paraluftës. "Me kontributin e madh të shtetit italian, INTERSOS ka bërë që gjatë të gjitha këtyre fazave të zhvillimit të zgjasë dorën e ndihmës, si vlerë të veçantë, duke kontribuar që të promovohen këto monumente, të cilat reflektojnë frymën e tolerancës fetare", ka thënë Manaj. Ndërkaq Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Ternava ka thënë se Italia ka bërë më shumë se çdo shtet në botë për restaurimin e objekteve fetare në Kosovë. "Është hera e katërt që gjendem në Pejë për përurime më parë të 2 xhamive, pastaj të hamamit të Haxhi Beut dhe sot për Defterdar Xhaminë", ka thënë Tërnava. "Qeveria italiane ka bërë një punë që nuk e ka bërë asnjë qeveri në botë për objektet islame në Kosovë" , ka përsëritur myftiu Tërnava, duke treguar se gjatë luftës së fundit në Kosovë janë djegur 218 xhami, në mesin e të cilave edhe xhamia që po përurohej. Defterdar Xhamia në Pejë është ndërtuar në vitin 1570. Në luftën e fundit ajo ishte djegur e tëra nga forcat serbe. Restaurimi i saj është bërë nga Qeveria italiane.

### MANIFESTIM NË GJILAN

Departamenti për Gra i Kryesisë së BIK-së, në bashkëpunim me shoqatën kulturore "Familja Kosovare", organizuan manifestimin e radhës në Gjilan, që u mbajt në Sallën e Kulturës, ku të pranishëm ishin përfaqësues të institucioneve të ndryshme. Në emër të Departamentit për Gra të Kryesisë së BIK-së, të pranishmet i përshëndeti Hanife Jahiri, e cila më pas prezantoi temën: "Roli dhe Pozita e gruas në Islam". " Femra ka pasur dhe do të ketë një pozitë të rëndësishme dhe një trajtim të veçantë në Islam. Ajo konsiderohet si shtyllë e familjes dhe si një faktor i rëndësishëm në krijimin e një shoqërie të shëndoshë.." – theksoi ajo. Në emër të shoqatës kulturore "Familja Kosovare" me seli në Prizren, të pranishmet i përshëndeti Ardiana Alishani.Pastaj u shfaq programi kulturor i përgatitur nga shoqata kulturore "Familja...", që ishte mjaft i pasur. Dhe në fund, monologun për të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s., e prezantoi Bardha Kçiku nga Departamenti për Gra. *(R.Shkodra)*

### U VU GURTHEMELI I XHAMISË NË FSHATIN SLLOVI

Më datën 15.03.2010 u vu gurthemeli i xhamisë së fshatit Sllovi të Lypjanit. Në këtë solemnitet merrnin pjesë përfaqësuesit nga Kryesia e BIK-së , Fitim Flugaj dhe Rexhep Suma, KBI-ja me stafin dhe imamët, përfaqësues nga kuvendi komunal i Lypjanit, nga parti politike si dhe shumë xhematlinj. Xhamia e re po ngrihet mbi themelet e xhamisë së vjetër, e cila tashmë ishte jofunksionale për shkak të vjetërsisë dhe rrezikut permanent për t'u shembur. Për këtë shkak xhematlinjtë e fshatit, së bashku me imamin Xhevdet ef. Bytyçi, njëherazi edhe kryetar i KBI-së të Lypjanit, vendosën ta rrënonin xhaminë për të filluar ndërtimin e xhamisë së re, me vetëkontributin e tyre. Fjalën e rastit e mbajti përfaqësuesi i Kryesisë së BIK-së, Fitim ef. Flugaj, i cili në fillim përcolli selamet e Myftiut Mr. Naim ef Tërnava, pastaj përshëndeti të gjithë të pranishmit duke i uruar për vënien e gurthemelit të xhamisë. Më pastaj, në fjalën e tij i kushtoi një rëndësi të veçantë rolit të xhamisë e cila shërben jo vetëm për faljen e namazit, por edhe për zhvillimin e aktiviteteve të ndryshme, si mësimbesimi, dhe rëndësinë e saj për bashkimin e xhematit, midis të cilëve nuk mbetet mundësia për asnjë ndasi çfarëdo qoftë.Më pastaj, shoqëruar nga recitimi i tekbireve të shumta, u vu gurthemeli i kësaj xhamie. KB Islame i Lipjanit ka 24 xhami. E lusim Zotin xh.sh., që t'i ndihmojë në ndërtimin e saj. *(Burim Arifi)*




## KISHA PENGOI NISMËN PËR NDËRTIMIN E NJË XHAMIE NË JUG TË ANGLISË

Pas një presioni nga ana e kishave vendore dhe banorëve lokalë në qytetin Camberley, në Jug të Anglisë, autoritetet kanë vendosur që të mos japin leje për ndërtimin e një xhamie nga komuniteti mysliman. Plani është paraqitur nga Shoqata për Mirëqenie Bengali. Xhamia do të ndërtohej në vendin e një shkolle që është blerë nga ana e komunitetit mysliman 14 vjet më parë, dhe do të përdorej si qendër islame. Nevojat e xhematit është që të falen në një xhami me sipërfaqe më të madhe, sepse sipërfaqja e shkollës ku ata faleshin deri më tani, ishte shumë e ngushtë dhe kjo nuk përkon me nevojat e komunitetit mysliman vendës, që është në rritje të vazhdueshme, kështu që njerëzit donin që adhurimi të bëhej në një xhami dhe jo në shkollë. Kishat janë shprehur kundër këtij ndërtimi, sepse mendojnë që xhamia do të nxisë "antagonizëm" midis komunitetit mysliman dhe bashkësisë më të gjerë në Camberley në vitet në vijim. Myslimanët e këtushëm mendojnë se refuzimi i këtij projekti ka të bëjë me faktin se myslimanët këtu janë pakicë dhe vendësit nuk dëshirojnë të shohin aty xhami.

## ABUZIMET SEKSUALE KISHTARE NË HOLANDË S'KANË TË NDALUR

Janë rreth 200 njerëz që tanimë kanë depozituar kërkesat dhe dëshmitë për abuzimin seksual nga zyrtarët e kishës katolike. Jan Vaaijer, zëdhënës i organizatës Hulp en Recht, tha se ndihet i tronditur nga vërshimi i kërkesave që nga fundi i shkurtit, kur gazetat njoftuan për akuzat për abuzimin në një shkollë me konvikt në 's-Heerenberg në vitet 1960 dhe 1970. Ndërkohë, Ad van Luyn, kryetar i peshkopëve të konferencës holandeze, ka bërë thirrje për një hetim të pavarur lidhur me pretendimet e abuzimit të mundshëm". Kjo punë dënohet dhe duhet të kërkohet falje nga ky abuzim dhe, në të ardhmen, kisha duhet të marrë çdo masë të mundshme për të ndalur një herë e mirë këtë që ka ndodhur. Sipas marrëveshjes, palëve të dëmtuara do t'u paguhet. Për secilën vajzë që është keqëtrajtuar nga prifti, duhet të paguhen nga 43.000 euro .



## MYSLIMANIA NGA KENIA, HEROINË E VËRTETË

Zonja Dekha Ibrahim Abdi është një veterane në aktivitetin e të drejtave civile dhe përhapjen e paqes nga rajoni mysliman i verilindor i Kenias, një rajon që është shkatërruar nga konfliktet e ndërfisnore dhe është shpërblyer me çmimin "2009 Hessen për paqe " në Gjermani. Çmimi që ajo kishte marrë, vjen së bashku me 25.000 €, sepse për paqe kishte punuar më se dy dekada. "Unë mendoj se është shumë domethënëse në kuptimin që unë marrë mirënjohje nga bota si një person dhe, mbi të gjitha, si një grua myslimane që ka kontribuar për ndërtimin e paqes në kohë bashkëkohore. Dhe kjo nuk ka qenë një çështje e lehtë për të predikuar paqen në krahinën tonë, por të gjithë, ndërsa ne duhet të ngrihemi dhe t'i eleminojmë barrierat për një të ardhme më të mirë të njerëzimit ". Ajo nuk e dinte se sa kohë do të marrë për të shëruar plagët e konfliktit, por atë e mban shpresa që një ditë komuniteti i saj do të përqafojë paqen në Kenia.

## MUSLIMANËT E RUMANISË JANË ELITA KËTIJ VENDI

Profesionet që më së shumti përqafojnë Islamin në Rumani, janë mjekë, inxhinierë, mësues, tregtarë dhe të tjera, ku pakicat muslimane tashmë gëzojnë të drejta të plota."Shumica e muslimanëve rumun janë të elitës të arsimuar, thotë Bari Nardeen, kryetar i Shoqatës Rinia Muslimane e Rumanisë. Myslimanët janë , turq, cigan dhe origjinë shqiptare, duke shtuar se stërgjyshërit e tyre erdhën në Rumani në kohën e Perandorisë Osmane në shekullin e 12, kurse të tjerët janë me origjinë arabe .Por rumunët si vendas hynë në islam pas rënies së shtetit komunist, dhe më së shumti janë gra që përqafojnë besimin pas martesës." Ende nuk ka shifra zyrtare për numrin e muslimanëve në Rumani, që numron një popullatë prej 22 milionë. Por organizatat muslimane vlerësojnë se numri i myslimanëve sillet diku rreth 100,000. "Qeveria rumune ka zyrtarizuar 18 fe, duke përfshirë edhe Islamin dhe njohja zyrtare e islamit ka ndihmuar që myslimanët të gëzojnë të drejtat e plota si muslimanë rumun. Muslimanët mund të ndërtojnë xhami dhe salla me qira për konferenca dhe forume pa ndonjë kufizim, ku poashtu në shkollat fillore me ligj është e rregulluar që të ketë mësime të detyrueshme javore për Islamin për nxënësit muslimanë."Pagat e punonjësve e darul iftas paguhen nga qeveria, kurse posti i myftiut është e barabartë me një ministër. Ai flet në emër të muslimanëve rumune përpara qeverisë.



## NJËMIJË DITËT E BLLOKADËS NË GAZA

Rrethimi çifutë mbi Rripin e Gazës kaloi mbi 1000 ditë .Populli i pambrojtur dhe i vuajtur palestinez po e pëson dhe po heq të zitë e ullirit. Janë 1.6 milion

palestinezë që jetojnë në këtë pjesë, ku jeta është bërë e padurueshme."Çdo natë më dukej si një mijë ditë", -tha me lotë në sy Umu Ejmen, një nënë palestineze . Kjo bllokadë vjen pas fitores së Hamasit, që mori besimin e popullit në zgjedhjet legjislative të vitit 2006. Izraeli ndalon hyrjen e materialeve të nevojshme për rindërtimin e Gazës, të tilla si çimento dhe çeliku. Në Gaza mungojnë mjetet më të zakonshme të jetës. Atje mungon edhe energjia elektrike."Nuk ka as energji elektrike, ujë, mjekë, as qumësht për fëmijë s'ka" - tha Abu Mazen-Murtagi.



### PARTIA ISLAMIKE NË TAXHIKISTAN PADIT BORDIN E ZGJEDHJEVE

Partia kryesore opozitare në Taxhikistan, "Rizgjimi Islam" ka në plan të padisë bordin e Azisë Qendrore të zgjedhjeve vendore, për mashtrim dhe manipulim në zgjedhjet parlamentare që u zhvilluan në këtë vend. Në këto zgjedhje, sipas rezultateve paraprake, del se partia proqeveritare fitoi zgjedhjet e së dielës, sipas vëzhguesve ndërkombëtarë. Udhëheqësi i Partisë, Muhiddin Kabiri, tha se partia e tij fitoi rreth 30 për qind të votave, dhe jo siç thuhej nga Komisioni Qendror i Zgjedhjeve, - 7,7 për qind. "Ne do të vendosim nëse do të marrim pjesë në parlamentin e ardhshëm, ose nëse do të shpallin grevë urie, ose të organizojmë protesta," - tha Kabiri. Partia në pushtet - Partia Demokratike Popullore me 71,7 për qind, ka fituar zgjedhjet, kurse Partia Komuniste përfundoi e treta, me 7.2 për qind.

### ISLAMI NË MESIN E KOREANËVE

Koreanët po tregojnë vazhdimisht interesim për përqafimin e fesë islame. Tregtarët arabë luajnë një rol të rëndësishëm në këtë drejtim. Në shumë raste, morali dhe raportet e tyre korrekte me vendësit, kanë lënë gjurmë të thella, duke detyruar shumë prej tyre që të kthejnë sytë nga Islami. Drejtori i Qendrës Islame në Seul, Munir Ahmed, thotë se janë të shumtë njerëzit që paraqiten tek ata dhe kërkojnë informacione të gjera për Islamin. Numri i tyre arrin në 50 mijë. Disa interesohen për efekt studimi, ndërsa të tjerë thjesht nga kureshtja, duke qenë se Islami për disa vite rresht ka qenë në qendër të vëmendjes planetare. Kjo qendër pret çdo ditë nga 15 persona që kërkojnë të dinë më shumë për Islamin dhe aktivitetin e qendrës. Rreth 50% e vizitorëve që kanë ardhur, kanë rezultuar t'i jenë bashkuar më pastaj familjes islame. Kang Vayne Mai, një zonjë koreane, e cila ka dy vjet që ka përqafuar Islamin, pyetjes se cila ishte arsyeja që e shtyu për të pranuar fenë e re, i përgjigjet: " Islami fton për besimin e një Zoti të Vetëm, e vërtetë që thuhet edhe në Bibël, libër që e kam studiuar qysh në hapat e parë të shkollës".



### LONDËR, EKSPOZITË PËR FIRMËN QË ISLAMI KA NË SHKENCË

Një sërë zbulimesh të shkencëtarëve myslimanë midis shekujve 7-16, të cilat nuk diheshin më parë ose që kishin filluar të harroheshin, janë ekspozuar në një ekspozitë në Muzeun e Shkencës në Londër. Një nga veprat më të pëlqyera të kësaj ekspozite, e cila do të jetë hapur deri në datën 25 prill, është një kopje gjigante e Orës së Elefantit e projektuar në shekullin e 13. Kjo orë e projektuar me një teknologji tepër të avancuar për periudhën, shënon orën çdo 30 minuta me anë të kuçedrave që shkojnë poshtë. Një tjetër vepër e pëlqyer nga vizitorët është një kopje e hartës botërore e pikturuar nga udhëtari mysliman El- Idrisi në shekullin e 12. Ekspozita synon të qartësojë kuptimin e Islamit nëpër botë, dhe pas Anglisë ajo do të shtrihet edhe në vende të tjera të botës. Ekspozita e hapur, duke pasur në plan të parë fëmijët dhe të rinjtë në moshën shkollore, po paraqet interes të madh.



### LUFTA E KASHMIRIT LË 97.000 JETIMË DHE 32.000 TË VEJA

Pas dy dekadash, konflikti në Kashmir në mes këtij vendi mysliman dhe Indisë, ka lënë më shumë se 32.000 gra të veja dhe më shumë se 97.000 fëmijë jetimë.
Ku numër është në rritje. Kështu të dhëna të reja publikon studimi sociologjik "Të vejat dhe jetimët", nga një autor sociolog, Prof. Bashir Dabla. "Numri i të vejave u rrit nga 16.000 në 32.400 në vitin 2008", thotë studimi. Vrasja e meshkujve shkatërroi mijëra familje duke lënë pas të varfër, dhe ka mbjellë trauma në mesin e të vejave dhe fëmijëve jetimë. Megjithëkëtë, për këtë shtresë shteti nuk ka bërë sa duhet për t'u dalë në mbrojtje dhe as ka bërë ndonjë organizim dhe zbatimin efikas të programeve të rëndësishme."Problemet e të vejave dhe jetimëve nuk mund të zgjidhen në mënyrë efektive dhe në tërësi pa gëzuar ndihmën e shoqërisë më të gjerë. Përpjekjet e OJQ-ve janë shumë të nevojshme, po ato janë shumë të vogla Duhet të sigurohet menjëherë ndihmë nga OJQ-të për zbatimin efektiv të programeve dhe skemave qeveritare" - sugjeron ai.
*(Rexhep Suma)*

AUTOR: AGIM GASHI

... E BASHKUARA ARABE

BAHREINI

ELEMENT KIMIK

NJË TAST KOMPJUTERI

BËRTHAMORE

FUTBOLLISTI YNË I NJOHUR, CANA (shq.)

INTER-NACIONAL

JETË (huaj)

ARRATI

XHAXHAI I MUHAMEDIT a.s.

SHUMË I GJATË

INDIA

DËSHTOJ / KOPJIM

RIPËR-TËRITJA

FSHAT AFËR SHKODRËS

ENERGJIA / AKADEMIKU, STAVILECI (shq.)

SHOK (fr.)

AJETI I PARË I SHPALLUR / VENDE TË PAVARURA

QËLLIMI I LARTË

PËREMËR VETOR

MESITI / IKACAKET

SULMIMET

PËRKUND FOSHNJËN NË DJEP

PËREMËR VETOR

SKELA DETARE

VEND NË ISLANDË / VARIANT I EMRIT YMER

SURE E KUR'ANIT / FRIKA

ZBËRTHYESE

VEND NË SUEDI / PLANET DIELLOR

TAKSË

PËRCAKTUAR PËRMASAT / ISH-FUTB. ISA

DY ZANORE / JO DITË (sh.pashq.)

MES

PERANDOR ROMAK / AI QË KRYEN HAXHIN PËR DIKË TJETËR

LITRI / TITANI

NË Ç'VEND?

LLOJ KARROCE KUAJSH / MJETET E PUNËS

VARG KURANOR / E VENDEVE ARABE

SHTET AZIATIK (pashq.)

TRUPI UDHËHEQËS I FAKULTETIT / EMËR MASHKULLI

PASANIK I MADH

LLOJ SHKRIMI PUBLICISTIK

PEHRIZI / PËRGËZIM

TONI

KODËRVARRE E VOGËL / SHKOJ JASHTË

GRUP GJAKU / NË Ç'KOHË?

PARAFJALË JONA / NË Ç'MASË? NË

SKHOJ ME VRAP / KyÇ

LLOJ LETRAR IRONIK

UNITED KINGDOM / AUSTRIA

AUTOTARGA SHQIPTARE

PJESË E XHAMISË

## ZGJIDHJA E KALUAR

| | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| T | A | H | I | R | P | O | P | O | V | A | ■ | S | D |
| I | R | A | K | I | A | N | E | ■ | A | L | E | T | E |
| M | E | R | A | K | ■ | S | T | O | P | I | M | E | T |
| A | N | A | N | A | S | ■ | A | Z | O | T | I | M | I |
| R | A | M | A | T | I | Z | ■ | T | R | E | N | A | ■ |
| E | ■ | ■ | K | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | R | E | ■ | B |
| ■ | A | N | E | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | A | ■ | I | L |
| I | K | A | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | C | I | L | I |
| T | A | H | A | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | I | M | A | N |
| A | D | I | L | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | O | A | Z | A |
| L | E | J | A | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | N | GJ | ■ | J |
| I | M | E | R | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | I | A | A |
| K | I | ■ | M | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | E | N | T | ■ |
| E | K | A | ■ | A | M | O | C | I | O | N | A | L | E |
| ■ | E | M | I | R | A | T | E | T | ■ | I | T | A | T |
| V | ■ | T | R | E | N | I | M | ■ | N | G | A | S | E |
| A | M | A | N | ■ | A | T | A | K | I | M | ■ | A | R |
| P | Ë | R | A | F | R | I | ■ | S | T | A | R | T | I |




**EL MUHEJMİN**

**Ai (All-llahu) është që për juve krijoi gjithçka ka në tokë, pastaj vullnetin e vet ia drejtoi qiellit dhe i përsosi ata shtatë qiej. Ai është i gjithdijshmi për çdo gjë.**

**EL BEKARE, 29**

